INTERVISTË ME SHEJH ALI XHUM'A: KUPTONI, KA KALUAR FAZA E ATEIZMIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 259 | VITI 25 | SHKURT 2012 | REBIUL EVVEL 1433 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



# MEVLUDI

## DITËLINDJA E PEJGAMBERIT A.S.

www.dituriaislame.net

# Duaja e mevludit

Ali Vezaj

Falënderimet qofshin veç për Ty o i Madhi Allah
Që je vetëm Një dhe tjetër veç Teje s'ka.
Je Zotëri i Vetëm i Arshit, për këtë s'ka dyshim
kush s'e beson këtë të vërtetë, do ketë hidhërim.

Na udhëzove me kitabe dhe shumë pejgamberë
kush shmanget nga kjo mbarësi do të ketë sherr.
Na mbroj që ta ruajmë ne këtë fe të drejtë
në ditën e gjykimit ta kapërcejmë shumë lehtë.

Salavatet dhe selamet veç për Muhammed Mustafanë.
Nurin e tij të ndritshëm të gjitha krijesat panë
Erdhi ndër arabë, po edhe për të gjithë njerëzit mbarë,
Është Pejgamber i fundit, po është edhe i parë.

Le të jenë këto dua edhe për familjen e tij
E për sahabët që qenë me profetin në gëzim e mërzi
Qofshin edhe për besimtarët e bindur dhe të mirë
Që punojnë me kuran e sunet me shpirtin e dëlirë.

O Allah ne që e lexuam këtë të bukurin Kur'an
Le të marrrin shumë sevape se shumë kënaqësi panë.
Edhe të gjithë pejgamberët nga i pari Adem
Bashkë me besimdrejtit vendin në xhenet le ta kenë.

E në veçanti për shpirtin e më të dashurit nebij
Na e bën xhenetin të lirë veç me shefatin e tij.
Edhe për prindërit tanë po edhe të tjerët besimtarë
Le të prehen në xhenet Allahun duke e parë.

Sa herë që ne me kënaqësi e përkujtojmë Mustafanë
Sevapet që i marrim shumë të mëdha janë.
Le të jetë edhe ky mevlud më i miri përkujtim
Nga jeta e Resulullahit e marrim më të mirin mësim.

Po për shpirtin e atij që u lexua ky kuran
Nuk keni shybe se edhe muminët tjerë hise kanë.
O Allah na kënaq me familje dhë fëmijë
T'i lëmë pas në udhën Tënde, do të kenë lumturi.

Ata që nuk kanë, o Allah jepju rrizk më të mirë
Lehtësojau jetën mos ua bënë hiq të vështirë.
Për të sëmurët që kanë dhëmbje jepju ilaç
Sa më parë të shërohen, se vuajnë ditë e natë.

Dhe ata që janë sprovuar me ndonjë brengë e pikëllim
Jepju forcë nga mëshira jote le të bëjnë durim.
E atyre që u dhe mall po edhe shumë begati
Udhëzoji të japin zeqatin, haxhin ta bëjnë me kënaqësi.

Mos na lësho nga rahmeti Yt o Fuqiplotë
E në Ditën e Gjykimit na bën më të fortë.
Gjithnjë shehadetin ta kemi në zemër e shpirt
Kështu do të na largohet shejtani i trishtë!

Edhe vdekjen që e kemi shumë afër na e bën të lehtë
Të na paraqiten melekët vetëm me xhenet.
Mevlud do të këndohet për Pejgamberin, se është më i dëliri
Kështu ju thotë poeti Mulla Ali Fakiri

Falënderimet qofshin veç për Ty o Allah
Që je vetëm Një dhe tjetër veç Teje nuk ka.

DITURIA ISLAME







Për shekuj me radhë universiteti Al-Azhar dhe qyteti i Kajros kanë qenë një shtëpi për dijetarë të panumërt të Islamit. Al-Azhari ka tërhequr shumë mendje të ndritura të Botës Islame, dhe në këtë mënyrë ka vendosur një standard të gjerë botëror. Në vitet e fundit, Bota Myslimane ka dëshmuar një avari të sistemit të saj , i simbolizuar nga një rishikim i kurrikulës të Azharit dhe rënia e tij e mëvonshme nga prestigji si vendi më i lartë i të mësuarit në Botën Myslimane. Në një intervistë, Shejh Ali Xhum'a, profesor i metodologjisë ligjore- jurisprudencës islame dhe aktualisht Myftiu i Madh i Egjiptit, shfaq mendimet e tij për edukimin islam, përbërësit e tij në ditët e sotme , për të ardhmen e tij dhe më shumë....




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Humanizmi i Muhamedit a.s.

*Me krijimin e universit nga ana e të Plotfuqishmit, Ai në këtë vazhdë krijoi edhe njeriun, të cilin e hijeshoi me mendje, arsye e dëshira dhe e bëri mëkëmbës në planetin e Tokës. Por, ky krijim, krahas mendjes që i dha kësaj krijese, atë e obligoi edhe me shpalljen hyjnore, duke zgjedhur nga ta më të dalluarit-pejgamberët- nga Ademi a.s., e për të përfunduar me më të dashurin e Tij- Muhamedin-a.s., të cilët vazhdimisht ishin në shërbim të njerëzimit dhe realizuan rolin e mëkëmbësit në tokë, adhurimin e pastër ndaj Allahut dhe ndërtimin e jetës. Megjithëkëtë, në mesin e tyre, më i dalluari dhe më i dashuri, Muhamedi a.s., shquhet prej të tjerëve,për mesazhin që kishte marrë dhe përcjellë te njerëzit. Mesazhi i tij i qe drejtuar botës. Ai, ndonëse ishte i zgjedhuri i Krijuesit, në jetën e tij u përball me sëmundjet shoqërore, siç ishin padrejtësitë shoqërore, ekonomike dhe devijimi në besim. Allahu në Kur'anin famëlartë thotë: "Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i vet, ai tha: "O populli im, adhuroni Allahun, nuk keni zot tjetër përveç Tij. Unë kam frikë për dënimin tuaj në një ditë të madhe". (El A'rafë, 59). Mesazhi i Resulullahut ishte i fundit, por edhe plotësuesi i revelatave të tjera hyjnore, ndërkohë që ka karakteristikat e veta të përshtatshme për çdo kohë dhe vend e hapësirë. "Shembulli im – do të thoshte ai - me pejgamberët e tjerë është sikurse i një njeriu që ndërton një shtëpi, e zbukuron, por në atë ndërtesë lë një zbrazëtirë që u bie në sy njerëzve, ata e admirojnë dhe thonë: Ah sikur kjo ndërtesë të kishte edhe atë tullë që të zinte atë vrimë, e unë jam sikurse ajo tullë".*

*Pejgamberi, a.s., ka disa veçori që s'i kishte pasur asnjë pejgamber para tij. Ato i përmendi në një hadith që kishte shënuar Muslimi nga Ebu Hurejre r.a., ku thuhet: "Jam mbivlerësuar nga pejgamberët e tjerë për gjashtë gjëra: më është dhënë fjala përmbledhëse, jam ndihmuar me frikësim (të pabesimtarëve), më është lejuar preja e luftës, toka më është bërë xhami dhe pastrim, jam dërguar tek të gjitha krijesat dhe me mua është përmbyllur pejgamberllëku".*

*Njeriu që e zgjodhi Allahu për këtë mision, i cili ndryshoi vijën e historisë së njerëzimit, kishte disa tipare edukate që e dallonin, për se ai do të merrte gradën e më të dashurit të Tij. Allahu në Kur'anin famëlartë thotë: "(sikurse plotësova mirësinë Time ndaj jush) Ashtu siç dërguam nga gjiri juaj të dërguar që t'ju lexojë ajetet Tona, t'ju pastrojë e t'jua mësojë librin dhe traditën, e edhe t'ju mësojë atë që nuk e dinit"(El Bekare, 151) dhe po ashtu thotë: "Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'ju lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe Sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme". (El Xhumua, 2). Këto dy ajete kuranore janë shfaqur në formën më të lartë të retorikës kuranore. Pra, funksioni i ndryshimit të mesazhit të Pejgamberit a.s., që barti nga shkalla e analfabetëve me të gjithë karakteristikat e saj, që nuk shkruanin e as lexonin, nuk zotëronin libër, analfabetë në civilizim në nivelin e edukimit, pastrimit shpirtëror dhe bartës të shkrimit dhe leximit. Ky mesazh ndriçoi mendjet dhe pastroi shpirtrat.*

*Humaniteti i tij në jetën e përditshme, po edhe në mbjelljen e kësaj cilësie fisnike, tek gjenerata e ashabëve reflektonte edhe epërsinë e Islamit në adhurim, në legjislativ dhe udhëzim, karshi zakoneve dhe traditave të asaj epoke.*

*Muhamedi a.s, më 628, u kishte dërguar letër murgjve të Manastirit të Shën-Katerinës, me të cilën garantonte një status privilegjesh për ta në malin Sinai. Letra përmbante disa klauzola, të cilat mbulonin të gjitha aspektet e të drejtave të njeriut, përfshirë këtu çështje të tilla, si mbrojtja e krishterëve, liria e adhurimit dhe lëvizjes, liria për të caktuar gjykatësit e tyre dhe për të pasur (mbajtur) pronat e tyre, përjashtimi nga shërbimi ushtarak, dhe e drejta e mbrojtjes së tyre në kohë lufte.*

*Pra, kjo Shpallje synoi njeriun duke e vlerësuar si të tillë, e nuk e shikoi fare si të pagabueshëm, dhe as si shejtan të mallkuar as si kafshë. Për këtë Allahu në Kur'an thotë: "Pasha njeriun dhe Atë që e krijoi atë! Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij" (Esh- Shems, 7-8). Pra, kësaj krijese Allahu i dhuroi mendjen, emocionet, trupin e shpirtin, dhe ndonëse gjatë jetës së tij ka batica e zbatica shpirtërore, megjithatë, mbetet njeri, dhe feja islame vepron mbi këtë bazë tek ai. Për njeriun nuk ka gjë më të keqe në jetë sesa t'i pasojë epshet dhe emocionet e veta, që janë devijime jo të rralla. "A e ke parë ti (Muhamed) atë që, duke e ditur dëshirën e vet, e respekton si zot të vetin, atë Allahu e ka humbur, ia ka mbyllur të dëgjuarit dhe zemrën e tij, i ka vënë perde mbi të parit e tij, më thuaj, pos Allahut, kush mund ta udhëzojë atë? A nuk merrni mësim"? (El Xhathije, 23)*

*Sot, shumë shoqëri moderne kanë humbur humanizmin dhe njerëzoren që tashmë është shndërruar në "artikull" që u nënshtrohet rregullave të tregut, ashtu si çdo gjë tjetër materiale. Dhe ky është dehumanizimi është kulmi i nënçmimit të racës dhe sojit njerëzor dhe humanitetit, një cilësi me të cilën e ka nderuar Allahu. Tipari i tërësisë është tjetër karakteristikë e edukatës së Pejgamberit a.s., që njeriun e vlerëson si njeri, ashti siç e vlerësoi edhe Islami, pra si tërësi, si krijesë që përbëhet nga trupi, shpirti, ndjenjat, emocionet, mendja etj., sikurse përmbledh edhe të gjitha etapat e jetës së tij, që nga fëmijëria e deri tek pleqëria, sikurse vlerëson edhe kontributin e secilit (mashkull a femër). Pra, edukata pejgamberike njeriun e shikonte si shumëdimensional, ku çdo aspekti njerëzor i jep vendin e merituar, pa e tepruar a ekzagjeruar.*

*Balancimi dhe ekuilibrimi mbetet po ashtu si normë edukative e personalitetit të të Dërguarit të Tij, pra misioni i tij krijoi një harmoni në shumëdimensionalitetin e jetës së njeriut, ku u bë balancimi në ekuilibrim dhe ekuilibrimi në balancim në mes botës shpirtërore dhe materiale.*

*Mr. Rexhep Suma*

**Komentimi i kaptinës "El-Mutaffifinë" 3**

# Regjistri i vepërkëqijve dhe vuajtjet e tyre në Xhehenem

**Sabri Bajgora**

كَلَّا إِنَّ كِتَابَ الْفُجَّارِ لَفِي سِجِّينٍ (٧) وَمَا أَدْرَاكَ مَا سِجِّينٌ (٨) كِتَابٌ مَّرْقُومٌ (٩) وَيْلٌ يَوْمَئِذٍ لِّلْمُكَذِّبِينَ (١٠) الَّذِينَ يُكَذِّبُونَ بِيَوْمِ الدِّينِ (١١)
وَمَا يُكَذِّبُ بِهِ إِلَّا كُلُّ مُعْتَدٍ أَثِيمٍ (١٢) إِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِ آيَاتُنَا قَالَ أَسَاطِيرُ الْأَوَّلِينَ (١٣) كَلَّا ۖ بَلْ ۜ رَانَ عَلَىٰ قُلُوبِهِم مَّا كَانُوا يَكْسِبُونَ (١٤)
كَلَّا إِنَّهُمْ عَن رَّبِّهِمْ يَوْمَئِذٍ لَّمَحْجُوبُونَ (١٥) ثُمَّ إِنَّهُمْ لَصَالُو الْجَحِيمِ (١٦) ثُمَّ يُقَالُ هَٰذَا الَّذِي كُنتُم بِهِ تُكَذِّبُونَ (١٧)

**"Jo, të mos rrinë gafil (shkujdesur)! Se shënimet e veprave të mëkatarëve janë në Sixh-xhin (në një libër shënimesh të të këqijave më të dëmshme). E, ku e di ti se ç'është sixh-xhini? Ai është një libër i shkruar (në një qeli në fund të burgut). Atë ditë është shkatërrimi për gënjeshtarët. Të cilët nuk e besojnë ditën e përgjegjësisë. E atë ditë nuk e mohon kush, përveç atij që ka sharruar tepër në mosbesim e në punë të këqija. E që, kur u lexohen argumentet Tona, thonë: "Legjenda të të parëve!" Jo, nuk është ashtu! Po të këqijat që punuan, zemrat e tyre ua mbuluan. Jo dhe Jo! Atë ditë do të jenë të penguar prej (ta shohin) Zotit të tyre. Pastaj ata do të hyjnë në Xhehenem. Dhe do t'u thuhet: "Ky është ai që e keni përgënjeshtruar"! (El-Mutaffifinë, 7-17)**

**Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake**

Pasi në ajetet paraprake, Allahu xh.sh. sqaroi se çfarë gjynahu i madh është shtrembërimi në peshim dhe matje (tatfifi), meqë të tillët nuk besojnë në Ringjalljen e Llogarinë dhe qëndrojnë të shkujdesur ndaj këtyre të vërtetave që do të ndodhin, tash në ajetet në vijim, sqaron në mënyrë të drejtpërdrejt fatin e keq të këtyre mohuesve.

Ai u sqaron atyre se, pavarësisht se çfarë veprash kanë bërë, të mira a të këqija, ato do t'i gjejnë të shënuara e të ruajtura mirë në Librat që melekët i kanë shënuar gjatë jetës së atyre njerëzve në këtë botë. I Lartmadhërishmi i qorton dhe i kërcënon ashpër me ndëshkime të tmerrshme të gjithë ata që mohuan Ringjalljen e Llogarinë dhe folën për Kuranin sikur të ishte ai ndonjë përrallë apo legjendë e të parëve. Zhytja e njerëzve në mëkate, pandërprerë, ka bërë që zemrat e tyre të jenë të mbërthyera e të penguara për të arritur tek drita dhe udhëzimi i Allahut, prandaj ata do të jenë përjetësisht të dëbuar nga mëshira e Tij dhe do të ndëshkohen me flakët e Xhehenemit...

**Koment:**

**7. Jo, (të mos rrinë gafil-të shkujdesur)! Se shënimet e veprave të mëkatarëve janë në Sixh-xhin (në një libër shënimesh të të këqijave më të dëmshme)".**

Ky kërcënim i hapur nga ana e Allahut, nënkupton vërejtjen ndaj pabesimtarëve dhe njerëzve të hutuar e të mbërthyer nga lakmitë e kësaj bote, që të ndalen e të shmangen nga matja dh peshimi i shtrembër dhe mohimi i Ringjalljes, sepse së shpejti do të ballafaqohen me ndëshkimin e tmerrshëm në Ahiret. Ai ua bën me dije se veprat e mëkatarëve janë shënuar në librin e shënimeve që gjendet në Sixh-xhin, vend ky në greminat më të thella të Xhehenemit. Në këtë libër janë të shënuar emrat e banorëve të Skëterrës...

Por, a thua ç'është "sixh-xhini"? Përgjigjja vjen në ajetet vijuese:

**8. "E, ku e di ti se ç'është sixh-xhini?"**
**9. "Ai është një libër i shkruar (në një qeli në fund të Xhehenemit)".**

Pyetja që në Kur'an shpeshherë ka ardhur në këtë formë: "Ve ma edrake"-"E ku e di ti", rëndom ka ardhur për të shpjeguar një çështje shumë të rëndësishme, prandaj edhe në këtë rast, Allahu xh.sh. i drejtohet të dërguarit të Tij me pyetjen "ku e di ti se çfarë është "Sixh-xhini", për të kuptuar peshën dhe rëndësinë e "Sixh-xhinit". Natyrisht, të vërtetën e "Sixh-xhinit" e di vetëm Allahu xh.sh., i Cili menjëherë sqaron se ai është një vend në Xhehenem, një burg i ngushtë a diçka i ngjashëm, në të cilin ruhet Libri me emrat e mëkatarëve xhehenemlinj.

Disa dijetarë mendojnë se fjala "sixh-xhin" synon librin me emrat e mëkatarëve, i cili sqarohet me fjalët "kitabun merkum"-"Libër i shkruar", por të këtij mendimi nuk janë shumica dërrmuese e dijetarëve, me Muhamed bin Ka'b el Kuredhiun në krye, i cili thotë se fjala "kitabun merkum"- nuk është sqarim apo koment i ajetit: "E, ku e di ti se ç'është sixh-xhini"?, po është sqarim i asaj që është shkruar nga veprat e mëkatarëve gjatë jetës në këtë botë, dhe është

sqarim se ku gjendet ky Libër, në të cilin janë të shkruar emrat e tyre.

**10. "Atë ditë është shkatërrimi për gënjeshtarët".**
**11. "Të cilët nuk e besojnë ditën e përgjegjësisë".**
**12. "E atë ditë nuk e mohon kush, përveç atij që ka sharruar tepër në mosbesim e në punë të këqija".**
**13. "E që kur i lexohen atij argumentet Tona, thotë: "legjenda të të parëve"!**

Ata që përgënjeshtrojnë Ditën e Gjykimit, këtë ditë të përgjegjësisë dhe të ndëshkimit, do të jenë në mjerim të madh. Mjerë për ata që mohuan Ringjalljen dhe atë që u erdhi nga i Dërguari i Allahut, sepse kjo do të jetë shkatërrimtare për ta. Për ta më nuk do të ketë mëshirë. Ata do të rrëmbehen me forcë nga engjëjt e Xhehenemit, të cilët vigjilojnë mbi të, dhe do t'i hedhin në flakët e tij, të cilat përpijnë çdo gjë. Vetëm në këtë çast, pabesimtarët do ta kuptojnë se jeta e tyre në këtë botë kishte qenë një hiçgjë, pa një qëllim, një kohë e humbur që kishin pasur në dispozicion, por nuk e kishin shfrytëzuar. Për këtë i kishte shtyrë verbëria e tyre, mosbesimi i rrënjosur thellë në zemra si dhe veprat e tyre të shëmtuara e të këqija...

Allahu xh.sh. ka sqaruar tri cilësitë e këqija të atyre që përgënjeshtruan Ditën e Gjykimit e ato janë: 1. Armiqësia ose tejkalimi i kufijve në urrejtje, pasojë e të cilave do të jetë fundosja në greminat e Skëterrës, 2. Zhytja e vazhdueshme në mëkate, harame e gjëra të shëmtuara, pa i brejtur fare ndërgjegjja, dhe 3. Indiferenca dhe tallja ndaj Kur'anit fisnik, për të cilin, kur u lexohet atyre, thonë se këto vargje janë vetëm gjepura dhe legjenda të të parëve.

Këta përgënjeshtrues nuk mund të bindeshin kurrsesi se Kur'ani famëlartë ishte Fjalë e Allahut dhe Shpallje hyjnore, por thoshin se ato ajete ishin vetëm përralla dhe legjenda të përcjella nga të parët e tyre!

Në lidhje me këtë konstatim dhe bindje të tyre, Allahu xh.sh. ka dëftuar edhe në disa ajete të tjera kuranore, si:"Kur u thuhet atyre (mohuesve): "Ç'është ajo që shpalli Zoti juaj?", ata thonë: "Mite të popujve të hershëm"! (En-Nahl, 24), dhe: "Edhe thanë: "(për Kur'anin) Janë legjenda të të parëve, që ai (Muhamedi) kërkoi t'i shkruheshin ato, e i lexohen atij mëngjes e mbrëmje". (El-Furkan, 5)

Thuhet që ajetet në fjalë si dhe ai i sures "El-Mutaffifin", kanë zbritur për Velid ibn Mugiren, Ebu Xhehlin dhe të ngjashmit me ta.[1]

Pas këtyre fjalëve të idhujtarëve, se Kur'ani është legjendë e të parëve, se nuk ka Ringjallje e as Ditë të gjykimit, I Lartmadhërishmi na tregon për shkaqet dhe arsyet që i shtynë ata të krisur të shpifnin e ta përgënjeshtronin fjalën e Allahut...



**14."Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që i punuan, zemrat e tyre ua mbuluan".**

Ajo që i shtyri këta njerëz të mohonin me këmbëngulësi Ditën e Ringjalljes, ishte fakti se zemrat e tyre ishin të mbyllura, për të mos pranuar të vërtetën. Ato i kishte kapluar ndryshku i kufrit dhe në to nuk po arrinte të depërtonte drita e imanit. Mu për këtë shkak, Allahu xh.sh. i qorton me ashpërsi duke u thënë: O ju mëkatarë, nuk është çështja ashtu siç mendoni ju, se ky Kur'ani është shpifje dhe legjendë, përkundrazi, është Fjalë e Allahut, së cilës nuk mund t'i vishet e pavërteta as nga para e as nga prapa, sepse është zbritje e të Plotfuqishmit. Zemrat tuaja janë të mbuluara me pluhurin e kufrit. Ato janë të mbështjella nga retë e zeza skëterrë të mosbesimit, prandaj janë të rënduara dhe nuk mund ta pranojnë dot dritën e imanit.

I Dërguari i Allahut, në lidhje me ajetin 14 dhe fjalën "rane..." ka thënë: "Kur robi bën një gjynah, në zemrën e tij i bëhet një pikë e zezë. Nëse pendohet, tërhiqet dhe kërkon falje, zemra i rrafshohet (pastrohet), po, nëse i rikthehet atij gjynahu, atëherë ajo pikë rritet dhe shtohet



derisa t'ia mbulojë (mbështjellë) tërë zemrën. Kjo pra është mbulesa (e keqe-"rane") e zemrës, të cilën e ka përmendur i Lartmadhërishmi në Kur'an".[2]

Hasan el Basriu, në lidhje me fjalën "rane" ka thënë: Ky është mëkati mbi mëkat, saqë edhe zemra verbohet dhe errësohet nga gjynahet.

**15. "Jo dhe Jo! Atë ditë do të jenë të penguar prej (ta shohin) Zotit të tyre".**

Ky ajet tregon qartë se kjo kategori njerëzish të pabindur, do të jenë përjetësisht të privuar nga mëshira e Allahut xh.sh.. Pozita e tyre do të jetë e turpshme. Ata në çdo anë do t'i mbërthejë mallkimi dhe ndëshkimi, dhe do të jenë larg mëshirës hyjnore. Madje, ata do të jenë të privuar nga kënaqësia më e madhe, që mund të përjetojë një krijesë, e ajo është të shohësh Allahun, kënaqësi kulmore që do ta përjetojnë vetëm besimtarët e sinqertë.

Pabesimtarët, të cilët, për shkak të veprave të tyre të shëmtuara, qenë privuar në këtë botë për të shijuar ëmbëlsinë e Imanit, edhe në Ahiret do të jenë të privuar nga shikimi dhe fisnikëria e Tij.

Allahu xh.sh., edhe në një ajet tjetër, sqaron po ashtu gjendjen e këtyre pabesimtarëve në raport me Allahun në Ahiret, kur thotë: "...Në ditën e kiametit Allahu nuk u flet atyre, nuk i shikon ata dhe nuk i pastron (prej barrës së gabimeve), ata kanë një dënim të dhembshëm" . (Ali Imran, 77)

Imam Shafiu r.a., në lidhje me këtë ajet, ka thënë: "Ky ajet është argument se besimtarët do ta shohin Allahun në këtë ditë të shpërblimit në Ahiret".[3] Zaten, kuptimi i këtij ajeti përputhet plotësisht edhe me kuptimin e ajeteve 22-23 të kaptinës "El-Kijame': "Atë ditë do të ketë fytyra të shkëlqyera (të gëzuara), që shohin Zotin e tyre".

**16. "Pastaj ata do të hyjnë në Xhehenem.**
**17. dhe do t'u thuhet: "Ky është ai që e keni përgënjeshtruar"!**

Pas privimit – për të mos E parë Allahun xh.sh., kriminelët, mëkatarët, shtrembëruesit dhe hilexhinjtë në matje e peshim, do të shtyhen drejt Xhehenemit dhe ndëshkimit të përjetshëm. Ky do të jetë nënçmim edhe më i madh, sepse ata do të nisen përfundimisht drejt stacionit të tyre të fundit, nga i cili më nuk ka kthim, po vetëm përjetësi në azab, tortura e përbuzje.

Në hyrje të Xhehenemit, me një ironi të madhe, do t'u thuhet: Ja, ky është Xhehenemi që keni përgënjeshtruar. Ja, ky është Xhehenemi, ekzistimin e të cilit nuk e besonit, e tash shijoni hidhësitë e tij, shijoni e përjetoni ndëshkimet e tij të tmerrshme, pambarim, sepse ky është dënimi i merituar për ju...

**Porosia e këtyre ajeteve:**

- Veprat e pabesimtarëve dhe vepërkëqijve janë të shënuara në librin e radhitur që gjendet në "Sixh-xhin", një vend i tmerrshëm në fund të Skëterrës, në të cilën i pret ndëshkimi i dhembshëm.
- Në Ditën e Gjykimit, ata që kanë mohuar e përgënjeshtruar këtë ditë, do të kenë ndëshkim dyfish më shumë se mëkatarët e tjerë. Ndëshkimi i madh do të bjerë sidomos mbi ata që kaluan kufijtë në urrejtjen dhe armiqësinë ndaj fesë së Allahut, dhe mbi ata që Kuranin e quajtën trillim, mit a legjendë e moçme e të parëve.
- Kurani nuk është as legjendë, as mit e as fjalë e trilluar nga Muhamedi a.s., po është Fjalë e Allahut xh.sh..
- Pabesimtarët dhe mëkatarët do të jenë të privuar të shohin Madhërinë e Allahut nesër në Ahiret, dhe ky për ata do të jetë nënçmimi dhe përbuzja më e madhe, ndërkohë që besimtarët do ta shohin Atë dhe do të kënaqen, duke ndier kështu ëmbëlsinë dhe kënaqësinë e besimit të tyre. *( vijon )*

(1) Shih Tefsirin e Kurtubiut, vëll. 22, f. 142. (2) Këtë hadith e transmetojnë Ibn Xheriri, Ahmedi (7952), Tirmidhiu (3334) dhe Nesaiu nga ebu Hurejra r.a. Hadithi është i kategorisë "hasen sahih" (3) Abdulhamid Kishk "Fi rihabi-t-Tefsir", vëll. 30, f. 99

# Reflekse kuranore (2)

**Mr. Adnan Simnica**

**"Si pasojë e punëve të këqija të njerëzve, janë shfaqur shkatërrime (skamje, katastrofa, humbje të bereqetit etj.) në tokë dhe në det, kështu që (Allahu) do t'i bëjë të përjetojnë pjesë nga ajo që kanë punuar, me qëllim që ata të tërhiqen (nga të këqijat)". (Er-Rrum, 41)**

## Pasojat e dukurive negative

Në ajetin paraprak Allahu xh.sh. konfirmon se vetëm Ai absolutisht krijon e furnizon, vetëm Ai sjell vdekjen dhe ringjalljen, prandaj sfidon dhe mposht çdo kundërshtar të mundshëm. Ai konfirmon se zotat e trilluar, që adhurojnë pabesimtarët, nuk mund të bëjnë kurrë diçka të tillë, prandaj rezulton se i vetmi Zot është Allahu i Madhërishëm, dhe se Ai është i pastër dhe i Lartësuar mbi gjithçka që pabesimtarët adhurojnë kotësisht.Kurse në këtë ajet, Allahu xh.sh. u shpjegon njerëzve ndërlidhjen e gjendjes së tyre gjatë jetës, me punët dhe përfitimet e tyre, sepse besimi i gabuar dhe punët e këqija të njerëzve shkaktojnë çrregullime dhe shkatërrime të ndryshme në tokë dhe në det. Shfaqja e këtyre çrregullimeve nuk ndodh rastësisht, po në bazë të ligjit hyjnor të Allahut xh.sh., në mënyrë që njerëzit t'i përjetojnë pasojat e tyre dhe, ndoshta, do të pendohen e do t'i kthehen zbatimit të ligjit hyjnor dhe do ta luftojnë të keqen në përgjithësi[1]. Janë shfaqur dhe paraqitur shkatërrime e çrregullime në tokë dhe në det si pasojë e dukurive negative dhe e fitimit të njerëzve në rrugët që i ka ndaluar Allahu xh.sh.. Dijetarët kanë dhënë mendime të shumta lidhur me shprehjen kuranore: "...janë shfaqur shkatërrime (skamje, katastrofa, humbje të bereqetit etj.) në tokë dhe në det"; disa prej tyre kanë thënë se me shprehjen "tokë" janë për qëllim vendbanimet që janë larg nga deti, kurse fjala "deti" ka të bëjë me vendbanimet që janë buzë deteve e lumenjve[2]. Ndërkaq, disa komentatorë të tjerë mendojnë se "toka" ka për qëllim të gjitha vendbanimet në tokë - qytete, fshatra etj., kurse shprehja "deti" ka të bëjë vetëm me detin e zakonshëm[3]. Mirëpo, fjala më përmbledhëse dhe përfshirëse nxirret nga mendimi më i drejtë: shfaqja e shkatërrimeve dhe të këqijave ka përfshirë çdo vend në tokë dhe në det.[4] Dhe, realisht, situata është e tillë: të këqijat kanë përfshirë shumicën e vendeve të banuara në tokë dhe ndëshkimi hyjnor i pjesërishëm ndodh, si: tërmetet, katastrofat natyrore, vërshimet e mëdha, vullkanet, stuhitë e ndryshme dhe të paparashikueshme etj.. Kjo nënkupton edhe thatësi të madhe, vdekje të shumta, zjarre të mëdha, frikë trishtuese, dështim në prodhimin e llojeve ushqimore, zhdukje të bereqetit në çdo gjë, zvogëlim të dobisë në përgjithësi, rritje të dëmit etj.[5]

Shkatërrimet dhe çrregullimet e shfaqura përfshijnë luftërat e bombardimet, që zhvillohen me ushtri, avionë, anije luftarake e mënyra të tjera, kjo për shkak të veprimeve të këqija të njerëzve, si: padrejtësitë, lakmia e tepruar, veprimi i të ndaluarave - harameve, mosnjohja ndaj mbikëqyrjes së Krijuesit, lënia anash e fesë, harresa për Botën tjetër dhe llogarinë para Krijuesit Suprem. Prandaj, janë shfaqur shkatërrimet, të cilat ndoshta do të ndikojnë tek njerëzit që ata të pendohen dhe të vendosin drejtësinë në shoqërinë njerëzore e të dinë se një ditë do të japin llogari para Allahut në Botën tjetër për të gjitha veprimet e tyre.[6]

## Allahu do t'i bëjë të përjetojnë pjesë nga ajo që kanë punuar

Duke i sprovuar me mangësi në pasuri, humbje të jetës, vdekje, mangësi në fruta, dhe kjo si sprovim për ta dhe ndëshkim për veprimet e tyre, "me qëllim që ata të tërhiqen (nga të këqijat)", ndoshta do të pendohen dhe do t'i lënë mëkatet, ashtu siç konfirmon Krijuesi: (Shih: El A'rafë ,168).[7]

Një tërmet zbulon mashtrimet dhe tradhtitë në mes të kontraktuesit të punëve të një ndërtese dhe inxhinierit; ndonëse ndërtesat ekzistojnë, por njerëzit nuk dinë për cilësinë e ndërtimit të tyre për arsye të ndryshme, dhe ndodh që një dridhje toke të zbulojë cilësinë e tyre dhe mashtrimet që u janë bërë atyre. Kështu, edhe kur të përhapen dukuritë negative (amoraliteti, pirja e alkoolit, droga), tradhtitë, padrejtësitë, mashtrimet etj., patjetër Allahu xh.sh. u zbulon njerëzve pasojat e tyre dhe intervenon Fuqia hyjnore e i ndëshkon njerëzit në bazë të veprimeve të këqija. Gjithësinë Ai e ka krijuar në formë shumë të përsosur dhe në të askush nuk mund të gjej' çrregullime, e njeriu nuk mund të prishë këtë përsosmëri, prandaj Allahu xh.sh. konfirmoi: (Shih:Jasin, 40). A thua Allahu na ka krijuar dhe na ka lënë të lirë që të çrregullojmë dhe të shkatërrojmë? Jo, kurrsesi, sepse liria gjen shprehjen në bazë të ligjit hyjnor, i cili rregulloi këtë gjë me "vepro dhe mos vepro", dhe, kur njeriu nuk i përmbahet kësaj, atëherë bën çrregullime dhe shkatërrime të shumta. Zoti Fuqiplotë, kur i ndëshkon ata që bëjnë çrregullime dhe punojnë kundër ligjit të Tij, qartazi ua tërheq vërejtjen, madje jo vetëm atyre, po edhe neve na shtohet besimi dhe vullneti për t'iu përmbajtur mësimeve të Tij, mirëpo dikush përsëri kthehet shpejt në gjendjen e mëparshme. Me këtë ajet ka sinjalizuar se ata janë ndëshkuar kur kanë dominuar të këqijat e tyre ndaj ligjit që ka paraparë Krijuesi, dhe është nga urtësitë e Krijuesit që njeriut s'i ka lënë kompetencë e mundësi ndërhyrjeje në ligjet e Tij dhe në sistemin e gjithësisë, se, përndryshe, do të çrregullohej çdo gjë. Ai tha: (Shih:El Mu'minun,71). (8)Lidhur me këtë ajet, transmetohet nga Katadeja të ketë thënë: "Kjo gjendje përshkruhet para dërgimit të Muhamedit a.s., ngase toka ishte mbushur me padrejtësi dhe mosbesim, dhe, pasi dërgoi Allahu xh.sh. Muhamedin a.s., pranuan Islamin ata që e pranuan".[9]

Gjithashtu shprehja e përdorur në origjinal "janë shfaqur - dhahere", dëfton për diçka që ka ndodhur realisht, sikur na drejtohet neve me fjalët: Nëse ju bëni të këqija, atëherë do t'ju godasin pasojat e tyre. Ajeti, me një fjalë, pasqyron armiqësinë dhe përgënjeshtrimin e pabesimtarëve ndaj të Dërguarit të Allahut, prandaj edhe Muhamedi a.s. ishte lutur që ata për disa vjet t'i godiste thatësia dhe ashtu edhe kishte ndodhur.[10]

Në pjesën e ajetit "nga ajo që kanë punuar", vërejmë një fakt hyjnor, se Allahu xh.sh., kur diku përmend mëshirën, nuk thekson fare shkakun e saj, por këtu në këtë ajet përmend shkakun e çrregullimeve dhe shkatërrimeve, dhe kjo sepse mëshira është prioritare tek Krijuesi, meqë Ai shpërblen dhjetëfish më shumë për një vepër të mirë, kurse ndëshkimi pason vetëm në bazë të veprës një për një. Fuqiploti tha: (Shih:El En'am, 160).Kjo nënkupton se një vepër e mirë mbulon apo fshin në një mënyrë dhjetë të këqija. A nuk është kjo drejtësi dhe mëshirë absolute e Krijuesit të universit?! Këtë Zot E besojnë myslimanët, i Cili është Absolut në çdo gjë dhe na ka zbritur kushtetutën absolute - Kur'anin, mësim dhe udhëzim absolut, prandaj përkon plotësisht me natyrshmërinë e njeriut.

**Shkaku i këtyre pasojave?!**

Shkak i shfaqjes së çrregullimeve në tokë e në det është mohimi i Allahut dhe të bërët shok përballë Atij në adhurim, ashtu siç thotë Fuqiploti (Shih: El Enbija, 22). Nëse adhurimi i zotave të tjerë të trilluar nga njerëzit, është shkak i shfaqjes së çrregullimeve, Allahu xh.sh. ka sjellë këto pasoja për njerëzit, ngase, po të gjykonte në bazë të veprimeve të tyre, atëherë toka dhe qiejt do të shkatërroheshin, ashtu siç thotë Ai (Shih:Merjem, 90). Këtë ka aluduar pjesa e ajetit: "kështu që (Allahu) do t'i bëjë të përjetojnë pjesë nga ajo që kanë punuar".[11] Mirëpo, në ajetin vijues Allahu xh.sh. u bën thirrje njerëzve që të shikojnë nëpër tokë gjurmët e popujve që shkatërroi Ai për shkak të mosbesimit dhe mëkateve të tyre, duke na treguar se shkak i dënimit ndaj tyre nuk ishte vetëm adhurimi i zotave të trilluar, por ishin edhe mëkatet dhe të këqijat e tyre, kur thotë: "Thuaj (o Muhamed): "Udhëtoni nëpër botë e shikoni si ka qenë përfundimi i atyre para jush". Shumica e tyre kanë qenë jobesimtarë (idhujtarë)"[12] Ky është një argument që vërteton se vetëm adhurimi i zotave të rrejshëm nuk ishte shkaku i ndëshkimit të tyre, por ishin edhe mëkatet e tjera. Edhe myslimanët sot E besojnë Allahun xh.sh., mirëpo ata bëjnë veprime që janë shkak i dobësisë dhe i prapambeturisë dhe shkak i disa ndëshkimeve ndaj tyre, prandaj a ka kush që merr mësim???!!![13]

Për myslimanët ndëshkimi hyjnor i sipërpërmendur nënkupton domosdoshmërinë e përmirësimit nga të këqijat që veprojnë, me qëllim që t'u tërheqë vëmendjen tek natyrshmëria e besimit-imanit. Ky përmirësim dhe kjo lënie e të këqijave tek dikush zgjat në varësi prej fuqisë së besimit që ka, te dikush zgjat një muaj a një vit, por kthehet prapë në të kaluarën, e dikush qëndron i përmirësuar gjatë tërë jetës. Pejgamberët a.s. u dërguan për t'i udhëzuar njerëzit dhe për t'u shpjeguar atyre ç'është e mirë dhe ç'është e keqe, mbase disa popuj të pejgamberëve para Muhamedit a.s., Allahu xh.sh. i shkatërroi me ndëshkim masiv për shkak të krimeve të tyre dhe disa nga gjurmët e tyre mbetën në tokë, që njerëzit të marrin mësim deri në Kiamet. Lidhur me këtë, Ai tha: (Shih:El Ankebut, 40). Ndërkaq, pas dërgimit të Muhamedit a.s. nuk ndodh më ndonjë ndëshkim masiv. Mirëpo, me përsëritjen e mëkateve dhe të këqijave dhe kur ato kalojnë çdo kufi, ndëshkimi hyjnor përsëritet, por jo ai masiv, që të përfshijë të gjithë njerëzit. Historikisht, sa herë janë shfaqur të këqija, ka pasuar dënimi, dhe kështu do të jetë deri në Kiamet, prandaj le të jetë ky argument i ekzistimit të Zotit të botëve, Krijuesit të çdo sendi, tek i Cili është kthimi ynë – i Allahut xh.sh., Atij i qofshim falë!

# I Dërguari i fundit Muhamedi a.s.

**Mr.sci. Imer Hajdini**

**Ebu Hurejre thotë: "Nuk kam parë askënd më të bukur se të Dërguarin e Allahut , nga shkëlqimi do të thoshe dielli rrjedh në fytyrën e tij. Dhe nuk pashë askënd me ecje aq të shpejtë, sikur për të palosej toka. Ne mezi e arrinim, e ai as që brengosej.**

Mekë, e hënë, 12 i muajit Rebiul-Evel, viti i elefantit, që i përgjigjet vitit 610 të e.r., që është quajtur kështu, sepse Ebrehe kishte marrë vendim për shkatërrimin e shtëpisë së Allahut, Qabesë, për se kishte përgatitur një ushtri të madhe me elefantë, mirëpo Allahu i Madhëruar e mbrojti atë dhe e shkatërroi këtë ushtri. (Shih: El Filë,1-5). 57 ditë më vonë lindi Muhamedi, i biri i Abdullahut[1], i cili në moshën 40- vjeçare u shpall i Dërguar i Allahut dhe u quajt vula e të gjithë të dërguarve. Thotë Allahu xh.sh.: "Muhamedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, por ai ishte i dërguari i Allahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e Allahu është i dijshëm për çdo send". (El Ehzab, 40).Disa shekuj më herët i dërguari i Allahut, Ibrahimi a.s., me të birin e tij, Ismailin a.s,. pasi kishin rindërtuar Qabenë, bënë këtë lutje: "Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga mesi i tyre, të dërguar që t'u lexojë atyre ajetet e Tua, t'u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastrojë (prej ndyrësisë së idhujtarisë) ata. S'ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi". (El Bekare, 129). Kjo lutje u realizua në momentet më të rëndësishme në historinë e njerëzisë, kur njerëzit i kishte kapluar injoranca nga të gjitha anët e botës. Në qytetin Mekë, në të cilin ishte ndërtuar Qabeja, shtëpia e parë e ndërtuar për adhurim. Thotë Allahu xh.sh.: "Shtëpia e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo që u ngrit në Bekë (Mekë), e dobishme udhërrëfyese për mbarë njerëzinë". (Ali Imran, 96). Edhe pse kjo ishte shtëpia e parë e ndërtuar për adhurimin e Allahut, në atë kohë Qabenë e rrethonin më tepër se 360 idhuj, që adhuroheshin në vend të Allahut xh.sh.. Për këtë arsye, thirrja kryesore e Resulullahut a.s. ishte adhurimi i Allahut Një, të Vetmit, të pashoq. Kjo njëkohësisht ishte vazhdimësi e asaj që kishin predikuar të gjithë pejgamberët e mëparshëm dhe me se u përmbyll edhe Shpallja e Allahut tek njerëzia. Ishte ky Muhamedi a.s., i cili, nga shokët e tij dhe të tjerët, përshkruhet se posedonte virtytet më të larta dhe ishte shembulli më i mirë i tyre. Thotë Allahu xh.sh.: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke E përmendur shumë shpesh Allahun". (El Ahzab, 21).Zotëria i të përparshmëve dhe të mëvonshmëve, zotëria i bijve të Ademit Ditën e Kiametit, pa mburrje[2].

### Dukja e Pejgamberit a.s.

Enes ibn Maliku r.a. të Dërguarin e Allahut xh.sh. e përshkruan kështu: "I Dërguari i Allahut s.a.s. nuk ishte i gjatë e as i shkurtë, as dukshëm i bardhë dhe as zeshkan, nuk kishte as flokë kaçurrela e as të drejtë. Allahu e zgjodhi për pejgamber kur i kishte dyzet vjet. Në Mekë kaloi trembëdhjetë vjet, kurse në Medinë dhjetë vjet. Vdiq kur i pati gjashtëdhjetë e tre vjet, kurse flokët dhe mjekra e tij nuk kishin as njëzet qime të thinjura".[3] Dhe thotë gjithashtu: "Nuk kam prekur mëndafsh më të butë se dora e Pejgamberit a.s..".[4] Ishte ndër më të bukurit.[5] Ebu Hurejre thotë: "Nuk kam parë askënd më të bukur se të Dërguarin e Allahut , nga shkëlqimi do të thoshe dielli rrjedh në fytyrën e tij. Dhe nuk pashë askënd me ecje aq të shpejtë, sikur për të palosej toka. Ne mezi e arrinim, e ai as që brengosej".[6] Në mes të shpatullave të tij kishte një shenjë që quhej "Vula e pejgamberisë".[7]



**Kurani është zbritje prej Zotit të botëve". (El Hakka, 41-42).**

Kështu e përshkruajnë ashabët njeriun më të dashur të tyre, Muhamed Mustafanë a.s., një përshkrim që rrjedh drejtpërsëdrejti nga ata që jetuan me të, i besuan atij, e përkrahën, i ndihmuan në misionin e tij. Thotë Allahu xh.sh.: "Që pranojnë të dërguarin (Muhamedin), Pejgamber arab, (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtytet e tij), tek ata në Tevrat dhe në Inxhil. E që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata që e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuar". (El A'rafë,157). Virtytet e tij a.s., të përshkruara edhe në Tevrat e Inxhil, dhe jo ashtu siç mundohet ta përshkruajë një injorant dhe kush mendon si ai, se i Dërguari ynë Muhamedi a.s., mbi kokën e tij bartkësh bomba shkatërruese. T'i besohet atij injoranti apo përshkrimit që gjejmë në librin e shenjë - në Inxhilin?!. T'i besojmë përshkrimit të tij apo përshkrimit që e gjejmë në librin tjetër të shenjtë Tevratin?!. T'i besojmë atij të paudhit a përshkrimit që i bënë ashabët r.a., të cilët jetuan me të s.a.s.? T'i besohet këtij qafiri apo t'i besohet përshkrimit që i bëri Rabul Alemini xh.sh., i cili, kur ata e quajtën të marrë, tha: "Shoku juaj (Muhamedi) nuk është i marrë". (Et-Tekvir, 22]; kur ata e quajtën poet, Allahu tha: "Ne as nuk ia mësuam atij (Muhamedit) poezinë, e as që i takon ajo atij, ai (Kurani) nuk është tjetër përveçse këshillë dhe Kuran i qartë" (Jasin, 69) e kur ata e quajtën falltor, Allahu tha: "Nuk është fjalë e ndonjë falltori, po ju nuk kujtoni. Është zbritje prej Zotit të botëve". (El Hakka, 41-42).

Transmeton Muslimi në sahihin e tij, se Enisi, vëllai i Ebu Dherrit r.a., i tha Ebu Dherrit: Takova në Mekë një person i cili ishte i fesë suaj, i cili thotë se e ka dërguar Allahu. Thashë: Po të tjerët, ç'thonë? Tha: Thonë se është poet, falltor, magjistar. -Enisi ishte një poet i njohur- Enisi tha: Unë i kam dëgjuar fjalët e falltorëve, e fjalët e tij nuk janë të tilla, e krahasova fjalën e tij me të poetëve më të famshëm, nuk i përngjan asnjërës nga ato poezi. Betohem në Allahun se ai e thotë të vërtetën dhe ata janë gënjeshtarë.[8] Mbi të gjitha këto, mjafton të theksohet dëshmia, e Allahu xh. sh. thotë: "Ti me të vërtetë je me moral të lartë".(El Kalem, 4)

(1) Gajetu Es-Sul fi sireti Er-Resul, 1/3 (2) Shiko hadithin në tërësi në Synen Ed-Darimij 1/41, nr.52, nga Enes bin Malik. (3) Buhariu 3/1302, nr.3354. Muslimi, 4/1824, nr.2347 (4) Buhariu 3/1306, nr. 3368. (5) Ibnu Hibani në sahihin e tij, 14/200, nr.6289. (6)Ahmedi 2/350, nr. 8588. (7) Buhariu nga Es-Saib ibn Jezid, 1/81, nr:178. (8)Muslimi 4/1920, nr: 2473

# Rruga e suksesit ka nevojë për shëmbëlltyrë frymëzuese

**Driton Arifi**

**Ai nuk është dërguar që të jetë i kalueshëm e as i krahasueshëm me këdo qoftë tjetër. Ai, me tiparet e tij ideale, nuk toleron tejkalimin përtej tij. Pa mëdyshje fare, ai u dërgua për t'i pushtuar zemrat e njerëzve në mënyrë të pakrahasueshme. Por, megjithëkëtë, ç'është gjithë kjo tërheqje magnetike dhe ky impakt i papërshkrueshëm që ngacmon ndjenjën e myslimanit bashkëkohor**

Hulumtimi për njeriun që pasqyron shëmbëlltyrën ideale, është një ndjenjë e mbjellë thellë në shpirtin e secilit që synon ngritjen dhe fisnikërimin e personalitetit-unit të tij. Çdo njeri aspiron të përfytyrojë në mendjen e tij dikë që do t'i shërbente si frymëzues e model, dhe me ndihmën e këtij përfytyrimi të ecë drejt realizimit të aspiratave të ndryshme në jetë.

Kureshtja për të arritur këtë synim nuk shuhet asnjëherë, përderisa të mos arrijë cakun e synuar. Një vështrim i hedhur në të kaluarën e njerëzve që lanë gjurmë të pashlyeshme në rrjedhat e historisë njerëzore, na e bën të qartë se nuk kishte asnjë njeri me peshë historike i cili të mos kishte dikë që për të konsiderohej inspirues dhe frymëzues i tij. Nuk do të apostrofoj emra të përveçëm, ngase ata mund të jenë shumë dhe theksi ynë në këtë trajtim nuk bie mbi ta, me gjithë veprat kolosale që kanë mundur t'i lënë si trashëgim civilizimit njerëzor. Po kursehemi nga emrat, ngase ata në rastin më të mirë ishin modele të një profili ose fushëveprimi të caktuar jetësor , dhe kurrë nuk arritën të ofronin një personalitet të sublimuar në të gjitha tiparet humane, që kërkohet të jetë i stolisur një njeri shembull. Madje, dobia dhe efekti i të arriturave e kontributeve të tyre rrallëherë tejkalon kufijtë e epokës kur jetuan. Rëndom, njeriu ka nevojë edhe për këso modelesh për ngritjen e tij , por ata nuk janë kurrsesi të mjaftueshëm për të shuar atë etje dhe aspiratë kurioze që buron nga intuita jonë e thellë njerëzore.

### Muhamedi a.s. shembëlltyrë përtejhistorike

I gjendur para një vargu të gjatë personalitetesh që ka mundësi të kenë rol inspirues , myslimani i të gjitha kohëve, por edhe ai bashkëkohor në veçanti, pa u hamendur fare, e ngulit mendjen e tij në personalitetin e pashembullt dhe mahnitës të Muhamedit a.s.. Ai s'pranon kurrfarë alternative të çfarëdo figure tjetër që do të mund t'i zhvendoste vëmendjen përtej Muhamedit a.s.,. Ai nuk është dërguar që të jetë i kalueshëm e as i krahasueshëm me këdo qoftë tjetër. Ai, me tiparet e tij ideale, nuk toleron tejkalimin përtej tij. Pa mëdyshje fare, ai u dërgua për t'i pushtuar zemrat e njerëzve në mënyrë të pakrahasueshme. Por, megjithëkëtë, ç'është gjithë kjo tërheqje magnetike dhe ky impakt i papërshkrueshëm që ngacmon ndjenjën e myslimanit bashkëkohor? Pse bëhet tërë ai tejkalim i gjithë atyre njerëzve"kolosë" për një periudhë katërmbëdhjetëshekullore dhe fokusi të mos ndalet në askënd tjetër përveçse në emrin e Muhamedit a.s.. Me ç'gjë e imponoi ai këtë impakt të pashembullt në ndjenjën tonë? Ne s'arritëm ta takonim atë, e as të çmalleshim me njerëzit që e shoqëruan dhe jetuan pranë tij. Madje nuk ekziston as edhe një përshkrim vizual o autentik që do të mund t'i pushtonte zemrat e njerëzve që shikojnë atë. Atij asnjëherë nuk iu ngrit ndonjë shtatore e as skulpturë, që ta portretizonte në mënyrë reale! Një gjë të tillë madje vetë Muhamedi a.s. e ndaloi prerazi, për të shmangur çdo rrugë që do të mund të shpinte në shenjtërimin ose hyjnizimin e tij, ngjashëm siç kishte ndodhur me disa nga pejgamberët e mëhershëm. Ai nuk dëshiroi që portreti i tij fizik të mbetej statik para nesh , po dëshiroi që gjurmët e tij të mbeteshin shenja udhërrëfyese për ne deri në amshim. Muhamedi a.s. barti



mbi supet e veta misionin më të shenjtë, dhe njëkohësisht më të vështirin, në historinë e njerëzimit. E për t'u kristalizuar dhe për të kumtuar këtë amanet-mision, ai përjetoi gjithë ato vuajtje që s'do të mund t'i duronte asnjë reformator tjetër. Ishin përjetimet e tij të rralla ato që lanë gjurmë të pashlyeshme në mendjet dhe zemrat e çdo besimtari. Pa mëdyshje fare, në radhë të parë Fjala e Allahut, e mandej rrëfimet e detajuara të jetës, që u ruajtën me besnikëri dhe përpikëri të skajshme - ato që mbjellin në shpirt dashurinë e madhe dhe vendosmërinë për ta pasuar atë. S'ishte e rastësishme përzgjedhja e tij, ndonëse çdo hap i jetës së tij ishte nën vëzhgimin dhe përgatitjen hyjnore të Atij Që e zgjodhi të jetë udhërrëfyes i njerëzimit për të gjitha kohët. Ai ishte i dërguar nga mesi i njerëzve, që bartte me vete mesazhe udhëzuese për njerëzit përreth tij , por më pastaj edhe për njerëzimin mbarë. Allahu e përshkroi kështu në një ajet kuranor: "Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndjeshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët". (Et-Tevbe, 128)

Këto tipare ishin vetëm disa prej atyre shumë virtyteve që gëzonte i Dërguari i Allahut. Ai ndiente dhembshuri dhe shprehte mall jo vetëm për besimtarët që kishte pranë vetes, po për të gjithë ata që do të vinin pas tij e që s'do ta kishin rastin kurrë të takoheshin fizikisht me të në jetën e kësaj bote. Një ditë ishte vërejtur duke qajtur dhe ishte pyetur: Çfarë të bën të qash, o i Dërguar i Allahut? Ai tha : Jam përmalluar për vëllezërit e mi. Ata i thanë : A nuk jemi ne vëllezërit e tu, o i Dërguar i Allahut? Ai tha: Jo. Ju jeni shokët e mi, ndërsa vëllezërit e mi janë ata që do të më besojnë mua e që s'më kanë parë (takuar)" . Ai qau nga malli për ata që s'do t'i takonte kurrë në këtë botë, u mallëngjye për ta. Ky është vetëm një nga tiparet e tij të mahnitshme, që e bën një mysliman të cilësdo kohë të ndjekë me konsekuencë hapat e jetës së atij që Zoti e dërgoi të jetë mëshirë për ta. Nëse i konceptojmë drejt këto reflektime profetike të karakterit të tij prej një të Dërguari të Allahut, nuk habitemi nëse shohim se si shoqëruesit e tij bënin gara se cili po shprehte dashuri dhe respekt më të madh ndaj tij. Atyre nuk u iku as detaji më i vogël i jetës së tij publike pa e evidentuar. Çdo fjalë dhe vepër e tij ishte e rëndësishme për ta. Prandaj, përshkrimet dhe pikëpamjet e tyre ndaj tij, janë tejet impresionuese .

Rrëfen Amr ibn Asi r.a. dhe thotë: "Asnjë njeri nuk ishte më i dashur dhe më i respektuar në sytë tonë se ai. Unë asnjëherë nuk kam mundur ta ngopë shikimin tim nga mirësia madhështore që posedonte ai dhe, sikur të më kërkohej ta përshkruaja , nuk do të arrija ta bëja këtë, sepse syri kurrë s'më është ngopur së shikuari atë (gjithnjë kisha dëshirë ta kisha para syve)". Ndoshta ajo që e bën një mysliman bashkëkohor të marrë shembull përherë Muhamedin a.s., është fakti se virtytet e larta etike- morale që përsosi ai, nuk vjetërsohen kurrë dhe nuk konsumohen asnjëherë. Ato mbesin të gjalla ashtu siç ka mbetur i gjallë në mendjet dhe shpirtrat tanë edhe përkujtimi i bartësit të këtyre cilësive të pavdekshme- vetë Muhamedit a.s..



**Muhamed , emri më i thirrur ndër myslimanë**

Për ta manifestuar lidhshmërinë e fuqishme me personalitetin e tij, myslimanët u munduan që, edhe me emërtimet e shpeshta që vazhdojnë t'i emërtojnë fëmijët e tyre me emrin e tij, dëshironin ta përjetësonin përgjithmonë atë, dhe secili për vete të familjarizojë personalitetin e tij. E nëse kjo tregon për diçka, domosdo tregon për vendosmërinë e tyre që emri i tij të mbetet më i thirruri në gjirin e tyre të ngushtë familjar. Po i tërë ky fenomen s'është për t'u çuditur për ne, ngase secili aspiron që fëmija i tij që bart emrin e krijesës më të dashur tek Allahu, t'i ngjasojë sado pak atij, nëse jo më shumë, atëherë së fundi edhe në emrin e tij të shumëlavdëruar. Por kjo ndjenjë e vetëmjaftueshme nga disa myslimanë bashkëkohorë që Muhamedit a.s. t'i ngjasojmë vetëm me emra, është jo e çiltër dhe joparimore, dhe aq më pak e kënaqshme për aspiratën e Muhamedit a.s., i cili mallëngjehej për t'i parë vëllezërit tek ecnin rrugës dhe gjurmëve të tij. Ajo që është konstatuar shumë herë, dëshmon se figura , tiparet, karakteri, virtytet, fjalët dhe pëlqimet e Muhamedit a.s. - kanë qenë pikë interesimi dhe objekt studimi gjatë gjithë historisë deri tash dhe kësisoj do të vazhdojnë të jenë deri në amshim. Figura e tij ka zgjuar kureshtjen e të gjitha shtresave e të të gjitha racave, madje edhe të të gjitha feve, pavarësisht se pasuesit e tyre nuk kanë besuar misionin e tij. Historia njerëzore nuk njeh ndonjë personalitet që të tjerët të janë interesuar dhe të kenë regjistruar aq me përkushtim porositë e tij, sikurse ka ndodhur me Muhamedin a.s., prandaj le të jemi edhe ne ata që në jetën tonë ta kemi në fokus dhe ta marrim shëmbëlltyrë të jetës Muhamedin a.s., ashtu siç na porositi Allahu xh.sh. në këtë ajet kuranor: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke E përmendur shumë shpesh Allahun". (El Ahzabë, 21).

Bekimet dhe përshëndetjet tona të përzemërta qofshin për atë, familjen e tij fisnike dhe të gjithë ata që udhëzohen me dritën e tij deri ne Ditën e Gjykimit!

# Rreth manifestimit të Lindjes së Pejgamberit a.s.[1]

**Vedat Shabani**

**Ashtu sikurse as Dielli nuk është pronë e një grupi të caktuar, sepse e tërë gjithësia ka dobi nga drita, rrezet dhe ngrohtësia e tij, po ashtu edhe Muhamedi a.s. dhe trashëgimia e tij janë pronë e tërë njerëzimit në përgjithësi.**

Festimi i ditëlindjes së Pejgamberit a.s. nuk është i ngjashëm me festimin e ditëlindjes së ndonjë figure tjetër, fetare a kombëtare. E theksojmë këtë, sepse janë dhjetëra figura të mëdha të cilat i përkujtojmë dhe respektojmë për kontributin e tyre në të kaluarën e tyre, njerëz emrat e të cilëve kanë shndritur gjatë historisë. Janë njerëz që në mesin tonë kanë lënë shenja dhe gjurmë që tregojnë për kontributin, inteligjencën dhe talentin e tyre, për këtë arsye ne i lavdërojmë ata me aq sa e meritojnë për kontributin dhe veprat e tyre. Ndërkaq, Muhamedi a.s., bartësi i mesazhit të përgjithshëm, njeriu të cilin Allahu xh.sh. e zgjodhi mëshirë për të gjitha botët, ka një trajtim tjetër dhe është rast unik. Ai është lideri shpirtëror dhe intelektual i karvanit të njerëzve përderisa të ekzistojë kjo botë. Jeta e tij është shëmbëlltyrë-model, të cilin sytë e besimtarëve e vëzhgojnë në vazhdimësi, me qëllim që nga ajo të përfitojnë pastërtinë e zemrës nga mëkatet dhe pastërtinë e mendjes nga miti. Emri i Muhamedit nuk përmendet vetëm një herë gjatë vitit, atëherë kur kujtohet dhe kremtohet ditëlindja e tij, jo, ai përmendet në çdo ezan dhe në çdo namaz. Ai përmendet në çdo ezan atëherë kur thirrësi i fton njerëzit që ta kryejnë obligimin e tyre ndaj Krijuesit dhe të triumfojnë ndaj obligimeve të jetesës dhe çështjeve të kësaj bote.Gjithashtu ai përmendet në çdo namaz, atëherë kur njerëzit qëndrojnë para Krijuesit të tyre, të përkushtuar dhe të nënshtruar ndaj Tij, duke dëshmuar Njëshmërinë e Tij. Në të vërtetë, Muhamedi a.s. është model i përhershëm për pasuesit e tij dhe shëmbëlltyrë e mirë për ata që E duan Allahun xh.sh. dhe shpresojnë në Mëshirën e Tij. Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke përmendur shumë shpesh Allahun." (El Ahzab, 21).

Për këtë arsye ne mendojmë se manifestimi i Mevludit (lindjes së Pejgamberit a.s.) nuk është përveçse një rast i përforcimit të besnikërisë dhe respektit ndaj trashëgimisë së tij, me qëllim që t'u përmbahemi mësimeve dhe udhëzimeve të tij në dobi të botës mbarë.

Muhamedi a.s. ishte arab me origjinë dhe gjuha e tij ishte gjuha arabe, mirëpo misioni dhe mesazhi i tij janë gjithë botërore.

Ashtu sikurse as Dielli nuk është pronë e një grupi të caktuar, sepse e tërë gjithësia ka dobi nga drita, rrezet dhe ngrohtësia e tij, po ashtu edhe Muhamedi a.s. dhe trashëgimia e tij janë pronë e tërë njerëzimit në përgjithësi.

Ne u bëjmë ftesë mohuesve të mesazhit të tij, ashtu siç u bëjmë ftesë edhe atyre që i kanë besuar mesazhit të tij, që të reflektojnë në personalitetin e Muhamedit dhe t'i studiojnë etapat e jetës së tij, të meditojnë rreth Kur'anit, po dhe Synetit të tij, të pasojnë dhe të ndjekin rrugën përmes së cilës ai formoi shoqërinë (Ymetin) islame, në mënyrë që të shohin se si formoi-zhvilloi Feja Islame një shoqëri, e cila për shumë kohë kishte jetuar në një injorancë totale në thellësi të shkretëtirës, dhe e nxori në një nga shoqëritë më të ngritura ndër popujt e botës për një gjysmë shekulli, një shoqëri qytetërimi i së cilës i paraqiti botës gjërat më të përsosura, me të cilat mund të krenohet ndokush nga parime, shkencë dhe filozofi.

**Ajetet kur'anore në përputhje me të arriturat e vërteta shkencore**

Ndoshta ne, njerëzit e këtij shekulli, kemi më shumë mundësi sesa gjeneratat e mëhershme për të vlerësuar figurën e Muhamedit a.s. dhe madhështinë e personalitetit të tij, sepse shkenca është në kulmin e saj dhe shumë teori shkencore të cilat janë në përputhje me atë që ka thënë ai, janë zbuluar e mbështetur praktikisht. Çdonjërit që e lexon sot Kur'anin me vëmendje, i duket sikur Shpallja të ketë zbritur tani dhe se Pejgamberi a.s. është duke e kumtuar tash, sepse ajetet e shpallura në Kur'an janë në përputhje të plotë me të arriturat e vërteta shkencore, dhe argumentet e tij janë në një vijë me logjikën intelektuale e në përputhje të plotë me kërkesat natyrore.Kalimi i kohës nuk e bën asnjërin të ndihet se Kur'anit i ka kaluar koha ose të thotë se tregimi për Muhamedin a.s. është çështje e kaluar dhe e përfunduar, jo kurrsesi.Njerëzit në përgjithësi respektojnë dhe admirojnë njeriun e drejtë e modest dhe urrejnë fanatizmin dhe tiraninë.Muhamedi a.s. është bartësi i këtyre mësimeve dhe parimeve në këtë fushë. Ai thotë: 'Allahu xh.sh. më ka sjellë shpalljen duke më thënë: Bëhuni modestë derisa asnjëri të mos mburret ndaj tjetrit, dhe asnjëri të mos i bëjë keq tjetrit'. Ai gjithashtu ka thënë: 'O ju njerëz, Zoti juaj është një, gjithashtu edhe babai juaj është një. Nuk ka dallim në mes arabit dhe jo arabit, në mes të ziut dhe të bardhit përveçse me devotshmëri-përkushtim'. (Ahmedi, vëll. 5/411.).

Divergjenca në përkatësi fetare është një dukuri e vjetër në mes njerëzve, dhe assesi nuk lejohet që kjo divergjencë në përkatësi fetare të bëhet shkak i armiqësive në mes njerëzve.Allahu xh.sh. e ka urdhëruar Muhamedin a.s. që t'u thotë të gjithë kundërshtarëve të tij: "Unë kam besuar në librat që i shpalli Allahu, jam urdhëruar të mbaj drejtësi në mes jush, Allahu është Zoti ynë dhe Zoti juaj; Ne kemi përgjegjësinë e veprave tona e ju të veprave tuaja, nuk ka polemikë në mes nesh e jush; Allahu bën tubimin në mes nesh dhe vetëm tek Ai është përfundimi"! (Shura, 15)

Gjithashtu edhe atëherë kur disa fanatikë u munduan ta kundërshtonin rrugën e Muhamedit a.s. dhe të pengonin misionin e tij, Allahu xh.sh., përmes Shpalljes hyjnore, iu drejtua atyre me një qortim të lehtë, duke u thënë: "Thuaj: "A doni të grindeni me ne për Allahun, e Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj dhe ne kemi vepra (shpërblimin e veprave) tona, e ju keni veprat tuaja. Por ne jemi (besimtarë) të sinqertë ndaj Tij". (El-Bekare, 139). Shfaqja e Muhamedit a.s. me mesazhin hyjnor ishte një befasi për të dhe për njerëzit, sepse ai nuk e kishte kërkuar dhe nuk e kishte pritur një pozitë të tillë. Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. thotë: "Ti as nuk ke shpresuar se do të të shpallet ty libri, por kjo është mëshirë e Zotit tënd, andaj ti kurrsesi të mos jesh ndihmëtar i jobesimtarëve". (El Kasas, 86). Që do të thotë se kjo është një



mirësi prej Allahut xh.sh., Ai të ka zgjedhur ty që t'i udhëzosh njerëzit, atëherë vlerësoje këtë dhunti dhe rezisto ndaj humnerës mbizotëruese në shoqëri, derisa të zbardhet e vërteta.

Këtë domethënie Allahu xh.sh. e ka përsëritur edhe një herë në ajetin tjetër, ku thotë: "Po kështu me urdhrin tonë Ne të shpallëm edhe ty shpirtin (Kur'anin). Ti nuk ke ditur ç'është libri (Kur'ani) as ç'është besimi, por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve tanë". (Shura, 52).

**Formoi bazat e shoqërisë islame**

Këto shprehje kuranore sinjalizojnë se Muhamedi a.s. ka qenë tërësisht i pastër nga egoja dhe mendjemadhësia. Ai asnjëherë nuk ka kërkuar nga pasuesit e tij që ta shenjtërojnë, përkundrazi, ai u thoshte atyre se ai ishte rob i Zotit dhe vetëm kaq. Mesazhi i tij bënte thirrje për Njëshmërinë e Zotit xh.sh. dhe nënshtrimin ndaj Madhërisë së Tij me bindje dhe vepra të sinqerta. Ai thoshte: 'Me të vërtetë unë jam rob i Zotit, ha ashtu siç hani edhe ju, ulem ashtu siç uleni edhe ju'. Një njeri e pyeti Pejgamberin a.s.: O i Dërguari i Allahut, cili njeri është më i dashuri tek Allahu? Pejgamberi a.s. iu përgjigj: 'Njeriu më i dashur tek Zoti është ai më i dobishmi për njerëzit, vepra më e mirë tek Zoti është gëzimi të cilin e fut në zemrën e një myslimani duke ia larguar ndonjë brengë, apo duke ia mbuluar ndonjë borxh, apo duke ia larguar urinë; të shkoj me një vëlla timin për t'i ndihmuar diçka është më e dashur për mua sesa të qëndroj në Itikaf në këtë Xhami një muaj; atij që e mund zemërimin që ka mundësi për ta përhapur, Allahu xh.sh. Ditën e Kiametit do t'ia mbulojë zemrën e tij me kënaqësinë e Tij; atij që qëndron me vëllanë e tij për t'i ndihmuar në ndonjë punë derisa ta përfundojë atë, Allahu xh.sh. do t'ia përforcojë këmbët e tij ditën kur do të lëkunden (dridhen) të gjitha këmbët'.

(Ahmedi, ibn Hibbani dhe Hakimi.).Shpallja kishte filluar t'i zbriste Muhamedit a.s. atëherë kur kishte mbushur dyzet vjeç dhe vazhdoi t'i zbriste për njëzet e tre vjet rresht. Gjatë këtyre dyzet vjetësh ai ishte i njohur në mesin e njerëzve si njeri i ndershëm dhe besnik, prandaj nuk kishte mundësi që të ndryshonte gjatë kohës së shpalljes. Çdo studiuesi real, i cili ndjek me vëmendje etapat e Shpalljes përgjatë njëzet e tre vjetve, nuk ka mundësi përveçse t'i mbushet zemra me dashuri ndaj këtij të dërguari, ta vlerësojë atë dhe ta çmojë në maksimum për punën që ka bërë në të mirë të njerëzimit.Gjatë atyre njëzet e tre vjetve Pejgamberit a.s. i vinte vazhdimisht Shpallja, për trembëdhjetë vjet qëndrimi në Mekë, ku përqendrimi më i madh i tij ishte besimi në Njëshmërinë e Krijuesit dhe formimi i personalitetit të mirëfilltë e parimor mysliman, e më pastaj, si rezultat i dhunës dhe shtypjes, u detyrua të shpërngulej në Medinë, ku qëndroi për dhjetë vjet, derisa vdiq. Pikërisht në Medinë ndodhi shpallja e shumicës së normave juridike të legjislacionit islam, me çka edhe do të përmbyllej çështja e fesë. Në një hadith Pejgamberi a.s. thotë: 'Nuk kam lënë ndonjë punë të mirë, e cila ju afron tek Zoti, përveçse ju kam urdhëruar që ta bëni, ose ndonjë punë të keqe, e cila ju largon nga Ai, përveçse ju kam treguar që t'i largoheni'.

Tërë këtë e ka bërë duke e lënë në ndërgjegjen e pastër të njeriut, për se ai thoshte: 'Mirësi është morali i mirë, ndërsa e keqe është ajo që të mundon në zemër dhe e urren që ta dinë njerëzit'. Shtylla e parë në madhështinë e personalitetit të Muhamedit a.s. është mëshira e tij e gjerë dhe zemra e tij e madhe. Ai bënte shumë mund që t'i nxirrte në rrugën e drejtë njerëzit e humbur. E nëse ata refuzonin këtë gjë dhe preferonin të qëndronin në injorancën e tyre, atëherë Pejgamberin a.s. e kaplonte një pikëllim i thellë dhe ndiente në veten e tij një ndjenjë të ngjashme siç ndien prindi për fëmijën e tij, nëse ai humb të ardhmen nga pakujdesia.Muhamedi a.s., që ishte shumë i kujdesshëm për të ardhmen e njerëzve, ndiente keqardhje, ndonjëherë dhe sëmurej, kur njerëzit preferonin ateizmin ndaj besimit në një Zot, derisa Allahu xh.sh. e këshilloi që ta zbuste këtë ndjenjë pikëllimi, përmes ajeteve kuranore: "A mos do ta mbysësh ti veten (Muhamed) pse ata nuk bëhen besimtarë?! Sikur të duam Ne, do të zbritnim një argument (mrekulli) nga qielli mbi ata, e në qafat e tyre do t'i rrinin përulur atij". (Esh-Shuara, 3,4)

**Vlera dhe merita e të Dërguarit të Allahut xh.sh.**

Ndërsa ata që besuan mesazhin e tij me sinqeritet e ndërgjegje të pastër dhe i vlerësuan drejt parimet që përmban ky mesazh, ata Pejgamberi a.s. i konsideronte si pjesë të tij. Në një hadith Pejgamberi a.s. thotë: 'Unë jam njeriu më i afërt i çdo besimtari, si në këtë botë ashtu dhe në Botën tjetër, ai që lë pasuri, ajo u takon trashëgimtarëve të tij, kurse ai që lë ndonjë borxh a pasardhës të varfër, atëherë ata janë nën mbikëqyrjen time'.(Buhariu.).Bazuar në këtë lidhje shpirtërore, qiellore, janë themeluar bazat e shoqërisë islame: dashuri e dhembshuri. Besimtarët janë një shpirt në shumë trupa, ose ndjenjë e përbashkët në një trup, nëse një pjesë ndien ndonjë dhembje, atëherë ngrihen që të gjithë për ta eliminuar atë dhembje. Burimi i parë i kësaj ndjenje është zemra e të Dërguarit të Allahut xh.sh., sepse zemra e tij ishte shumë më e madhe sesa të urrente për arsye personale, ai donte një gjë për hir të Allahut dhe urrente po për hir të Allahut.Para apelit të drejtësisë dhe respektimit të ligjit, eliminohej çdo afërsi dhe respektohej ligji në përpikëri. Muhamedi a.s., në një rast kishte thënë: 'Pasha Allahun, sikur Fatimja, e bija e Muhamedit të vidhte, Muhamedi do t'i priste dorën asaj'.Ndërsa, para apelit të faljes dhe amnistisë, ai ditën e çlirimit të Mekës u tha pabesimtarëve kurejshitë: 'Çfarë mendoni se do të veproj me ju? Ata thanë: Ti je burrë i mirë dhe biri i një burri të mirë! Atëherë Pejgamberi a.s. u tha: Shkoni, se jeni të lirë'.

Prandaj nuk është e habitshme nëse zemrat përmbushen me dashuri, të paparë ndonjëherë, ndaj Muhamedit a.s. dhe, realisht, dashuria ndaj Pejgamberit a.s. është shtyllë e fesë dhe shenjë e besimit të sinqertë. E gjithë bota, që nga fillimi e deri në përfundimin e saj, nuk ka njohur ndonjë njeri të kompletuar, me biografi të pastër, me sjellje të mrekullueshme, me vendosmëri të pathyeshme, të durueshëm ndaj sfidave të ndryshme, të përkushtuar me tërë qenien e tij ndaj Zotit të tij dhe përkujtues i vazhdueshëm i Krijuesit të tij, sesa Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s..Nuk ka mundësi ta njohë madhështinë e të Dërguarit të Allahut përveçse njeriu, i cili ka studiuar filozofët e etikës, prijësit e popujve dhe ushtrive, si dhe themeluesit e qytetërimeve dhe shteteve. Prandaj lavdërimi ndaj Muhamedit a.s. rrjedh nga burimi i lavdërimit ndaj Zotit të tij, ky akt është fuqizim i një realiteti dhe falënderim ndaj një mirësie. Lavdërimi ndaj tij kurrsesi nuk duhet t'i ngjajë lavdërimit të llojllojshëm të poetëve të ndryshëm ndaj personaliteteve që lavdërojnë, e as falënderimi ndaj tij nuk bën të mbetet vetëm me disa fjalë kalimthi në shenjë falënderimi...jo, kurrsesi. Vlera dhe merita e të Dërguarit të Allahut xh.sh. është më e madh sesa ajo çfarë e cilësojnë intelektualët e profesioneve të ndryshme, kontributi që ka dhënë Pejgamberi a.s., e bën çdo besimtar borxhli ndaj tij për udhëzimin e treguar. Allahu xh.sh. thotë: "Në të vërtetë, edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë. Në rrugën e Alahut, të Cilit i takon ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë, e ta dini se të gjitha çështjet janë me vullnetin e Allahut". (Shura, 52,53).

(1) Këtë temë e kam përgatitur duke u mbështetur kryesisht në librin e Muhamed el-Gazaliut "Rekaizul-Iman".

# Me rastin e ditëlindjes së Pejgamberit, a.s.

**Sedat Islami**

**"Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'ua lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme". (El Xhumua, 2)**

**Rëndësia e lindjes së Muhamedit, a.s., për njerëzimin mbarë**

Vëllezër besimtarë! Rebiul Evveli është një muaj që në vete ngërthen data shumë të rëndësishme për Ymetin islam(1), por,pa dyshim, lindja e Pejgamberit, a.s., mbetet absolutisht më e rëndësishmja prej tyre. Madje është bërë edhe ikonë e tij, dhe pothuajse, nuk identifikohet përveçse me të. Kështu e ka historia. Ajo, jo vetëm që përjetëson emrat që kanë lënë gjurmë në të shkuarën dhe bënë krenarë popujt e tyre, porse përjetëson edhe një pjesë të jetës së tyre, që të jetë model për gjeneratat e ardhshme...Ndër këta emra dhe këto personalitete, Muhamedi, a.s.,pa asnjë dyshim, gëzon respektin dhe fatin më të madh, për faktin si ai nuk ishte një njeri i rëndomtë dhe se misioni i tij nuk ishte çfarëdo: ai ishte i Dërguar i Zotit, madje ishte i fundit dhe vulë e të gjithë të Dërguarve të mëparshëm, kurse misioni i tij ishte më madhështor se ço mision tjetër. Lindja e tij ishte shpresë e dërgimi i tij agim, me të cilin Allahu zhduku të gjitha errësirat, udhëzoi pas humbjes, mësoi pas injorancës, drejtoi pas devijimit...

Arabët, para lindjes së tij bënin jetë të shthurur: adhuronin putat dhe idhujt e mohonin Zotin e vërtetë, diskriminonin gruan, kurse vajzat jo rrallë i varrosnin të gjalla. Ishin zhytur në besëtytni. Njerëzit ishin të ndarë në shtresa, i forti pamëshirshëm shtypte të dobëtin, i pasuri të varfrin, robëronin njerëzit dhe i shisnin në tregje. Kamata dhe fajdeja ishin të përhapura në mesin e tyre, kurse morali i tyre ishte nën çdo nivel. Ditën e kalonin me verë, muzikë dhe prostitucion. Jetën e kalonin në injorancë dhe pabesim, në dehje dhe dëfrim... Kështu vazhdoi gjendja derisa erdhi Muhmedi, a.s., shpëtimi i njerëzimit, njeriu të cilin Allahu e urdhëroi për kumtimin e fesë, e cila ka për t'i nxjerrë ata dhe gjithë të tjerët nga errësira në dritë, nga injoranca në dije, nga degjenerimi në edukim dhe moral. Allahu i Madhëruar thotë: "Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'ua lexojë ajetet e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme". (El Xhumua, 2)

**Esenca dhe mësimet që reflektojnë nga kjo datë**

Lindja e një burri kaq të madh, mbi supet e të cilit do të rëndonte misioni më madhështor në të gjithë historinë e njerëzimit, që jo vetëm është universal në kuptim të shtrirjes horizontale dhe vertikale, por edhe përmbyllës dhe vulë e të gjitha misioneve dhe shpalljeve të mëhershme hyjnore, sigurisht se duhet të dalë jashtë margjinave të një date a përkujtimi , kureshtja për shënimin dhe përkujtimin e së cilës, sa vjen e shtohet ndër vite. Shëmbëlltyra e Muhamedit, a.s., dhe mësimet që predikoi ai, kanë një forcë që shpirtin e mbajnë në kontakt, dhe jo ditët, po edhe çastet janë përkujtime. A nuk janë besimtarët ata që brenda ditës kujtojnë Muhamedin,a.s., orë e çast në lutjet dhe ndenjjet e tyre?! Më thoni, ka ndonjë burrë nga historia që përmendet dhe respektohet më shumë se Muhamedi, a.s.? Urve Ibn Mes'udi, një idhujtar mekas, i dërguar për të negociuar me Pejgamberin, a.s., për 'Marrëveshjen e Hudejbisë', kishte parë një respekt, që, me gjithë udhëtimet e shumta të tij dhe takimet me mbretër e prijës të ndryshëm, nuk kishte mundur ta haste. "...Kur fliste i Dërguari i Allahut, uleshin zërat, saqë nga

turpi i madh që kishin ndaj tij, nuk kishin guxim as ta shikonin në fytyrë."- tha Urveja, për t'iu drejtua më vonë shokëve të vet se nuk ka parë mbret [edhe pse Muhamedi,a.s., nuk ka qenë mbret] që të jetë respektuar më shumë nga ithtarët e vet sesa Muhamedi a.s.[2]

Mu për këtë, dijetarët urrejnë që kjo datë të veçohet si festë, ngase ne kemi vetëm dy festa, e me Muhamedin, a.s., respektin dhe nderin për të - jetojmë çdo ditë. Të parët nuk e festonin këtë datë, madje as nuk e shënonin, për arsye se besonin që madhështia e këtij burri nuk është e llojit të heronjve dhe burrave që njerëzit i marrin për të mëdhenj, përkujtimet për të cilët, me kalimin e kohës, shuhen. Madhështia e Muhamedit, a.s., nuk është e këtij lloji, ajo është e përhershme dhe, rrjedhimisht, përherë duhet të jetë e vendosur në shpirt, duhet të jetë e mishëruar me të dhe e reflektuar në vepra. Këtë mund ta mësojmë edhe më mirë nëse bëjmë një ndalesë tek disa prej teksteve kuranore dhe profetike. Allahu kushtëzon dashurinë për Të me pasimin dhe zbatimin e urdhrave dhe këshillave të Muhamedit, a.s.. Thuaj: "Nëse E doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë". (Ali Imran, 31)

Të gjitha fjalët, këshillat, porositë, urdhëresat, ndalesat, duhen marrë prej Muhamedit (El-Hashr, 7), ngase vetëm kështu jetësohet epiteti i të qenit mysliman dinjitoz (En-Nur, 51-52), sikurse i shpëtohet një dënimi të dhimbshëm. Allahu i Madhëruar (në kaptinën 'en-Nur', ajeti 63) thotë: "... prandaj, le të ruhen ata që kundërshtojnë rrugën e tij (të të dërguarit), se ata do t'i zërë ndonjë telash ose do t'i godasë dënim i idhët."

E sa e rëndësishme është kjo, mësojmë edhe nga hadithet e tij, të cilat, përveç urdhrit për t'iu përmbajtur traditës së tij, japin shpjegime shtesë se çdo veprim që nuk është në përputhje me mësimet dhe traditën e tij, a priori është i refuzuar. Buhariu (2697) dhe Muslimi (1718) transmetojnë se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Kush shpik diçka që nuk është prej traditës sonë, ajo i refuzohet"!

**Nevoja për mësimet e Muhammedit, a.s. në kohën tonë**

Rëndësinë e kësaj date mund ta masim edhe nga një këndvështrim tjetër, nga ai i nevojës tejet të madhe të jetësimit të praktikave të tij në jetën tonë bashkëkohore. Suksesi i tij në menaxhimin e problemeve shoqërore, ka bërë që edhe të huajt t'ia kenë lakmi. Ja përshtypjet e njërit prej perëndimorëve me famë, Bernard Shou, i cili për Muhamedin, a.s., shfaq këtë mendim: "…Ne duhet ta quajmë shpëtues të njerëzisë. Një njeri sikur ai, po të merrte timonin e botës bashkëkohore, do të korrte sukses në zgjidhjen e të gjitha problemeve dhe në sigurimin e qetësisë e lumturisë, për të cilat njerëzia ka aq shumë nevojë". Majkëll Harti (Michael H. Hart), pikërisht për këto arsye e kishte vënë në krye të listës së personaliteteve më me ndikim në botë, kurse Bosëorth Smith[3] bën një përshkim tejet interesant. Duke folur për Muhamedin, a.s., thotë: "Ai ishte Cezari dhe Papa i mishëruar në një trup, mirëpo ai ishte Papë pa pretendimet e Papës, Cezar pa legjionet e Cezarit; pa armatë të rregullt, pa truprojë, pa pallat, pa të ardhura të caktuara. Po qe se dikush ka pasur të drejtë të thotë se ka sunduar me të Vërtetën hyjnore, atëherë ai ka qenë Muhamedi, sepse kishte fuqi të pakufishme pa instrumentet e saj dhe pa u mbështetur në të". Nëse ky është admirimi i të huajve për Muhamedin, a.s., atëherë cili duhet të jetë admirimi ynë për të?! Nëse jomyslimanët e shohin si të domosdoshëm rikthimin e modelit të qeverisjes së tij, rikthimin e kodit etik dhe moral, atëherë si duhej ta shohim ne?!

**Rebiul Evveli shënon edhe vdekjen e Muhamedit, a.s.**

Ky muaj paraqet një përzierje ndjenjash për besimtarët. Është gëzim i madh për lindjen e tij, në njërën anë, dhe pikëllim për ndarjen e tij fizike prej nesh, në anën tjetër. Mungesa e tij është vërejtur që nga ditët e para të vdekjes së tij, kurse, me kalimin e kohës, ajo sa vjen e bëhet më e papërballueshme. Bernard Shou ankohej se në të kaluarën ishin klerikët mesjetarë ata që patën dhënë imazh të shëmtuar për Islamin në Perëndim, kurse sot një mesazh të tillë mbase e japin edhe disa prej myslimanëve, të cilët, me veprimet dhe sjelljet e tyre, irritojnë njerëzit nga kjo fe. Suksesi i Muhamedit, a.s., pas Allahut të Madhëruar, i detyrohej praktikës së tij, e cila ishte ndërtuar mbi butësi, mëshirë, dashuri. Allahu i Madhëruar thotë: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase All-llahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje, prandaj falju atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten". (Ali Imran, 159)

**Përfundim**

Gëzimi ynë për Muhamedin, a.s., për lindjen dhe dërgimin e tij, nuk bën të ngelë vetëm në një ditë; gëzimi dhe dashuria, nëse nuk përkthehen edhe në vepra, në zbatim të porosive të tij, - nuk kanë asnjë efekt. E, siç transmeton Buhariu (6737), Pejgamberi, a.s. ka thënë: "Tërë Ymeti im do të hyjnë në Xhennet, përveç atyre që refuzojnë. Thanë: E kush refuzon, o i Dërguari i Allahut?! Tha: Kush më respekton mua, hyn në Xhennet, ndërsa kush më kundërshton mua, ai ka refuzuar (hyrjen në Xhennet)".

(1) Në këtë muaj ka lindur Pejgamberi, a.s., në të dhe ka vdekur, në të ka bërë hixhretin në Medinë, në të i është dhënë besa Ebu Bekrit si halife, në të është dërguar ushtria nën komandën e të riut Usames për luftimin e romakëve, në të ka vdekur Imami i Sunetit, Imam Ahmedi, etj. (2) Për më shumë shih: Mubarekfuri, Safiju Rrahman, Nektari i vulosur i Xhennetit, f. 406. (3) http://www.way-to-allah.com/

# Rreth akuzës mbi metodologjinë e haditheve në vlerësimin e përgjithshëm të ashabëve (2)

**Dr. Musa Vila**

**Ashab quhet ai që e ka shoqëruar ose e ka parë Pejgamberin a.s., prej myslimanëve**

### Shqyrtimi dhe polemizimi i pikës së dytë

Në aspektin tjetër, kaptina "El munafikun" dhe ajete të tjera kanë zbritur lidhur me poshtërimin dhe nënçmimin e hipokritëve, e jo të ashabëve. Dhe kush është ai që mynafikët i numëron prej sahabëve? Kush është ai që në shkrimet dhe librat e tij ka cekur se mynafikët janë prej ashabëve. A mos, vallë, i kanë përmendur Buhariu, Muslimi , Hakimi, ibn Munde, Ibn Abdul Berri, Ibn Hibani, Ibn el Ethiri, Ibn Haxheri etj.? Ebu Rrejje ka theksuar Përkufizimin për ashabin, duke thënë: Ka thënë Buhariu se ashab quhet ai që e ka shoqëruar ose e ka parë Pejgamberin a.s., prej myslimanëve". Atëherë, a përfshihen mynafikët në këtë?

D.m.th. - jo.

### Mohimi i kriterit të lartë fetar të ashabëve për shkak të ekzistimit të mynafikëve në shoqërinë islame dhe kundërvënia ndaj mohuesve

Pa dyshim, mynafikët kanë qenë të njohur për Pejgamberin a.s., ashtu siç kanë qenë të njohur edhe për ashabët, me numër dhe me cilësitë e tyre. Sqarime të mjaftueshme për mynafikët ka dhënë edhe vetë Kur'ani. Ai ka treguar sjelljet , lëvizjet, qëndrimet si dhe çdo gjë që ndërlidhet me mynafikët. Vet Ebu Rreje ka cekur disa cilësi të mynafikëve, të theksuara në Kur'an. Në mesin e shumë fjalëve, ai thotë: "Juve lexues ju ofroj sqarime rreth çështjes së tyre (mynafikëve) në betejën e Tebukut, si dhe veprave dhe sjelljeve e hipokrizisë së tyre: "..Vetë marrja e lejes për mospjesëmarrje në betejë, nuk i takon besimtarit... Kishte prej atyre që kërkonin leje të mos merrnin pjesë në betejë, duke u arsyetuar se kishin frikë, se, nëse sprovoheshin nga bukuria e grave romake, nuk mund të përmbaheshin".[15] Kjo cilësi dhe shumë cilësi të tjera të mynafikëve, të cilët Ebu Rrejje i ka nxjerrë nga Kur'ani, janë argument kundër tij. Sepse ata që kishin këto cilësi të liga, ishin të njohur në atë shoqëri të pastër. Ashabët fort mirë i njihnin ata që nuk morën pjesë në betejën e Tebukut si dhe ata që kinse nuk mund të përmbaheshin nëse sprovoheshin me gratë e romakëve. Këtë më së miri e dëshmon hadithi i Ka'b bin Malikut, i cili është njëri prej tre personave që nuk mori pjesë në betejë. Në mes të tjerash, ai thotë: "Pasi Pejgamberi a.s. doli (në betejë), kur unë shëtisja ndër njerëzë. Ajo që më mërziste, ishte se unë nuk shihja njerëz të tjerë përveçse një njeri që ishte i zhytur në hipokrizi (nifak) ose ndonjë njeri që tek Allahu e kishte arsyetimin se ishte prej të dobëtve (të pamundshmëve)".[16] Nga kjo shihet qartë se ata ishin të njohur, ishin të paktë në numër dhe jetonin në një ambient të veçantë, të izoluar. Ndoshta këto thënie mund të konsiderohen pak a shumë problematike, duke u bazuar në transmetimin që vjen nga Hudhejfi, se Pejgamberi a.s. atij i paskësh treguar emrat e mynafikëve, saqë edhe Omeri r.a. e kishte pyetur për vetveten e tij. Dhe Ai e përcillte Hudhejfin, a merrte pjesë në xhenaze apo jo e, nëse Hudhejfi prezantonte, Omeri e falte atë xhenaze e, nëse ai nuk prezantonte, Omeri r.a. tërhiqej nga falja e asaj xhenazeje. Kësaj thënieje mund t'i kundërvihemi edhe me këto fjalë: Kjo gjendje tregon për imanin e plotë të Omerit, ngase ai ishte shumë i ndjeshëm ndaj atyre mynafikëve,

dhe kurrsesi nuk mund të diskutohet se ai dyshonte në imanin e tij, kur dihet fakti se ai këtë gjë e dinte shumë mirë, ngase ishte prej dhjetëshes që i ka përgëzuar drejtpërdrejt Pejgamberi a.s. me Xhenet.[17]

**Është e pamundshme që këto cilësi të hipokrizisë t'u vishen ashabëve**

Dhe, sikur të pranohej diskutimi se disa mynafikë nuk kanë qenë të njohur dhe se i vetmi që i ka njohur ata, ka qenë Hudhejfi r.a., atëherë në një gjendje të tillë na ndihmon Kur'ani dhe Syneti i Pejgamberit a.s., duke përshkruar cilësitë e mynafikëve. Dhe, nëse dikush dëshiron t'i njollosë ashabët e njohur në transmetime me këto cilësi të mynafikëve, mund të gjykohet shumë lehtë kjo çështje, ngase në këtë drejtim biografia e ashabëve, e përcjellë tek ne, është e bollëshme.Nga gjithë kjo që u theksua, mund të konstatojmë se numri i mynafikëve ishte i vogël, me gjithë faktin që kuptohet nga thënia e Ebu Rrejes, i cili ka thënë: Kush dëshiron t'i dijë emrat e mynafikëve nga fiset El Hazrexh dhe El Evs, le të shohë vëllimin e parë të librit "El Eshraf", ku do të gjejë më shumë se plot dhjetë faqe me emrat e tyre, dhe kjo që nga faqe 272 deri në faqe 283".[18] Në realitet, thënia e tij është një spekulim i qartë, sepse nga domethënia e fjalëve të tij, nënkuptohet që ekzistojnë diku afër pesëqind emra (të mynafikëve). Sepse të dhjetë faqet e librit të botuar, përfshijnë afërsisht 250 rreshta. Dhe, nëse themi se çdo rresht përmban dy emra, atëherë gjithsejt na dalin pesëqind emra. Ndërkohë që El Beladheriu thekson se numri i tyre sillet afër dyzet. E nëse në Medinë kishte dyzet a pesëdhjetë ose njëqind mynafikë, atëherë, a ishte e mundshme që një numër i tillë të strehohej dhe të fshiheshin në mesin e ashabëve, kur dihet se cilësitë e tyre kanë qenë fort mirë të njohura për ta.

Në aspektin tjetër, është pamundshme që këto cilësi të hipokrizisë t'u visheshin ashabëve që kanë transmetuar më së shumti hadithe në mësin e mijëra e qindra ashabëve. Në këtë drejtim, duhet të bëhet një studim i thukët për të gjithë ashabët, mirëpo, që kjo temë të mos zgjatet e të bëhet monotone, do të kufizohemi vetëm lidhur me ashabët që janë të njohur për shumë transmetime të haditheve. Ata janë: Ebu Hurejra, i ka transmetuar 5374 hadithe; Ibn Omer ka transmetuar 2630 hadithe; Enes ibn Malik ka transmetuar 2286 hadithe; Aisheja ka transmetuar 2210 hadithe; Ibn Abbasi ka transmetuar 1660 hadithe; Xhabir bin Abdilah ka transmetuar 1540 hadithe; Ebu Seid el Hudrij ka transmetuar 1170 hadithe; Ibn Mes'udi ka transmetuar 848 hadithe; Abdullah bin Amr ka transmetuar 700 hadithe; Omer bin el Hattabi ka transmetuar 537 hadithe; Alij bin ebi Talib ka transmetuar 536 hadithe; Ummi Seleme ka transmetuar 378 hadithe; Ebu Musa el esh'arij ka transmetuar 360 hadithe; El Beru bin Azib ka transmetuar 305 hadithe; Ebu Dherr el Gaffarij ka transmetuar 281 hadithe.[19]

Këta numra nuk tregojnë vetëm hadithet, po këtu përfshihen rrugët dhe senedet e haditheve, përndryshe vetëm numri i haditheve është shumë i vogël. Biografia e këtyre ashabëve është shumë e pasur dhe gjerësisht gjendet në librat monografikë dhe bibliografikë. Kush dëshiron të hulumtojë të vërtetën rreth cilësive të tyre, le të shfletojë këta libra, ku do të shohë se pjesa dërrmuese e ashabëve kanë qenë muhaxhirë, e cilësia e hipokrizisë (nifaku) ka qenë pjesë e mbeturinave të Medinës dhe fshatarësisë. Këta persona (ashabët), pas vdekjes së Pejgamberit a.s., as që kanë qenë prej renegatëve dhe as prej devijuesve (bidatçinjve), që të argumentohej me hadithin:

"Ti nuk e di ç'kanë shpikur ata pas teje".

Nuk ka dyshim se një grup i vogël mynafikësh kishte ekzistuar edhe në kohën e Pejgamberit a.s., dhe sidomos në periudhën e Medinës. Të supozojmë se është çështje e pamundshme dallimi i mynafikëve nga të tjerët. Edhe mynafikët në këtë botë u nënshtrohen dispozitave sikurse besimtarët; ajo që vlen për besimtarët , vlen edhe për mynafikët, edhe pse nuk ka farë dyshimi se mynafikët janë më të këqij se sa çifutët dhe të krishterët, e këtë e bazojmë në ajetin:"S'ka dyshim, mynafikët do të jenë në shtresën më të ulët (në fund) të zjarrit". (En-Nisa, 46). Përveç kësaj, mynafikëve nuk u ishte ndaluar martesa me besimtaret ashtu siç u është ndaluar me çifutët , të krishterët dhe politeistët. Fëmijët e tyre dolën myslimanë dhe trashëguan nga prindërit e tyre mynafikë. Ndërsa për të tjerët (çifutë e të krishterë) trashëgimia është e ndaluar , në bazë të hadithit të Pejgamberit a.s.:"Pabesimtari nuk trashëgon nga myslimani".

Pra, ata (mynafikët) në këtë jetë në dispozitat ligjore islame janë të njëjtë me myslimanët. Për t'i sqaruar më afër, do të sjellim edhe dy pika të tjera:

E para, aty ku ligji është funksional dhe ka rend e norma, problemet ndoshta janë të shkallës së ulët. Po ashtu, në një shoqëri ku krimet, në mungesë të sistemit policor dhe organeve të sigurimit, janë të pakta - ndoshta gjatë tërë vitit nuk ndodhin një a dy vjedhje, kurse popullata është më shumë se pesë milionë, për këtë qëllim nuk ka nevojë të angazhojmë mijëra policë të tjerë. Një qytet i cili ka sipërfaqe të madhe, po numri i banorëve është i vogël e në të njëjtën kohë edhe numri i makinave është shumë i vogël, aplikimi i një sistemi të trafikut rrugor përplot semaforë dhe shenja të tjera, do të ishte shkurtpamësi dhe qesharake për banorët e atij vendi. Kjo, sepse krahas gjendjes duhet të jetë edhe sistemi i trafikut. Në një vend që ka sipërfaqe të madhe teritoriale e nuk ka

asnjë fabrikë, e një njeri mendon të hapë një fabrikë, do të ishte përbuzje dhe jo e logjikshme, sikur nga ky njeri të kërkohej t'u përmbahej kushteve të një sistemi të shteteve të zhvilluara industriale, që të përdorë mekanizma dhe mjete të veçanta e të shtrenjta për të zgjidhur problemin e ndotjes së ambientit. Për sa kohë që ky kushtëzim është i domosdoshëm dhe efektiv për sa u përket shteteve të zhvilluara industriale, ku jeta e njerëzve, për shkak të ndotjes së ambientit, rrezikohet shumë. A do të thotë kjo se një fabrikë në shtetet e zhvilluara industriale e ndot ambientin, kurse ajo fabrikë në shtetet e pazhvilluara nuk e ndot? Jo. Ndotja e ambientit, si këtu edhe atje, është një, por atje rrezikon jetën e njerëzve, kurse këtu as që lë gjurmë për t'u hetuar. Mu për këtë arsye, nuk është e domosdoshme të merren masa dhe kushte të vështira këtu, sepse më tepër do të shkaktojë probleme sesa t'i zgjidhë ato. Bazuar në këtë dhe, me gjithë ekzistimin e mynafikëve në mjedisin e ashabëve besimtarë, numri i tyre ka qenë shumë i pakët në krahasim me ashabët, numri i të cilëve arrinte në qindra mijëra, bile arrinte njëqind mijë e më tepër. Dhe mu për këtë arsye, nuk kishte kurrfarë motivi që të nxitej vëzhgimi dhe përcjellja e dukurisë së ekzistimit të mynafikëve, që ndërlidhet me akuzën dhe dyshimin në kriterin e lartë të mbarë ashabëve në përcjelljen e transmetimeve të hadithеve, që do të pasonte më vonë. Këto ngjarje të pakta, nuk mund të vështrohen nga këndi i një thënieje të së kaluarës. Një si asnjë - nuk kanë kurrfarë peshe. Gjithashtu , nëse shikohen devotshmëria, sinqeriteti dhe drejtësia e tyre, vijmë në përfundimin se këto kanë qenë të vërteta dhe mbizotëruese në personalitetin e tyre.

E dyta, Islami nuk është fe filozofike që jeton në iluzione, po është fe reale, praktike, që jetën e trajton në mënyrë serioze. Lidhur me këtë, Islami bindje të plotë absolute kërkon vetëm në Akide –besim, siç janë Njëshmëria e Allahut (tevhidi), mesazhi (relevata), besimi në jetën tjetër, etj.... Ndërsa në shumë çështje të tjera të jetës mjafton supozimi dhe mendimi mbizotërues. Islami nuk është i vetmi që në shumë çështje merr dhe pranon mendimin mbizotërues, po kjo botë është e ngritur në tërësi mbi këtë bazë. Sikur ne të dëshironim e të kërkonim fakte dhe bindje të plotë për çdo send, do ta humbisnim jo vetëm qetësinë dhe stabilitetin, po edhe vetë jetën. Për më shumë sqarim: Njerëzit thirren me emrin e prindërve të tyre. Fëmijët që lindin nga gratë e tyre, njerëzit i konsiderojnë se u përkasin atyre (prindërve). Mirëpo, nëse e vështrojmë këtë çështje nga këndvështrimi logjik, atëherë cili është argumenti logjik që konfirmon me të vërtetë se dikush është baba i dikujt ose dikush është biri i dikujt. A nuk është e mundshme që ndonjëherë edhe gjinekologia në spital të gabojë dhe fëmijën, në vend që ta vendosë



pranë nënës që e ka lindur, e lë tek ndonjë grua tjetër. Po, për shkak të këtyre ndodhive të rralla, a duhet të dyshojnë njerëzit për prindërit dhe fëmijët e tyre? Çfarë do të ndodhte nëse praktikojmë teorinë -e mundshmja logjike, ose ndodhitë e rralla, në këto çështje? Njeriu, a nuk është e mundshme të dyshojë për pastërtinë e ushqimit që i ofrohet për ta ngrënë? A nuk është e mundur që ai ushqim të jetë i helmuar? Kur dihet fakti se jo rrallë dëgjojmë e lexojmë për raste helmimi dhe vdekjeje nga helmimi. E, a nuk lejohet, pra, që ne të dyshojmë për helmim të çdo pijeje e ushqimi- dhe as që ka tek ne bindje të plotë se ushqimet nuk janë të helmueshme. Atëherë, sipas kësaj, ne duhet të heqim dorë nga ushqimet, dhe si do të jetë gjendja jonë pas disa ditësh të eliminimit të ushqimeve? Shitësi, në bazë të përvojës së gjatë që gëzon, klientit të tij i jep borxh pa e shkruar dhe pa



dëshmitarë. Këtë e bën, sepse ai për shumë vjet ka qenë i sinqertë dhe besnik. Por në aspektin logjik është e lejueshme që klienti (blerësi) të mashtrojë shitësin edhe pasnjë besnikërie të gjatë. E mu për këtë teori- e mundshmja logjike ose e mundshmja tradicionale, që rrallëherë ndodhë - tek të gjithë njerëzit të dyshojnë dhe me ta të mos punojmë ndryshe vetëm në suaza të kushtëzimeve dhe dëshmitarëve? Nuk mendoj se një veprim të tillë njerëzit e mençur do ta miratojnë, e dijetarët kurrsesi.Bazuar në këto , neve na bëhet e qartë se vërtet duhet të gjendemi dhe të veprojmë në bazë të arritjes së mendimit mbizotërues, qoftë ai negativ a pozitiv, pavarësisht nga ekzistimi i së mundshmës logjike, për lejimin e të kundërtës që mund të reflektojë mendimi mbizotërues. Nëse vërtetojmë në mënyrë decidive se transmetuesi ka gabuar (e ai ka qenë i drejtë dhe ekspert) në transmetimin e një hadithi, këtë nuk duhet ta kërkojmë si pretekst për të dyshuar në të gjitha transmetimet etj. E kjo nuk duhet të aplikohet kurrsesi për transmetimet e të gjithë transmetuesve të saktë. E sikur ta refuzojmë këtë plotësisht, kësodore kemi kundërshtuar ligjin (traditën) e jetës. E sikur të mendonim se ka dyshime te disa transmetues dhe te disa transmetime të tyre, kështu, sipas kësaj do të dilte dyshimi se ka edhe tek të gjithë transmetuesit dhe transmetimet e tyre. Mbi këtë bazë, ne nuk mund të kemi besim në transmetime . E nuk ka dyshim se kjo është e mundshme logjike dhe rezultat logjik , por një gjë e tillë është e pamundshme në realitetin e kësaj jete.

Jo, parimisht, transmetimin e tij e konsiderojmë të vërtetë, po, nëse vërtetohet se ka gabuar në atë hadith, ai hadith refuzohet pa lënë hapësirë që, për shkak të atij hadithi, të akuzohet ashabi vetvetiu. Më herët kemi dhënë sqarime se vërtet ashabët ishin që posedonin edukatë, moral, besim, sinqeritet, e, mbi të gjitha, ata kishin vlerësimin e Allahut për kriterin e lartë fetar. E Allahu është Krijuesi i njerëzimit dhe Ai di dhe është i informuar për çdo gjë. Po ashtu ashabët u vlerësuan nga Pejgamberi a.s. me një vlerësim të plotë gojor dhe praktik, me të cilin ngrihet shkalla ( pozita) e tyre mbi shkallën e transmetuesve të tjerë dhe ata (ashabët) as që krahasohen, për nga pozita, vlera dhe transmetimi, me transmetuesit e tjerë. Pra, përveç ashabëve, të gjithë transmetuesit e haditheve kanë nevojë për hulumtim, kritikë , pastrim, filtrim dhe zgjedhje. Kur të vërtetohet kriteri i tyre i lartë fetar e të konfirmohet përpikshmëria, atëherë transmetimet e tyre konsiderohen të pranuara. Pra, bazë për pranimin e transmetimit është kriteri i lartë fetar dhe përpikshmëria. E fakti që ata (transmetuesit) janë të pastër, në esencë për shkak se janë myslimanë dhe nuk njihen për pandershmëri, është i pamjaftueshëm, sepse për të qenë bartës dhe përcjellës i transmetimit, transmetuesi duhet të jetë patjetër i drejtë dhe i përpiktë. Ibn Haxheri ka thënë: "Transmetimi (që nuk arrin shkallën e mutevatirit), i bartur nga transmetuesi i drejtë (me kriter të lartë fetar) i përpiktë, me sened të ngjitur, i pastër nga dobësia dhe i vetmi (në transmetim), është autentik në veten e tij". E, nëse ka lëshime për sa i përket saktësisë, atëherë ai (transmetim) është i shkallës së mirë në veten e tij".[20] Bazuar në këtë përkufizim, tek transmetuesit duhet të vërtetohen patjetër dy kushte pozitive- (dy kushte që i plotësonin sigurisht ashabët). E këto dy kushte patjetër duhet të vertetohen tek secili transmetues, në mënyrë që transmetimi i tyre të konsiderohet i pranuar. Këto kushte kanë të bëjnë me gjeneratat pas ashabëve, d.m.th. me transmetuesit që nuk kanë qenë ashabë.

*(vijon)*

# Betimi në procedurën gjyqësore (2)

**Jusuf Zimeri**

**Sipas mendimit që përfaqësohet nga shkolla juridike Hanefij dhe Hanbelij, nëse i akuzuari refuzon betimin, atëherë refuzimi i betimit është argument për vërtetimin e aktakuzës, dhe gjyqtari merr vendimin në favor të aktakuzës.**

### Betimi në procedurën gjyqësore

E theksuam edhe më parë se betimi është i ligjësuar të përdoret si argument në procedurën e vërtetimit apo mohimit të akuzës para gjykatësit. Këtë e vërteton hadithi i Pejgamberit a.s. , i regjistruar në gjashtë koleksionet, që është transmetuar nga Esh'ath b. Kajsi, i cili ka thënë: Mes meje dhe djalit të axhës kishte zënkë rreth pusit- bunarit, e këtë lëndë e ngritëm tek Muhamedi a.s. për se ai tha: "Argumentet- dëshmitarët duhet të sillen nga akuzuesi, kurse betimi nga i akuzuari. Unë i thashë: Ai betohet, ai nuk ka dert për betimin e rrejshëm. Pejgamberi a.s. tha: Kush betohet, e në betimin e tij është i rrejshëm me qëllim që të shkëpusë një copë të pasurisë nga një mysliman, ai do ta takojë All-llahun xh.sh. Ditën e Gjykimit të hidhëruar", e më pas zbriti ajeti kuranor, ku All-llahu xh.sh. thotë: ( Shih:Ali Imran,77).

Mirëpo, për personin që betohet rrejshëm për një interes, e më pastaj vërtetohet se betim i tij ka qenë i rrejshëm, ndaj tij aplikohen sanksione. Sipas mendimit të Imam Ebu Hanifes, për betuesin e rrejshëm si formë e sanksionit diskret është që ai të shpallet dhe publikohet para njerëzve për veprën e bërë. Një mendim pak më rigoroz për këtë çështje kanë nxënësit e Ebu Hanifes, Imam Ebu Jusufit dhe Imam Muhamedit, të cilët janë të mendimit se ndaj betuesit rrejshëm zbatohen edhe sanksione fizike, duke e privuar nga liria derisa të pendohet për veprën e bërë.

### Dobitë nga betimi

Megjithëqë theksuam konkluzionin e juristëve islamë për betimin e urryer dhe sqaruam se bëhet fjalë për betimin e panevojshëm dhe të tepruar, kjo nuk nënkupton se prej betimit nuk kemi edhe dobi në jetën e kësaj bote, sepse, po të ishte betimi i padobishëm, sigurisht se nuk do të ishte edhe i ligjësuar në jurisprudencën islame. Prandaj juristët islamë, duke bërë analiza të thukëta në këtë lëmë, kanë theksuar edhe disa dobi, që përfitohen përmes betimit në procedurën gjyqësore, i cili përdoret konform rregullës dhe prosedurës së ligjshme. Nga dobitë më të rëndësishme janë:

- Frikësimi i të akuzuarit për pasojat e betimit të rrejshëm, është motivi që e detyron të tregojë për realitetin e akuzës.
- Nëse i akuzuari mohon betimin, kur kërkohet nga ai, atëherë vendimi merret në dëm të tij.
- Përmes betimit bëhet ndërprerja e armiqësisë. Megjithatë, duhet pasur parasysh se betimi nuk ia vërteton të drejtën dhe as e pastron nga mëkati. Nga kjo nënkuptohet se, nëse pala akuzuese ka mundësi të paraqesë prova të sakta për vërtetimin e akuzës, pasi që i akuzuari të ketë bërë betimin, atëherë në këtë rast, veprohet sipas provave të sjella nga pala akuzuese e jo sipas betimit. Kjo mbështetet në hadithin e Pejgamberit a.s. , ku ka thënë: "Argumentet e shëndosha kanë më shumë përparësi dhe fuqi se betimi i faxhirit".[16]

### Kushtet e betimit:

Jo çdokush mund të betohet në procedurën gjyqësore, ngase për të qenë betimi i vlefshëm, i mbështetur dhe i pranuar në procedurën gjyqësore, duhet të plotësohen patjetër këto kushte:

-Betuesi duhet të jetë i rritur dhe mendësisht i shëndoshë e të jetë i liruar nga presioni dhe imponimi ose ndonjë kërcënim fizik.

-Betuesi- pala e akuzuar të mohojë aktakuzën, ngase, nëse ai e pranon aktakuzën, atëherë s'ka nevojë betimi.

- Betimi duhet të bëhet me kërkesën e gjykatësit ose nga akuzuesi.

-Betimi duhet të bëhet personalisht nga pala e akuzuar, e jo nga dikush tjetër ose nga mbrojtësi i tij.

-Betimi të mos bëhet për ato të drejta që kanë të bëjnë me të drejtën e All-llahut xh.sh. , si p. sh. për sanksione fiksive (hudud), por të jetë i kufizuar vetëm për ato lëndë për të cilat lejohet përdorimi i betimit si argument gjyqësor.

**Gjatë procedurës gjyqësore në gjykatë, në varësi nga nevoja e lëndës që shqyrtohet, vërehet se betimi në gjykatë mund të jetë:**

-Betimi i dëshmitarëve; është kur dëshmitari, para se të dëshmojë, të betohet se do ta thotë të vërtetën. Në këtë rast duhet theksuar patjetër se këtë lloj të betimit nuk e lejojnë të gjithë juristët islamë, ngase sipas tyre dëshmitari nuk ka nevojë betimi, po e theksuam këtë lloj të betimit, meqë është i lejuar dhe i pranuar tek një numër i konsiderueshëm i juristëve islamë nga shkolla juridike e Malikive.

- Betimi nga pala e akuzuar; ky quhet edhe betimi autentik ose betimi obligativ a mbrojtës. Ky betim bëhet me kërkesën e gjykatësit, duke u bazuar në kërkesën e akuzuesit.

- Betimi i akuzuesit; ky lloj betimi është i pranuar për shumicën e juristëve islamë, me përjashtim të juristëve nga shkolla juridike Hanefite. Sipas mendimit të kësaj shkolle juridike islame, betimi i akuzuesit nuk ka bazë juridike në të drejtën islame, sepse pala akuzuese, pas paraqitjes së aktakuzës, ka për obligim të sjellë argumente dhe prova për të vërtetuar aktakuzën, e nëse i mungojnë argumentet ose nuk janë të mjaftueshme, atëherë nga pala e akuzuar kërkohe, që të mbrohet dhe të betohet për refuzimin e aktakuzës. E nëse pala e akuzuar nuk betohet, atëherë gjykatësi nuk ka nevojë të kërkojë betimin nga akuzuesi, por vendimin e merr në dëm të palës së akuzuar, i cili refuzoi betimin, dhe në dobi të aktakuzës.

Në rastin kur akuzuesi në seancën gjyqësore nuk posedon argumente për vërtetimin e aktakuzës, por thotë se posedon argumente jashtë gjykatës, e në të njëjtën kohë kërkon betimin e palës së akuzuar, atëherë pala e akuzuar, sipas mendimit të Imam Ebu Hanifes, nuk betohet, kurse sipas mendimit tjetër, pala e akuzuar betohet edhe në këtë rast, sepse kërkesa për betim është e drejtë e akuzuesit dhe, nëse ai e kërkon këtë të drejtë, i akuzuari duhet të betohet.

**Vendimi gjyqësor në bazë të një dëshmitari dhe betimit të tij.**

Që në fillim të theksojmë se aktakuzat, sipas juristëve islamë, në të drejtën islame ndahen në tri lloje, që janë:

• Aktakuza që ka të bëjë me të drejtën civile, pronësore-juridike.

• Aktakuza që ka të bëjë me sanksionet fiksive (haddin) nga kodi penal islam.

• Aktakuza që ka të bëjë me lëndë të tjera nga e drejta familjare etj.[9]

Juristët islamë janë unikë në mendimet e tyre, se aktakuzat të cilat nuk mund të vërtetohen me dëshmitarë një mashkull dhe dy femra, siç janë aktakuzat që përmbajnë vepra penale për të cilat sanksioni është fiksiv (hadd) dhe kisas (gjakmarrje), nuk mund të gjykohet dhe të merret aktvendim gjyqësor vetëm në bazë të pranisë së një dëshmitari dhe betimit të akuzuesit. Gjithashtu ekziston konsensusi i dijetarëve islamë se edhe disa vepra që kanë të bëjnë me të drejtën familjare, që mund të vërtetohen vetëm me një dëshmitar mashkull dhe dy femra, por në seancë gjyqësore është i pranishëm vetëm një dëshmitar dhe betimi i akuzuesit, nuk mund të merret aktvendim gjyqësor.

Mospajtimet në mes juristëve islamë në çështjen se a mund të gjykohet vetëm me një dëshmitar dhe me betimin e akuzuesit, janë në vërtetimin e aktpadive që kanë të bëjnë me çështje pronësore-juridike, si shitblerja, mëditja etj. . Në këto çështje mendimet e juristëve islamë i gjejmë të ndara në dy grupe, që janë:[10]

- Gjykatësi ka të drejtë të marrë aktvendim nëse akuzuesi për arsye objektive ka mundësi të sjellë vetëm një dëshmitar për të vërtetuar realitetin e aktakuzës dhe për të betohet. Përkrahës të këtij mendimi janë juristët si Imam Maliku, Imam Ahmedi, Ebu Thevriu dhe juristët e Medinës.

Argumentet ku këta jusristë mbështesin mendimin e tyre për këtë çështje, janë: Hadithi i transmetuar nga Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi a.s. kishte gjykuar, kishte marrë aktvendim me praninë e një dëshmitari dhe betimin e akuzuesit.[11]

Pastaj në hadithin tjetër, të transmetuar nga Alij b. Ebu Talibi r.a. , i cili ka thënë se Pejgamberi Sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem gjykoi me dëshminë e një dëshmitari dhe betimin e akuzuesit, e në të njëjtat kushte gjykoi edhe vetë Aliu r.a. në Irak.[12]

- Gjykatësi nuk mund të marrë aktvendim vetëm me praninë e një dëshmitari dhe me betimin e akuzuesit. Përfaqësuesit e këtij mendimi janë Imam Ebu Hanifja, Imam Evzaiu dhe shumë juristë të tjerë. Argumentet ku mbështesin mendimin e tyre, janë: Ajeti kuranor, ku All-llahu xh.sh. ka thënë: (Shih: El-Bekare, 282)

Nga ky ajet nënkuptohet se aktvendimi i gjykatësit duhet të merret pasi të vërtetohet aktakuza, e aktakuza mund të vërtetohet vetëm me dy dëshmitarë burra ose me së paku një burrë dhe dy gra. Argument tjetër, ku mbështetet ky mendim, është edhe hadithi i regjistruar në koleksionin e Imam Buhariut dhe Imam Muslimit, në të cilin Pejgamberi a.s., ka thënë: "Sikur njerëzve t'u jepet (t'u plotësohet dëshira) vetëm me aktakuzën e tyre (pa e vërtetuar atë), atëherë do të kishte njerëz që do të kërkonin pasurinë e popullit dhe gjakun e tyre, por akuzuesi duhet të sjellë argument (dëshmitarë), kurse betimi për palën e akuzuar".[13]

**Refuzimi betimit nga i akuzuari (En-nukul)**

Nocioni Nukul, në aspektin gjuhësor nënkupton refuzim, kurse në aspektin terminologjik të jurisprudencës islame, nënkupton "refuzimin e betimit nga pala e akuzuar në séancë gjyqësore, në rastin kur kërkohet nga gjykatësi".

Gjatë zhvillimit të procedurës gjyqësore, nëse akuzuesi argumenton akuzën e tij përmes dëshmitarëve, atëherë pala e akuzuar nuk ka nevojë për betim. Mirëpo, nëse akuzuesi nuk arrin ta vërtetojë akuzën e tij përmes dëshmitarëve dhe, në anën tjetër, pala e akuzuar nuk ka pranuar akuzën, atëherë në këtë rast kërkohet betimi nga i akuzuari. Betimi bëhet me kërkesën e akuzuesit, por përmes gjykatësit. Në rastin kur kërkohet betimi nga i akuzuari, kurse ai refuzon të betohet, në faktin se ç'duhet vendosur gjykatësi, a duhet të marrë aktvendim në të mirë të akuzuesit, ose duhet të kërkojë sërish betimin nga akuzuesi, juristët islamë nuk janë unikë në mendimet e tyre. Në këtë procedurë gjyqësore juristët i gjejmë të ndarë në dy grupe, që kanë shfaqur mendimet e tyre.

Sipas mendimit që përfaqësohet nga shkolla juridike Hanefij dhe Hanbelij,[14] nëse i akuzuari refuzon betimin, atëherë refuzimi i betimit është argument për vërtetimin e aktakuzës, dhe gjyqtari merr vendimin në favor të aktakuzës. Në këtë rast juristët islamë thonë se refuzimi i betimit menjëherë pas kërkesës së parë, është argument i vlefshmërisë së akuzës, por do të rekomandohej që të akuzuarit t'i kërkohej tri herë që të betohet duke i thënë se, nëse nuk betohet, do të gjykohet në dëm të tij. Nga kjo shihet se betimi nuk kërkohet nga akuzuesi, po aktvendimi gjyqësor merret menjëherë pas refuzimit të betimit.

Ky mendim mbështetet në këto argumente: Në hadithin e Pejgamberit a.s., ku ka thënë: "Betimi është për të padriturin (palën e akuzuar)", e kjo nënkupton se nuk është edhe për paditësin. Gjithashtu transmetohet se Abdullah b. Omeri kishte shitur një rob për 800



dërhemë, por ai ishte me të meta. Kur kishte parë të metat e tij, blerësi kishte ngritur padi gjyqësore tek Othmani r.a. ndaj Abdullahut. Othmani në seancën gjyqësore kërkoi nga Ibni Omeri që të betohej se ai nuk kishte njohuri për të metat e robit. Në këtë rast Abdullahu refuzoi betimin, kurse Othman vendosi që robi t'i kthehej atij, pra në dëm të tij.

[9] Buhariu [10] Dr, Buti Muhammed Seid Ramadan, Fikhul Mukaren f. 169, darul fikr, Damask [11] Po aty, f. 170 [12] Muslimi dhe Ebu Davudi. [13] Ahmedi. [14] Buhariu dhe Muslimi

# Abduhrrahman Ibnu Auf r.a.

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Abdurrahman ibnu Aufi ishte pjesëmarrës i luftës së Tebukut, e cila zhvillohej afër kufijve të Shamit. Ai në këtë luftë kishte kontribuar edhe me pasuri, si shumë ashabë tjerë të Pejgamberit a.s.. Kishte dhënë 200 okë argjend**

Abdurrahman Ibnu Auf ishte njëri nga shokët dhe miqtë e dashur e të respektuar të Pejgamberit a.s.. Abdurrahman Ibnu Auf ishte nga të përgëzuarit me Xhennet dhe njëri nga pasanikët e Mekës, i njohur edhe për solidaritetin që kishte treguar në interes të shtetit mysliman dhe në interes të shtresave të varfra. Jetëshkrimi i tij është një shkollë nga e cila do të përfitojnë për suksesin, arritjet, shërbimin ndaj komunitetit, miqësinë, heroizmin, interesin për edukimin e fëmijëve dhe komunikimin me bashkëshorten. Nëse, hyjmë dhe vështrojmë nga të gjitha aspektet familjen e tij, do të vërejmë se ai ishte një yll ose model për myslimanët në të shkuarën, po edhe për myslimanët sot dhe nesër. Emri i tij i vërtetë ishte Abdu Amr. Ishte vetë Pejgamberi a.s. që ia ndryshoi emrin dhe e thirri Abdurrahman, sepse ishte në traditën e Pejgamberit a.s. që t`i quante të tjerët me emra të mirë. Pejgamberi a.s. u shmangej dhe urrente çdo emër që ishte ogurzi dhe që shprehte pesimizëm. Diçka të tillë Pejgamberi a.s. nuk bëri vetëm me Abdurrahman ibnu Aufin, po me këdo që kishte emër që shprehte dobësi dhe cilësi negative. Një ditë te Pejgamberi a.s. hyri një person të cilin e pyeti: "Si e ke emrin?" Ai iu përgjigj: "Zejdul Hajl (kalë)". Pejgamberi a.s. i tha: "Që tani e tutje do të jeshë Zejdul Hajr (mirësi)".[1] Për ta pranuar Islamin, Abdurrahman ibnu Aufin e kishte bindur Ebu Bekri r.a. dhe kështu qe bërë personi i tetë që kishte pranuar Islamin në Mekë. Të ndikuar nga Ebu Bekri, i cili ishte njeri i urtë, i ndershëm dhe i ditur, Islamin në fillim të Shpalljes e kishin pranuar edhe Uthman ibnu Affan Emeviu, Zubejr ibni El-Avami, Sa`d bin Ebi Vekasi, Ez-Zuhejrani dhe Talha bin Ubejdullah Et-Tejmi.[2]

Kur e kishte pranuar Islamin, Abdurrahman ibnu Aufi ishte vetëm 22 vjeç. Abdurrahman ibnu Auf ishte prej grupit të parë të myslimanëve që kishin emigruar në Abisini. Më vonë emigroi edhe në Medinë, me Muhamedin a.s.. Kur emigroi në Medinë, ai ishte i varfër dhe nuk posedonte asgjë përveç rrobave që kishte veshur. Pas emigrimit të myslimanëve në Medinë, Pejgamberi a.s. i vëllazëroi mekasit dhe medinasit, vëllai i Abdurrahman ibnu Aufit ishte Sad ibnu Rebi. Me ta dërguar në shtëpinë e tij, Sad u ul me Abdurrahmanin dhe i tha: "Unë jam i martuar me dy gra, do ta divorcoj njërën që të martohet me ty. Kam dhe pasuri që do ta ndajmë përgjysmë me ty".[3] Kurse Abdurrahmani iu përgjigj: "Zoti të dhëntë begati në familjen dhe pasuritë e tua. Gjëja e vetme që dua prej teje, është të më kallëzosh tregun". Abdurrahmani u interesua për tregun, sepse kishte edukatë të mirë pune. Ai nuk e pranonte përtacinë dhe dembelinë, edhe pse gjithçka i kishte të garantuara nga vëllai i tij në fe, Sad ibnu Rebi. Motoja e tij "Më kallëzo tregun", edhe pse kanë kaluar mbi 1400 vjet, vazhdon të jetë e freskët për të gjithë myslimanët dhe e kujtojnë atë me krenari. Ai ishte rritur dhe e njihte shumë mirë artin e tregut dhe të shitblerjes. Filloi menjëherë të përparonte në tregti dhe për një kohë të shkurtër u bë një nga tregtarët më të mëdhenjë në treg e një nga myslimanët më të pasur.

Ai ishte mishërim i gjallë i lutjes së Pejgamberit a.s.: "O Zot, më mbro nga dështimi, përtacia…"[4] Pra, Abdurrahmani është një model dhe shembull për çdo të varfër nga myslimanët dhe për çdo të papunë. Ai është simbol i suksesit dhe simbol i luftës kundër varfërisë dhe papunësisë.

Ndërkohë që flasim për Abdurrahman ibnu Aufin, njërin nga dhjetë të përgëzuarit me Xhennet, shumë njerëz ata që nuk dinë gjë tjetër përveç namazit, agjërimit dhe vajtjes në xhami, i imagjinojnë si të varfër, të papunë. Vetëm kështu, sipas tyre, mund ta fitojmë Xhenetin. Një mendim edhe opinion të tillë e rrëzon Abdurrahman ibnu Aufi. Ai sikur përcjell mesazhe edhe për ditët e sotme edhe për myslimanët e sotëm, se besimtari mysliman, edhe kur është i përgëzuar me Xhennet, edhe kur duhet t`i kryejë obligimet fetare, duhet edhe të gjallëroj dhe të punojë dhe jo të kalojë ditën kot pas kryerjes së obligimeve fetare.

**Bujaria e Abdurrahman ibnu Aufit**

Abdurrahman ibnu Aufi po shquhej për shpenzimin e pasurisë në rrugë të Allahut dhe në ndihmë të të varfërve dhe shtresave në nevojë për solidaritet. Po të studiojmë dhe analizojmë jetën e Abdurrahmanit nga aspekti shoqëror, do të kuptojmë se ai është simbol i punës, përpjekjeve dhe dhënies së pasurisë në rrugë të Allahut.

Një ditë, gjersa po e pyeste Pejgamberi a.s.Bilallin për Abdurrahmanin, ai ia kishte behur. Posa erdhi, Pejgamberi a.s. e pyeti: "Ku ishe, o Abdurrahman?" Ai i tha: "O i Dërguari i Allahut! Isha duke i numëruar paratë". Pejgamberi a.s. tha :"O Abdurrahman! Ti do të jesh nga banorët e Xhenetit, por në Xhennet do të hysh këmbadoras". Më pastaj, Pejgamberi a.s. i tregoi se si mund të hynte në Xhennet duke ecur në këmbë. Ai i tha: "Duke i dhënë Allahut hua të bukura".[5] Abdurrahmani filloi të jepte pasuri për të ndihmuar të varfrit, me qëllim që të hynte në Xhenet këmbë.

Një ditë tjetër, gjersa një karvan prej 700 devesh, i ngarkuar me mallra, pronë e Abdurrahmanit, po arrinte në Medinë, Aishja , gruaja e Pejgamberit a.s, shkoi tek Abdurrahmani dhe ia kujtoi hadithin e Pejgamberit a.s.: "Duke I dhënë Allahut hua të bukur". Me të dëgjuar fjalët e Aishes, Abdurrahmani u mendua dhe tha: "O Aishe, je dëshmitare që ky karvan, me gjithë mallin, është dhuratë për t`u shpenzuar në rrugë të Allahut".[6] Me këtë gjest, mund të themi se Abdurrahmani u bë model dhe shembull për të gjithë të pasurit dhe biznesmenët myslimanë kudo në botë, pra edhe në vendin tonë, se si duhet të ndihmohen shoqëria, myslimanët dhe feja e Allahut xh.sh..

Allahu i Lartëmadhëruar në Kur'an ka thënë: "Vërtet, Allahu qe i kënaqur me besimtarët kur ata, nën hijen e atij druri, të zotoheshin ty…".(El Fet'h,18) Abdurrahman ibnu Aufi po ashtu ishte nga ata që i dhanë besën Muhamedit a.s.nën hijen e pemës dhe sinqeritetin dhe besnikërinë e tij e dëshmoi vetë Allahu xh.sh. në ajetin e mësipërm. Pra, a ka nder më të madh se Zoti të jetë i kënaqur me ty? Të gjithë ne E adhurojmë Zotin me qëllim që të fitojmë kënaqësinë e Tij.

Abdurrahman ibnu Aufi ishte pjesëmarrës i luftës së Tebukut, e cila zhvillohej afër kufijve të Shamit. Ai në këtë luftë kishte kontribuar edhe me pasuri, si shumë ashabë tjerë të Pejgamberit a.s.. Kishte dhënë 200 okë argjend.[7]

Gjatë kohës së betejës, një ditë Pejgamberi a.s., bashkë me Muadh ibnu Xhebelin, kishin dalë për të marrë abdes për t'u falur. Ata të dy ishin vonuar, saqë myslimanët e tjerë qenë frikësuar mos po lindte dielli pa u falur. Pas një debati, filluan të faleshin pa ardhur Pejgamberi a.s.. Ishte Abdurrahman ibnu Aufi ai që guxoi t'i printe namazit si imam pa ardhur Pejgamberi a.s.. Ndërkohë Pejgamberi a.s. u kthye dhe i gjeti shokët e tij duke u falur, iu bashkua në namaz dhe, pas përfundimit të namazit, Abdurrahmani dha selam, e Pejgamberi a.s. u ngrit për ta vazhduar rekatin e mbetur. Pasi përfundoi namazin edhe Pejgamberi a.s. , Abdurrahman ibnu Aufi iu afrua dhe i kërkoi falje për atë që i kishte ndodhur, por P. a.s. i tha: "Ke vepruar mirë, o Abdurrahman".

Të tillë ishin ashabët e Pejgamberit a.s., ata e respektonin atë dhe dinin si ta mbanin ekuilibrin në mes tyre dhe të Dërguarit të Allahut. Ashabët e dinin dhe i respektonin edhe të tjerët; ata ruanin ekuilibrin edhe brenda familjarëve të tyre. Edhe pse ishte i zënë me tregtinë dhe udhëtimet e shumta, po ta vështrojmë dhe analizojmë mirë biografinë e tij, do të shohim se Abdurrahman ibnu Aufi nuk kishte konflikte dhe probleme familjare me gruan dhe fëmijët e tij. Përkundrazi, nga jetëshkrimi i tij kuptojmë se ai i përkushtohej familjes së tij dhe kishte marrëdhënie të shkëlqyera me gruan dhe fëmijët e tij.

Për këso sjelljesh, kundërshtarët e Islamit mahniten kur lexojnë dhe studiojnë jetëshkrimet dhe marrëdhëniet e shokëve të Pejgamberit a.s. me familjet e tyre, sepse,në studimet e tyre të civilizimeve dhe historive të popujve të mëparshëm, ata hasin dallime të thella në mes romakëve që kishin udhëhequr botën, dhe shokëve të Pejgamberit a.s., të cilët kishin shtrirje vetëm në rajonin përreth. Një nga studiuesit dhe mendimtarët e njohur perëndimorë, në librin e tij "Vlerat e përjetshme të Islamit", kishte thënë: "Civilizimi islam bazohet në mesazhet hyjnore, ku sistemi shoqëror bazohet në një familje të fortë dhe të qëndrueshme, ndërkohë që sistemi ekonomik konsiderohet mjet dhe jo qëllim".

Ndërkaq, një shkencëtar tjetër - Gustav Libon, në librin "Qytetërimi arab", ka thënë: "Filozofët arabë dhe myslimanë janë të parët që i mësuan botës pajtueshmërinë në mes lirisë së mendimit dhe praktikimit të fesë".

Në përfundim, mund të konstatojmë se vlerat e fesë sonë të rralla, civilizimi dhe kultura jonë islame, biografia e të parëve tanë të ndershëm, biografia dhe jetëshkrimi i Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s., janë elemente të rëndësishme që duhet të na orientojnë dhe udhëzojnë për rrugën dhe mënyrën e ndërtimit të raporteve tona ndërnjerëzore, të marrëdhënieve me shoqërinë që na rrethon dhe të qëndrimit tonë ndaj Krijuesit të Madhëruar. Janë pikërisht këto që besimtarin e bëjnë të ndihet i lumtur dhe i rehatshëm gjatë jetës së tij.

(1) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, Shkup, 2010, f. 171. (2) Safijurrahman El-Mubarekfuris Er-rahikul Mahtum,1996. f.76. (3) Xhasim Mutava, Të përgëzuarit me Xhennet, f.171-172. (4) Po aty, f.173. (5) Po aty, f.174.. (6) Po aty, f.175. (7) Safijurrahman El-Mubarekfuris, Ibid f.467.



# Sistemi ekonomik sipas Islamit

**Dr. Islam Hasani**

**Sistemi ekonomik islam, është zhvilluar në mënyrë graduale nga një ekonomi normative në atë pozitive. Sistemi ekonomik, i bazuar në mësimet islame, ka dallime, edhe në teori dhe botëkuptime, edhe në aplikime, nga sistemi shekullar i ekonomisë.**

Feja është një rrugë dhe mënyrë e jetës, për të cilën njerëzit janë përgjegjës para Krijuesit. Me këtë rregull pajtohen të gjitha besimet. Kjo rregull është në përputhshmëri edhe më të madhe me Islamin, sepse Islami, në mënyrë shumë kategorike dhe të vazhdueshme, deklaron se esenca e tij është përkushtim dhe dorëzim i anës së brendshme dhe të jashtme (aspekti shpirtëror dhe fizik) të njeriut ndaj dëshirës së Zotit ashtu si i është zbritur Muhamedit a.s.. Sipas mësimeve kuranore dhe praktikës së Muhamedit a.s., personat e besueshëm, besimtarët, janë të urdhëruar të sillen mirë dhe drejt. Këto mësime janë përsëritur shumë herë gjatë jetës së të Dërguarit, saqë kjo ishte bërë prej temave kryesore. Mësimet islame përfshijnë çdo aspekt të jetës së njeriut, si individ dhe si shoqëri. Dhe mund të themi se Islami ka sistemin e vet të jetës në nivel individi e shoqërie, dhe ky sistem, përveç aspektit shpirtëror e moral, në vete ngërthen të gjitha aspektet politike, shoqërore, juridike dhe ekonomike.

**Islami dhe aktivitetet ekonomike**

Të gjitha fetë diskutojnë çështje ekonomike, po dallimi në mes tyre është në qëndrimet rreth sferës së aktiviteteve ekonomike dhe implementimit të tyre. Islami jetën e kësaj bote e konsideron si shumë të rëndësishme dhe si mjet të fitimit të Botës së përhershme. Synon kënaqësi dhe përmirësim të jetës ekonomike, si një shpërblim nga Zoti përderisa kjo nuk bie në kundërshtim me Urdhrat e Tij, duke cenuar të drejtat e njerëzve të tjerë. Ajetet kuranore, të cilat flasin në mënyrë eksplicite për pasurinë, forcën ekonomike, sigurinë dhe të mira materiale, tregojnë se të gjitha këto janë shpërblime nga Zoti për robërit e Tij. Pastaj, ajete të tjera janë të natyrës deskriptive, të cilat flasin për ndalimin e kamatës dhe pagesës së Zekatit dhe për drejtësi ekonomike. Këto ajete sjellin politika udhëzuese për individët e shoqëritë dhe janë bazë e sistemit ekonomik sipas Islamit. Kur bisedohet për një sistem ekonomik të bazuar në parime islame, duhen pasur parasysh mësimet e Pejgamberit a.s. dhe periudhat Mekase e Medinase dhe mundi i tij i vazhdueshëm për t'ua shpjeguar besimtarëve dhe mbarë njerëzimit bazat e ekonomisë si një sistem të kompletuar. Ajetet kuranore që i takojnë periudhës Mekase, e cila konsiderohet periudhë para se të hynte në praktikë sistemi ekonomik, flasin më shumë për sinqeritetin në biznes, ndalimin e kamatës dhe detyrimin e zekatit. "Të mjerët ata që masin e peshojnë. Ata që, kur matin prej njerëzve, e plotësojnë për vete e, kur u matin ose u peshojnë të tjerëve, u lënë mangut. A nuk e dinë të tillët se kanë për t'u ringjallur? Në një ditë të madhe, Në ditën kur njerëzit ngrihen (prej varrezave) për të dalë para Zotit të botëve". (El-Mutaffifin, 1-6); "Kur Shuajbi atyre u tha: "A nuk ruheni?" Unë jam i dërguar tek ju, jam i besueshëm! Pra, kini frikë (dënimin nga) Allahu dhe më dëgjoni mua! Unë për këtë nuk kërkoj ndonjë shpërblim prej jush, shpërblimi im është prej Zotit të botëve! Plotësoni matjen, e mos u bëni prej atyre që lënë mangut! Dhe matni me peshojë (terezi) të saktë (precize). Dhe ta leni mangut sendet e njerëzve, e mos bëni shkatërrime në tokë". (Esh-Shuara, 177-183); "Dhe çka të jepni nga pasuria për të shtuar

e rritur (me kamatë), në pasurinë e njerëzve, ajo nuk do të shtohet tek All-llahu, e çka të jepni nga sadakaja (bamirësia) me qëllim që t'I afroheni Allahut, të tillët janë ata që u shumëfishohet (shpërblimi)". (Er-Rrum, 39)

Ajetet mekase japin sinjal për një sistem ekonomik që do të vijë më vonë, duke shoqëruar sjelljet ekonomike me doktrinën e përgjegjësisë para Zotit në Ditën e Gjykimit. Kompletimi i sistemit ekonomik është bërë në Medinë, me themelimin e shtetit nga i Dërguari i Zotit. Prandaj, në periudhën medinase zbritën ajetet që treguan parimet kryesore të sistemit të ri ekonomik, të cilat kërkohen nga Feja Islame, siç janë: drejtësia dhe liria.[1] Shpalljet kuranore nganjëherë japin detaje shumë të sakta për disa aspekte dhe në disa raste tregojnë për parimet themelore, të cilat kërkojnë edhe shpjegimin e Pejgamberit a.s. duke zbatuar ato në praktikë gjatë jetës së tij në Medinë si udhëheqës shteti. Ky sistem ekonomik, kalon gradualisht nga një ekonomi normative (teorike) në ekonomi pozitive (praktike). Është e natyrshme që, me zhvillimin e shoqërisë dhe kulturave të ndryshme, parimet dhe udhëzimet të kenë aplikime të ndryshme. Një sistem dinamik duhet të ketë mekanizma të brendshëm zhvillimi, prandaj sistemi ekonomik, sipas Islamit, në mesin e parimeve të veta ka edhe konceptin e besimit të mendjes së njeriut për t'i zhvilluar aplikimet e reja, në bazë të koncepteve bazë. Kjo në gjuhën e Sheriatit quhet ixhtihad. Të drejtën për të dhënë mendimet e veta në lidhje me këto tema, e kanë dijetarët që njohin mirë jurisprudencën islame dhe në të njëjtën kohë çështjet ekonomike. Sfera ekonomike, e cila ka pasur nevojë vazhdimisht për zhvillime të këtij lloji, është ajo e financave, përfshirë transaksionet bashkëkohore me të cilat ballafaqohet shoqëria.

**Botëkuptimi i sistemit ekonomik sipas Islamit në krahasim me atë shekullar**

Nëse dëshirojmë të bëjmë një krahasim ndërmjet botëkuptimit ekonomik islam dhe atij shekullar, do të shohim se ekziston një dallim rrënjësor në mes tyre. Dallimi kryesor është se, sipas botëkuptimit shekullar, aspekti mundan (i jashtëm) dhe spiritual (i brendshëm) janë dy çështje të ndara, kurse, sipas botëkuptimit islam, të dy këto çështje në ekzistencën e njeriut janë të pandashme dhe çështjet materiale e morale, gjithashtu edhe kjo botë edhe bota tjetër, janë të ndërlidhura dhe të ndërvarura nga njëra-tjetra dhe kompletojnë jetën e njeriut. Dallim edhe më fondamental lidhet me faktin se botëkuptimi shekullar është produkt i njeriut dhe mund të ndryshojë gjithmonë sipas dëshirës dhe ndikimit të tij të jashtëm. Ndërkaq, botëkuptimi islam është i bazuar në Kur'an



(Fjalën e Zotit Fuqiplotë) dhe Synet (Traditën e Pejgamberit a.s.), që të dyja burime kryesore të Sheriatit, prandaj botëkuptimi Islam nuk është rezultat i mendjes së njeriut, i rezultuar nga ndonjë zbulim shkencor, por është një drejtim hyjnor, i cili shpie në një mënyrë jetese të veçantë. Edhe pse Sheriati ka një elasticitet, në disa çështje nuk mund të zëvendësohet dhe nuk mund të influencohet nga mendja e njeriut dhe në të njëjtën kohë përkrah ndryshime dhe



synon në influencimin e qëllimeve, sjelljeve dhe veprave të njeriut drejt një rruge të drejtë.[2] Sipas botëkuptimit islam, Zoti e ka krijuar universin për të mirën e gjithë njerëzimit. Zoti i ka bërë të gjitha resurset në këtë botë të gatshme për njerëzit, të cilët mbajnë përgjegjësinë për përdorimin dhe transformimin e tyre sipas nevojës së njerëzve. Zoti i ka dhënë njeriut shqisat e nevojshme për të shfrytëzuar mendjen e vet dhe për të kuptuar veten dhe natyrën e për t'i zhvilluar mjetet e nevojshme për ta ushqyer veten dhe për të plotësuar nevojat e veta. Mirëpo, njeriu duhet të mbajë parasysh disa kufizime në shfrytëzimin e kësaj lirie të dhuruar nga Zoti. Në mes të këtyre limiteve, të gjitha veprat janë ibadet (adhurim) ndaj Zotit. Besimi dhe qëllimi për të kërkuar që Allahu të jetë i kënaqur me njeriun, e mbush atë me një entuziazëm që të vazhdoj të zbulojë, kuptojë, jetojë dhe të kënaqet në këtë botë, pa pasur ndonjë ndjenjë fajësie. Islami kërkon nga njeriu që të ruajë balancin në mes dëshirës dhe urrejtjes për gjërat materiale. Kjo këshillë për kujdes në kërkimin e gjërave materiale, është në të vërtetë për mbarë njerëzimin. Në Islam të gjithë njerëzit trajtohen të barabartë, dhe parashihet të ketë shanse të barabarta për secilin, duke kundërshtuar krijimin e monopoleve dhe dominimin e disave ndaj të tjerëve të drejtë. Islami parasheh një shoqëri ku secili të jetë i vetqëndrueshëm, dhe në nivelin botëror pret që secili popull të jetojë një jetë të respektueshme. Situata e tashme, ku shtetet e varfra janë futur në borxhe te shtetet e pasura, nuk është në përputhshmëri me vizionin islam rreth botës. Sipas vizionit islam, drejtësia duhet t'i sigurohet secilit njeri dhe secilit popull, duke kundërshtuar çdo formë eksploatimit.[3] Si një mëkëmbës i Zotit në Tokë, njeriu është përgjegjës para Tij për të gjitha punët e veta në Ditën e Gjykimit. Në Islam zbatohet një sistem i fortë i përgjegjësive në të gjitha nivelet. Gjendja aktuale, kur disa nga vendet e fuqishme dhe korporatat globale, nuk japin përgjegjësi para askujt, kjo nuk është në përputhshmëri me botëkuptimin islam. Sipas mësimeve islame, secili është përgjegjës sipas kapacitetit dhe pozitës që ka. Duhet të synohet që të themelohet një rregull ekonomik, në të cilin të gjitha vendet të kontribuojnë për të luftuar veprimet e papërgjegjshme nga popujt e ndryshëm. Burimet ekonomike duhet të ruhen nga keqpërdorimi i tyre, shfrytëzimi i pakujdesshëm apo shkatërrimi i tyre, për interesa të ngushta ekonomike.[4]

**Përfundim**

Ne fund, mund të themi se sistemi ekonomik islam, ashtu siç u theksua më sipër, është zhvilluar në mënyrë graduale nga një ekonomi normative në atë pozitive. Sistemi ekonomik, i bazuar në mësimet islame, ka dallime, edhe në teori dhe botëkuptime, edhe në aplikime, nga sistemi shekullar i ekonomisë.

(1) Yahia Abdul-Rahman, The Art Of Islamic Banking and Finance: Tools and Techniques for Community Based banking, (New Jersey: John Wiley & Sons, Inc., 2010), f. 33-35. (2) Waleed A.J. Addas, Methodology of Economics: Secular Versus Islamic, (Kuala Lumpur: International Islamic University Malaysia, 2008), f. 62. (3) Muhammad Akram Khan, An Introduction to Islamic Economics, (Islamabad: The International Institute of Islamic Thought & Institute of Policy Studies, 1994), 43. (4) Ibid

# Zekati i kullotave apo bagëtive

**Mr. Ejup Haziri**

**Në shkrimin në numrin e kaluar kemi theksuar pesë llojet e njohura të pasurisë, prej të cilave nxirret zekati, po pa ndaluar në to, tash do të vazhdojmë (në disa shkrime) të shtrojmë e të shpjegojmë ato pesë lloje veç e veç.**

Zekati i bagëtive është një prej llojeve të pasurisë nga e cila duhet nxjerrë zekati, ndonëse në praktikë nuk ka qenë dhe aq i aplikueshëm, jo nga mohimi, po nga neglizhenca, madje në shoqërinë tonë nuk njihet edhe aq shumë nga një pjesë e madhe. Për këtë lloj zekati, kanë ardhur hadithe të shumta autentike, që tregojnë në mënyrë decidive obligueshmërinë e nxjerrjes së zekatit për bagëtinë. Mjafton të ceket një nga këto hadithe. Transmetohet nga Ebu Hurejre se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Nuk ka pronar deveje që nuk i nxjerr hakun (të drejtën)... vetëm se do të vijë në Ditën e Gjykimit i shtrirë me fytyrë në një tokë të gjerë dhe të madhe sa mundet, aty ku nuk i humb asaj qoftë dhe një fëmijë, do të shkelë (të zotin) me thundrat e saj dhe do ta kafshojë me buzët e saj, sa herë që kalon mbi të e para, i kthehet përsipër e fundit, në ditën që zgjat pesëdhjetë mijë vjet, derisa të gjykohet midis robërve, e më pas do të shikojë rrugën e tij ose në Xhenet ose në Xhehenem". Dikush e pyeti: "O i Dërguar i Allahut, po për lopët e dhentë?" Ai u përgjigj: "Nuk ka pronar lopësh e dhensh që nuk jep prej tyre hakun, vetëm se do të jetë Ditën e Gjykimit i shtrirë me fytyrë në një tokë të gjerë, ku nuk humb prej tyre asgjë, nuk do të ketë prej tyre me brirë të përdredhur, pa brirë dhe as me veshë të shpuar, që do ta godasin me brirët e tyre dhe do ta shkelin me thundrat e tyre, sa herë që kalon mbi të e para, i kthehet përsipër e fundit, në ditën që zgjat pesëdhjetë mijë vjet, derisa të gjykohet midis robërve, e më pas do të shikojë rrugën e tij ose në Xhenet ose në Xhehenem".[1]
E përveç haditheve të shumta për këtë çështje, juristët myslimanë janë dakorduar për sa i përket obligimit të këtij lloji të pasurisë. Mirëpo, për t'u dhënë zekati për bagëti (kafshë), së pari duhet të plotësohen këto kushte thelbësore:

E para: Të arrijë kuotën e caktuar (nisabin), e nëse nuk e ka arritur atë kuotë që kërkohet, nuk obligohet zekati.

E dyta: Të kalojë një vit. Kuota e caktuar duhet të jetë e plotë në fillim të vitit, sikurse duhet të jetë e plotë në fund të vitit.

E treta: Të jenë në kullota (saime), gjatë pjesës më të madhe të vitit, sipas shumicës së shkollave juridike, me përjashtim të Imam Malikut, i cili nuk e parasheh këtë kusht, veçse, sipas tij, edhe nëse nuk janë në kullota po kanë arritur kuotën e caktuar, duhet nxjerrë zekati. Sipas shkollave të tjera, me përjashtim të malikinjve, nuk jepet zekat për kafshët që kullosin po përdoren për bartje, ngarkesë e lëvrim, ngase ato konsiderohen nevoja të jetës së përditshme. Kullotat a bagëtitë përbëhen nga devetë, lopët (buallicat), delet, dhitë, kuajt, mushkat, gomarët dhe kafshët e imta. Këto do t'i sqarojmë veç e veç.

### Zekati i deveve

Për devenë, nisabi (kuota) është pesë deve, për të cilën në emër të zekatit jepet një dele. Kur numri i deveve arrin në dhjetë, duhen dhënë dy dele në emër të zekatit, e pastaj për çdo pesë deve një dele, gjersa numri i deveve të arrijë në njëzet e pesë. Për devetë kushtëzohet të kenë mbushur një vit, pavarësisht nëse bëhet fjalë për mashkull a femër, dhe të kenë hyrë për vitin e dytë. Kur devetë të kenë arritur në njëzet e pesë e deri në tridhjetë e pesë, është obligim që, në emër të zekatit, të jepet një deve që ka plotësuar

vitin e parë dhe ka hyrë në vitin e dytë të jetës. Kur numri i deveve të arrijë tridhjetë e gjashtë e deri në dyzet e pesë, është obligim që, në emër të zekatit, të jepet një deve femër dy vjeç që ka hyrë në vitin e tretë.[2] Kur devetë të kenë arritur dyzet e gjashtë e deri në gjashtëdhjetë, duhet të nxirret zekat një deve që ka mbushur vitin e tretë e ka hyrë në vitin e katërt, sepse ka arritur moshën për mbarsim nga deveja mashkull. Kur devetë variojnë midis gjashtëdhjetë e shtatëdhjetë e pesë, do të nxirret zekat një deve që ka mbushur katër vjeç dhe ka hyrë në vitin e pestë. Kur numri i deveve të arrijë prej shtatëdhjetë e gjashtë e deri në nëntëdhjetë, është obligim të jepen dy deve dyvjeçare, të cilat kanë hyrë në vitin e tretë. Kur numri i deveve të jetë prej nëntëdhjetë e një e deri njëqind e njëzet, është obligim që, në emër të zekatit, të jepen dy deve tre vjeç, të cilat kanë çatisur për mbarsim. Kur numri i deveve të kalojë numrin njëqind e njëzet, atëherë obligim është që, në emër të zekatit, në çdo dyzet deve të jepet nga një deve që ka hyrë për tre vjet, ndërsa në çdo pesëdhjetë është obligim të jepet një deve tre vjeç që ka hyrë për katër vjet.[3]

**Zekati i lopëve**

Për sa i përket zekatit të lopëve dhe buallicave, zekat nuk nxirret për to gjersa të arrijnë numrin tridhjetë, e, kur plotësojnë atë numër, atëherë duhet të nxirret zekat një viç[4], që ka mbushur një vit. Kjo rregull vlen për numrin e lopëve që variojnë nga tridhjetë deri në tridhjetë e nëntë, kurse nga numri i lopëve dyzet e deri në pesëdhjetë e nëntë, duhet të nxirret një viç dy vjeç. Sipas shafiinjve, malikinjve dhe hanbelinjve, viçi duhet të jetë femër, kurse hanefinjtë nuk e kushtëzojnë, po tek ata lejohet të jetë femër sikurse lejohet të jetë edhe mashkull. E kur të arrijnë në gjashtëdhjetë sosh e deri në gjashtëdhjetë e nëntë, atëherë duhen dhënë dy viça një vjeç, ndërsa nga numri shtatëdhjetë e deri në shtatëdhjetë e nëntë, duhen dhënë një viç një vjeç dhe një viç dy vjeç, ndërsa nga tetëdhjetë deri në tetëdhjetë e nëntë duhen dhënë dy viça që kanë mbushur nga dy vjeç.[5] Kur numri i lopëve varion në mes nëntëdhjetë e nëntëdhjetë e nëntë, atëherë jepen tre viça që kanë mbushur nga një vit, ndërsa kur numri i lopëve dhe buallicave arrin numrin njëqind, atëherë duhen dhënë zekat dy viça që kanë mbushur nga një vit dhe një viç që ka mbushur dy vjeç. Nga kjo kuptohet që, për çdo tridhjetë krerë, jepet nga një viç që ka mbushur një vit, kurse për çdo katërdhjetë krerë nga një viç që ka mbushur dy vjeç. Si, fjala vjen, për njëqind lopë ose buallica duhet të jepen zekat dy viça që kanë mbushur nga një vit dhe një viç që ka mbushur dy vjeç. Në bazë të kësaj rregulle, ndryshon dhënia e viçit në çdo dhjetë lopë a buallica prej një vjeç në dy vjeç. Për shembull për njëqind e dhjetë krerë jepen zekat dy viça që kanë mbushur nga dy vjeç (për çdo katërdhjetë lopë një viç dy vjeç) dhe një viç një vjeç (për tridhjetë lopë të mbetura).[6] Argument për këtë është thënia e të Dërguarit të Allahut, që thotë: "Për çdo tridhjetë lopë duhet të jepet një viç që ka mbushur një vit, dhe për çdo dyzet lopë duhet të jepet një viç që ka mbushur dy vjeç".[7]

**Zekati i deleve e dhive**

Për sa i përket nisabit të deleve e dhive, në të vërtetë, për to nuk ka zekat derisa të mos arrijnë në katërdhjetë krerë, nga kjo shifër fillon zekati për to. Kur numri i deleve e dhive arrin katërdhjetë kokë, atëherë kuota e caktuar për nxjerrjen e zekatit është një dele, dhe kjo dispozitë vlen për delet e dhitë nga numri katërdhjetë deri në njëqind e njëzet. Nga numri njëqind e njëzet e një e deri në dyqind kokë, bagëtish dele e dhi, nxirren dy dele; nga dyqind e një e deri në treqind duhet nxjerrë zekat tri dele, ndërsa nga treqind e deri në katërqind, duhen nxjerrë zekat katër dele, për sa kohë që, kur numri i deleve e dhive arrin në treqind, duhen dhënë katër dele, e për pesëqind dele jepen zekat 5 dele, e kështu me radhë. Ajo që vlen të përmendet këtu, është se delja që jepet zekat, duhet të ketë mbushur një vit.

**Zekati për kuaj, mushka dhe gomarë**

Për sa i përket zekatit për kuaj, mushka dhe gomarë, mund të themi se për to nuk ka zekat, vetëm nëse janë përgatitur për tregti dhe si, të tilla do të konsiderohen mall tregtie.Nëse kuajt për hipje dhe transport vihen në dispozicion të xhihadit (luftës në rrugë të Allahut), për ta nuk jepet zekat, sepse nuk është pasuri e vënë në dispozicion për rritje dhe shtim, sa kohë që vetëm për pasuritë që rriten dhe shtohen jepet zekat. Në një hadith thuhet: "Nuk ka për robin (skllavi) dhe kalin e myslimanit lëmoshë (zekat)".[8] Nga Ebu Hurejre transmetohet se i Dërguari i Allahut, kur është pyetur për gomarët, nëse ka zekat për ta, ishte përgjigjur: "Nuk ka ardhur asgjë për ta."[9]

**Zekati për kafshët e imëta**

Me fjalën kafshë të imëta, nënkuptohen i vogli i devesë, viçi, qengji, edhi e të ngjashme. Për to nuk ka zekat. Nëse janë të përziera me kafshët e mëdha, atëherë duhet dhënë zekat.

**Zekati në bazë të vlerës**

Kur jemi tek zekati i kafshëve, duhet theksuar se zekati i tyre jepet për cilësinë mesatare të moshës nga e cila nxirret zekati, duke u bazuar në hadithin, kur i Dërguari i Allahut i qe drejtuar Muadhit, para se të shkonte në Jemen: "Ti do të shkosh në mesin e ithtarëve të librit. Gjëja e parë për çfarë do t'i ftosh, duhet të jetë devotshmëria e sinqertë dhe adhurimi ndaj Allahut. Kur ta pranojnë Allahun, thuaju se Ai u ka lënë detyrim kryerjen e pesë namazeve ditore përgjatë një dite e një nate. Kur të fillojnë të kryejnë namazin, lajmëroji se Allahu ua ka bërë detyrim zekatin



për pasuri, i cili u jepet skamnorëve të tyre. Kur të binden për këtë, merr prej tyre, po ki kujdes të mos u marrësh pasurinë më cilësore".[10] Nga kjo mësojmë se nuk duhet marrë as bagëtia e plakur, e sëmurë ose që ka ndonjë të metë. Madje vetë Ebu Bekri, gjatë periudhës së tij, u shkruante njerëzve këto fjalë: "Të mos merret në emër të zekatit bagëti as cjap i plakur a i verbër, përveç nëse këtë e dëshiron ai që jep zekatin". Po ashtu duhet theksuar se lejohet të jepet zekat për kafshë edhe në bazë të kundërvlerës, mirëpo vlera duhet të caktohet në ditën e dhënies në vendin ku ndodhet pasuria. Nuk duhet harruar fakti se duhet dhënë zekat edhe atëherë kur kafshët janë pronë e dy personave e më shumë, që njihet si pasuri partneriteti (ortakërie), nëse pjesa e secilit prej tyre arrin nisabin (kuotën). Nëse dy partnerët (ortakët) kanë 56 lopë, nuk duhet dhënë zekat për to, sepse nuk e kanë arritur kuotën e caktuar, për faktin se, kur të pjesëtohet për 2, kanë nga 28 krerë. Sidoqoftë, ky ishte vetëm lloji i parë i pasurisë, prej së cilës nxirret zekati, kurse për llojet e tjera, do të jepen shpjegime në numrat e ardhshëm.

[1] Buhariu, nr. 1402, Muslimi, nr. 987.[2] Tuhmaz, Abdulhamid Mahmud, Fikhu Hanefi, f. 434.[3] Xhezairi, Abdurrahman, El-Fikh'u ale'l Medhahibi'l Erbeati, vëll. I, f. 457; Sabik, Sejid, Fikhu's Suneh, vëll. I, f. 423-424; Grup dijetarësh, Zekati detyra e panjohur, f. 31-32.[4] Sipas shafiinjve dhe malikinjve, më e preferueshme është që viçi të jetë femër, kurse sipas hanefinjve nuk kërkohet preferenca, është njësoj si viçi femër edhe ai mashkull.[5] Xhezairi, Abdurrahman, El-Fikh'u ale'l Medhahibi'l Erbeati, vëll. I, f. 458.[6] Sofiu, Flamur, Fikhul Ibadat, f. 179.[7] Tirmidhiu.[8] Buhariu, nr. 1464.[9] Buhariu, nr. 35,36, Muslimi, nr. 24.[10] Buhariu, nr. 1458.

# Ebul Kasim el-Zehravi

**Gjeniu nga sfera e mjekësisë në Spanjën myslimane**

Në kohën kur Bagdadi ishte nga qendrat më të rëndësishme shkencore në botë, prej së cilës drita e shkencës i përhapej botës intelektuale dhe nën ndikimin e famës së Fahredin Raziut dhe Ibn Sinait, në të njëjtën kohë, do të lulëzonte edhe qendra tjetër islame në Kordovë, në Spanjën e largët. Në atë kohë, në shekullin e dhjetë, Kordova ishte vendbanimi më i qytetëruar dhe më i populluar i Evropës, ku jetonin 1 milion njerëz, kishte rreth 300 xhami, 70 biblioteka dhe 50 qendrave spitalore. Universiteti i saj, i themeluar qysh në shekullin e 8, ishte i vetmi universitet në Evropë, ku mësonin edhe myslimanët edhe jomyslimanët. Vetë biblioteka universitare kishte rreth 225.000 libra të sferave të ndryshme.Në Universitetin islamik të Kordovës studionin shumë shkencëtarë evropianë, të cilët më vonë, nëpër vendet e tyre gjerë e gjatë Evropës, sikur ishte Mihajlom Skotlandi, ishin bërë udhëheqës të vendeve të tyre.

Këtu, në këtë qytet, kishte lindur ylli i kirurgëve myslimanë, Ebul-Kasim ez-Zahrije, kirurgu më i madh spanjoll i asaj kohe, në vitin 936. Ekzistojnë shumë pak të dhëna për fëmijërinë dhe rininë e tij. Dihet se qysh i ri, ishte bërë mjeku personal i halifit Abdurrahmani i Tretë. Ebul-Kasim, me një përkushtim të thellë, kishte studiuar kirurgjinë dhe kishte arritur të themelonte ligje të tij, të cilat patën krijuar një lloj tjetër të mjekësisë. Vepra e tij kapitale njihet me emrin "Et Tasrif li men adxheze anti te`lif" dhe në të ai kishte përfshirë njohuritë e tij të shumta në sferë të kirurgjisë. Vepra është e shkruar në tridhjetë

vëllime. Në vepër janë dhënë dhe janë vizatuar mbi 200 instrumente kirurgjikale, të cilat ky kirurg i kishte përdorur në praktikën e tij. Dhe, nëse bazohemi në këtë të dhënë, shohim se shumica e këtyre instrumenteve përdoren edhe sot e kësaj dite nga kirurgë botërorë, me disa ndryshime të vogla. Instrumentet e Ebul-Kasimit kanë ngelur të njëjta, po tash emërtohen në gjuhën latine dhe jo arabisht. Pas kësaj pasurie në instrumente kirurgjikale, mund të bëjmë një qasje të rëndësishme rreth faktit se ç'ka lënë Ebul-Kasim për shkencën e mjekësisë. Në fillimin e këtij shekulli, kirurgët treguan se kanë gjetur një mënyrë të re të ndalimit të gjakderdhjes nëpërmjet djegies së plagës, dhe nuk e kanë ditur se atë gjë Ebul-Kasimi e kishte praktikuar para dhjetë shekujsh dhe ai ka qenë i pari që e kishte realizuar me sukses.

Ebul-Kasimi ka qenë i pari në historinë e mjekësisë që ka kryer operacion kirurgjik të kancerit në gji, dhe njëkohësisht ka qenë i pari që ka vënë re rrezikun e kancerit dhe të disa karakteristikave të tij. Ishte i pari që kishte larguar gurëzit nga fshikëza urinare duke hapur fshikëzën ose duke i thyer gurëzit. Edhe historia e mjekësisë evropiane na tregon se këtë gjë e kishin bërë të parët evropianët, po dokumentet e shkruara dëshmojnë të kundërtën, se ajo është meritë e Ebul-Kasimit, myslimanit nga Kordova. Ebul-Kasim ka qenë larg bashkëkohësve të tij, një kirurg edhe në sferën e kockave. Instrumentet e tij të përdorura në atë kohë nuk dallojnë shumë prej instrumenteve të përdorura edhe në kohën tonë. Ai kishte sqaruar në mënyrë të hollësishme ndezjen e muskujve dhe kishte qenë më i hershëm se i famshmi POTA në përshkrimin e tuberkulozit në shpinë - për 700 vjet. Ebul-Kasim pati qenë i pari në historinë e mjekësisë që kishte ndaluar gjakderdhjen duke i mbyllur plagët, dhe këtë ia ka lehtësuar mjekësisë përgjithmonë me anë të mjeteve të tij. Dhe është për t'u habitur se kirurgu francez Abriaz Pare, në vitin 1556, këtë mënyrë intervenimi ia njihte vetvetes, edhe pse Ebul-Kasim këtë gjë e kishte bërë qysh para gjashtë shekujsh. Po ashtu, ky shkencëtar dhe mjek është i pari që kishte mbyllur plagën prej brenda, që, kur të shërohet plaga, lëkura të mos mbetet me shenja.Përveç kësaj, ai është njeriu i parë që futi në përdorim qepjen e plagëve me dy gjilpëra dhe një pe, dhe i pari që ka përdorur penj kirurgjikë prej zorrëve të maces.

Ebul Kasim ka qenë i pari ( shumë më herët se kirurgu gjerman Trendelbelg) që ka porositur ngritjen e këmbëve në operacionet që janë bërë në pjesën e poshtme të trupit; gjithashtu ka qenë kirurg i parë që të sëmurit nga gjakderdhja, i ka hapur vrimë për të mundësuar frymëmarrjen, një metodë që është shumë e aplikueshme në mjekësinë moderne. Ebul Kasim në kirurgjinë e akusherisë ka qenë i pari që ka dhënë supozimet esenciale për nxjerrjen e foshnjës nga barku, vërtet të gjitha ato lindnin të vdekura, por ai ka dhënë bazat e kësaj metode. Këtë gjeni duhet ta falënderojnë të gjitha foshnjat e lindur sipas kësaj metode.Ebul Kasim ka qenë i pari që, me intervenime kirurgjike, kishte shpëtuar foshnja dhe nëna gjatë lindjeve jonormale. Ai ka dhënë udhëzime esenciale se si të veprohet nëse nga mitra e nënës në fillim dalin duart, këmbët e të tjera pjesë, shumë më herët sesa kirurgu gjerman Valçër, i cili ia njeh vetvetes këtë teori nga kjo degë e akusherisë. Do të duhej të zgjeroheshim shumë po të donim të përmendnim të gjitha gjërat që Ebul Kasimi ka përdorur i pari në këtë botë, dhe të cilin e kanë ndjekur pas edhe të gjithë shkencëtarët e tjerë botërorë. Libri i tij tridhjetëvëllimesh është një burim i rëndësishëm i shkencave të mjekësisë.

Ai ka qenë libër universitar në Salerna dhe në shkolla të tjera mjekësore në tërë Evropën. Shumë kirurgë me emër, në Evropë kishin falënderuar këtë kirurg modest nga Kordova. Pasqyrën më të mirë për këtë njeri e jep vepra e tij mjekësore, e cila është botuar dhe ribotuar më shumë se një mijë herë. Në saje të kontributit të tij të pamohueshëm, Ebul Kasim el Zahravi ka arritur në piedestalin e mjekësisë. Ka vdekur në vitin 1013.123 vjet pas vdekjes së tij, një institucion i rëndësishëm në Evropë kishte ndaluar kirurgjinë për ta zëvendësuar me xhelatët!

(Përktheu nga boshnjakishtja: Hamdi Nuhiju. Burimi:Glasnik Vrhovnog Islamskog Starjesinstva u Jugoslaviji, viti 1966, nr.9-10 f. 404-406)






# KIRGIZISTANI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Të dhëna statistikore[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Kyrgyzstan.
- Emri zyrtar: Republika e Kirgizistanit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 198,500 $km^2$.
- Numri i banorëve: 5.482.000 (2009).
- Dendësia: 27.4 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja: Myslimanë 80%, të krishterë 16% (shumica e tyre rusë ortodoksë) dhe të tjerë 4%.
- Kryeqyteti: Bishkek (llogaritet qyteti më i madh në vend).
- Qytete të tjera: Balikçi, Batken, Karakol, Karasuu, Narin, Ozgon, Talas, Taskomur, Tokmok, etj.
- Grupet etnike: Kirgizë 64.9%, uzbekë 13.8%, rusë 12.5%, dunganë 1.1%, ujgurë 1%, ukrainas 1% dhe të tjerë 5.7%.
- Gjuhët kryesore: Kirgize (gjuhë e parë zyrtare) dhe ruse (gjuhë e dytë zyrtare).
- Njësia monetare: Som (1.00 KGS = 0.016 EUR).
- Data e pavarësisë: 31 Gusht 1991 (nga Bashkimi Sovjetik).
- Festë kombëtare: 31 Gusht 1991 (Dita e Pavarësisë).

**Pozita gjeografike**

Republika e Kirgizistanit, si një shtet mesatarisht i vogël dhe një vend malor, shtrihet në kufijtë lindorë të zonës së Azisë Qendrore. Sipërfaqja e vendit afërsisht arrin në 198.500 $km^2$, prej saj 191.400 $km^2$ i takojnë zonës tokësore dhe 7.100 $km^2$ i takojnë zonës ujore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin deri në 3.878 km. Republika e Kirgizistanit kufizohet me katër shtete fqinje, nga veriu kufizohet me Kazakistanin, me një gjatësi prej 1051 $km^2$, nga lindja me Kinën (përkatësisht me Krahinën Turkistani Lindor, që në këtë kohë është nën pushtetin e Kinës së sotme), me gjatësi prej 858 $km^2$, nga jugu me Taxhikistanin në një gjatësi deri në 870 $km^2$ dhe nga perëndimi me Uzbekistanin në gjatësi deri në 1099 $km^2$. Rreth 49% e terrenit të vendit arrin lartësinë deri në 1000 metra mbi nivelin e detit, kurse afërsisht rreth 30% arrin lartësinë mbidetare mbi 3000 metra, shumë prej majave të larta janë të mbuluara me dëborë. Ndërkaq, në luginat Fergana, Chu dhe Talas terreni është i hapur dhe i sheshtë[2]. Bazuar në të dhënat e vitit 2009, Republika e Kirgizistanit ka gjithsej 29 aeroporte, 18 prej tyre janë të asfaltuara, kurse 11 të paasfaltuara. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare, prej tyre kryesori është porti Balikçi[3]. Shteti i Kirgizistanit ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti Shtetëror Kirkiz, Universiteti Ndërkombëtar i Kirgizistanit, Universiteti Ekonomik i Kirgizistanit, Universiteti Shtetëror Kirkiz i Ndërtimit, Transportit dhe Arkitekturës, Akademia Bishkek e Ekonomisë dhe Financave, etj.[4]

**Bishkek:** Si kryeqytet ka 900.000 banorë (sipas statistikave të vitit 2005). Qyteti Bishkek është themeluar në vitin 1878, si një fortesë ruse me emrin Pishpek. Ky qytet, që konsiderohet më i madhi në vend, bie në luginën e lumit Choi, në veri të Kirgizistanit. Bishkek është një qytet modern, të cilin e mbulojnë sheshe të gjera dhe kopshte/parqe të shumta, si dhe është qendra ekonomike dhe kulturore e vendit. Në mesin e industrive më të rëndësishme të vendit, për të cilat arrin të jetë i njohur Bishkek, llogariten industritë ushqimore, industria e makinerive bujqësore dhe industria e tekstilit. Gjatë epokës sovjetike, qyteti Bishkek ishte një qendër e një numri të madh fabrikash, por shumica e tyre, për shkaqe të ndryshme, janë mbyllur ose punojnë me kapacitet të zvogëluar prodhimtarie. Gjithashtu, qyteti Bishkek ka qenë selia e një qendre të madhe sovjetike për trajnimin e pilotëve luftarakë[5].

**Historia e Kirgizistanit**

Duke filluar nga shekulli X, popujt kirgizë emigruan nga krahina më e lartë e luginës së lumit Yenisei (në territorin e Rusisë Aziatike) dhe u orientuan drejt jugut, gjegjësisht në krahinën Tejan Shan. Kurse, në shekujtë XIII e XIV trojet e Kirigizistanit të sotëm u bënë pjesë e Perandorisë Mongole. Pastaj, në vitin 1758, populli kirgiz u bë ndër shtetasit e Perandorisë Kineze. Më vonë, në periudhën mes viteve 1864 – 1876 vendi u inkorporua në Perandorinë cariste Ruse. Ndërsa



gjatë viteve 1916 – 1917 shumë njerëz nga populli kirgiz emigruan në Kinë, si pasojë e shtypjes ruse të revolucionit, i cili ndodhi në Azinë Qendrore dhe pas shpërthimit të luftës civile në Rusi, ngjarje që ndodhën në prag të Revolucionit të tetorit të vitit 1917. Pas tërë këtyre, në vend u organizua një luftë e armatosur lokale nga vendësit kirgizë kundër Ushtrisë së Kuqe Bolshevike. Gjatë periudhës së viteve 1917 – 1924 Republika e Kirgizistanit të sotëm ka qenë pjesë e Republikës së Pavarur të Turkistanit. Në vitet njëzet të shekullit XX, zbatimi i programit të reformës agrare solli stabilitetin e shumë kirgizëve nomadë dhe u përmirësua edhe gjendja arsimore e u rrit niveli i shkrim-leximit tek fëmijët kirgizianë. Në vitin 1924, Kirgizistani u bë Republikë Autonome brenda Bashkimit Sovjetik, për t'u bërë më pas, në vitin 1936, një nga republikat themelore të Bashkimit Sovjetik. Sovjetikët e detyruan popullin e Kirgizistanit të hiqte dorë nga jeta nomade, u sollën bujqësinë moderne dhe metodat e industrisë moderne, e cila ndryshoi shumë mënyrën e jetesës tradicionale të kirgizëve. Më 31 gusht 1991, Kirgizistani shpalli pavarësinë e vet nga Bashkimi Sovjetik, dhe, më pas, më 21 dhjetor 1991 u bë pjesë e Bashkësisë së Shteteve të Pavarura. Në vitin 1992 Kirgizistani hyri në Kombet e Bashkuara, kur filloi një program të reformave ekonomike, i cili mbështetet në fuqinë e tregut. Në maj të vitit 1993, vendi miratoi Kushtetutën e vet. Në vitin 1994, në Kirgizistan u mbajt referendumi i përgjithshëm dhe votuesit miratuan me shumicë reformat ekonomike, si dhe votuan për t'u bashkuar në Unionin e Azisë Qendrore, i cili përfshiu Kazakistanin dhe Uzbekistanin. Në zgjedhjet presidenciale të datës 29 tetor 2000, Akayev fitoi presidencën për herën e tretë, për pesë vjet duke marrë 75% të votave. Republika e Kirgizistanit është anëtare e Kombeve të Bashkuara, e Bankës Botërore, e Organizatës Ndërkombëtare të Punës, e Fondit Monetar Ndërkombëtar, e Organizatës Botërore të Shëndetësisë, e Bashkësisë së Shteteve të Pavarura dhe e Organizatës për Siguri dhe Bashkëpunim[6].

**Përhapja e Islamit**

Feja Islame në këto zona arriti përmes çlirimeve të komandantit të mirënjohur Kutejbe ibn Muslim El Bahili dhe të vëllait të tij Salih ibn Myslim, pikërisht ashtu siç e kemi sqaruar në shkrimin e kaluar, kur kemi folur për Kazakistanin. Mirëpo përhapja e Fesë Islame ndër banorët e këtyre rajoneve, në mënyrë vullnetare mori hovin e duhur në kohën e halifit emevit Umer ibn Abdul Aziz – halifit më të drejtë të kësaj dinastie. Mandej, në periudhën e dytë abasite, në këto zona u formua shteti i Havakinëve, i cili mori përsipër përhapjen e Fesë Islame nëpër këto rajone. Me përhapjen e Fesë Islame, u përhap edhe gjuha arabe dhe u bë gjuhë zyrtare në shtetin e Havakinëve. Dukuria që ndihmoi në përhapjen e Fesë Islame në këto zona ishte vendosmëria e disa tregtarëve myslimanë për të qëndruar, së bashku me thirrjen islame, në zonën e Ferganës (Kirgizistani i sotëm), të cilët përhapnin Islamin përmes bashkëpunimit të tyre tregtar me banorët e vendit. Një ndikim tjetër në këtë drejtim bënte edhe rruga e tregtisë së arit, e cila kalonte nëpër luginën e Ferganës (Kirgizistani i sotëm), një



rrugë e njohur në historinë e këtyre zonave, e tregtarët myslimanë, përveç të tjerash, këtë rrugë e shfrytëzonin edhe për të përhapur Fenë Islame. Njëri prej pedagogëve myslimanë të atyre tregtarëve ka qenë edhe Is'hak ibn Velij, i cili kishte qëndruar në këto zona për 12 vjet, duke kontribuar në përhapjen e Fesë Islame në Kirgizistanin e sotëm. Feja Islame arriti të zgjerohej edhe më shumë në këto rajone në kohën e Selxhukëve turq dhe të mongolëve, të cilët sunduan në këto vende, derisa dora cariste ruse ndikoi në rënien e tyre në vitin 1867.

**Klima**

Klima në Kirgizistan është kontinentale e paqëndrueshme, e nxehtë dhe me ndryshime të mëdha. Ndërsa në zonat malore klima është e ftohtë dhe majat e larta në to janë të mbuluara gjithnjë me dëborë, në rajonet qendrore rrafshinore klima është e ngrohtë, një ngrohtësi që vjen nga pyjet e dendura përreth, që marrin formën e mbrojtjes së kësaj klime. Pra, kjo është një nga arsyet që i mbledh në këtë rrafshinë emigrantët rusë, prandaj numri i tyre është rritur deri në një të tretën e popullsisë së Kirgizistanit. Të reshurat atmosferike në Kirgizistan janë mesatare dhe janë të mjaftueshme për rritjen e pyjeve e të bimëve nëpër stepat e disa zonave të vendit. Në luginat e vendit temperaturat mesatare ditore gjatë muajit korrik arrijnë deri në 28 gradë celsius, kurse në zonat e larta malore klima është më e ftohtë, atje në muajin korrik temperaturat mesatare ditore zbresin deri në 5 gradë celsius. Në janar temperaturat mesatare ditore janë aq të ulëta, saqë levizin nga minus 14 gradë celsius në lugina deri në minus 28 gradë celsius në zonat e larta malore[8].

**Gjendja ekonomike**

Bujqësia sjell rreth dy të pestat e vlerës së prodhimtarisë në ekonominë e Kirgizistanit. Delet janë kafshët me rëndësinë më të madhe në vend, ku banorët, përveç deleve, kultivojnë lopë e dhi. Për shkak të kushteve klimatike dhe rrethanave të truallit, kultivimi i kulturave bujqësore mundësohet në më pak se 10% të territorit të vendit. Bujqit e vendit, në mungesë të të reshurave atmosferike, kryesisht mbështeten në ujitje për prodhimtarinë e shumicës së të lashtave bujqësore. Të lashtat më të rëndësishme dhe kryesore janë: pambuku, gruri dhe perimet. Ndërkaq, industria në vend jep rreth një të tretën e prodhimtarisë në ekonominë e Kirgizistanit. Prodhimet kryesore industriale të vendit përfshijnë: industrinë ushqimore, makinerinë, metalet dhe tekstilin. Qendra kryesore industriale gjendet në kryeqytetin e vendit, Bishkek. Në Kirgizistan ka disa miniera, prej tyre më kryesoret janë: minierat e qymyrit, arit, plumbit, petrolit, uranit dhe e zinkut. Linjat ajrore llogariten po ashtu si pjesë e ekonomisë së vendit. Aeroporti i Bishkekut mundëson lidhjen me të gjitha linjat e tjera ajrore të vendit[9].

(1) www.alukah.net, www.moqatel.com , www.dreamscity.net. (2) www.aljazeera.net (3) www.moqatel.com.(4) www.4icu.org. (5) www.marefa.org (6) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 455, 456. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. (7) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 155. Dar Alem El Kutub, 1997 , Rijad. (8) www.rohama.org (9) www.marefa.org

# Poeti i Islamit në faqet e revistës "Err-rrisale" të Kajros*

**Mr. Qemajl Morina**

Të rralla janë ato figura që gërshetojnë marrëdhëniet tradicionalisht të mira, në mes popullit shqiptar dhe atij turk, siç e bëri këtë poeti ynë i madh Mehmet Akif Ersoj. Ai u mishërua me Kosovën, vendlindjen e babait të vet, së cilës ia kushtoi njërën prej poezive të tij më të mira, "Unë jam shqiptar[1]" (Ben Arnavudum), ku thotë:

*Kudo që gjendem më parafytyrohet si fantazma*
*Një fushë e përgjakur.*
*A je ti e vërtetë apo parafytyrim?*
*E shkreta Kosovë?*

Për të vazhduar:

*Dëgjojeni këtë prej meje,*
*që vërtet jam shqiptar…*
*Gjë tjetër s'mund të them…*
*Ja, atdheu im është rrënuar.*

Poashtu, ai u mishërua me Turqinë, atdheun e tij, për të cilën shkroi tekstin e himnit kombëtar që mbanë titullin: "Marshi pavarësisë" (Istiklal Marsh)[2].

*Nuk shuhet flamuri i kuq që valëvitet në këto troje,*
*Pa u shuar oxhaku i fundit që tymon mbi vendin tim;*
*Ai është ylli i kombit tim, do të ndriçojë,*
*Ai është imi, ai është vetëm i kombit tim!*

Prej kësaj shohim se sa ngushtë ishte i lidhur Mehmet Akifi me fatin e Kosovës, po edhe me fatin e të gjitha trojeve shqiptare. Kështu më 21 shkurt të vitit 1922, ai shkruan:

*Ngrehu baba, ngrehu nga varri !*
*Dhe shih se për qefin e tre vetave kokëkrisur,*
*Si vritet një popull tre milionësh!*
*Eja shpejt, sepse të gjallët nuk po vijnë*
*Të shpëtojnë atdheun tonë…*
*Shqipëria po digjet flakë..*
*Baba! Nëna jote më e dashur, që është atdheu yt,*
*Vendlindja jote po flijohet*
*Për ambiciet e tre vetave kokëtrashë!*
*Tokë e lëvruar nga gjyshërit tanë*
*Dhe arat e mbjella po i merr lumi…*
*Sa keq, që tashmë po ngulitet në tokë kryqi i të huajit…*
*Dhe të vallëzojë në të këmba e sqaut (ushtarit serb)…*
*Oh! Kudo më del përpara Kosova![3]*

### Mehmet Akifi në Kajro

Ashtu siç përmendet në biografinë e tij, Mehmet Akif Ersoj, pjesën e fundit të jetës së tij e kaloi në Egjipt. Për herë të parë shkoi në muajin tetor 1923, bashkë me princin Abbas Halim pasha, nga dinastia shqiptare dhe si i ftuar i tij. Aty kaloi dy dimrat e viteve 1923 e 1924, pastaj bashkë me Pashain u kthyen në Stamboll në pranverën e viteve 1924 e 1925. Pas vajtjes së fundit atje më 1925, nuk u kthye gjer më 1936.Gjatë qëndrimit të tij në Kajro, dy vjet banoi në një vilë të vogël të caktuar për të, që ndodhej përballë sarajit të Abbas Halim pashës në kasabanë e Hilvanit, jashtë Kajros, kurse, pasi pati sjellë familjen aty, pati marrë me qira një shtëpi të vogël në një skaj të Hilvanit.[4] Pas ardhjes së dytë në Kajro, Mehmet Akifi, me propozimin e kolegut dhe mikut të tij, Dr. Abdul Vehab Azzam, u inkuadrua

* *Kjo kumtesë është lexuar në konferencën " Mehmet Akif Ersoj nga këndvështrimi Ballkanik", më 27 dhjetor 2011, me rastin e 75-vjetorit të vdekjes së poetit islam Mehmet Akif Ersoj, mbajtur në Bursa (Turqi), organizuar nga Revista për Studime Ballkanike në bashkëpunim me universitetin Uludag dhe komunën e Osmangazit*

në Universitetin e Kajros, në Fakultetin e Filologjisë, profesor i gjuhës dhe letërsisë turke[5]. Këtë profesion ai e kreu deri në vitin 1936, do të thotë për më shumë se dhjetë vjet me radhë. Kjo shihet edhe nga të dhënat për profesorët, të cilat gjenden në Arkivin e Fakultetit të Filologjisë, pranë Universitetit të Kajros.[6] Po ashtu kjo shihet edhe nga poezitë e tij të botuara në përmbledhjen e tij "Safahat", duke filluar me poezinë "Me Faraonin sy më sy", e cila mban datën e 23 dhjetorit 1923 e deri në vitin 1926, përveç datës, autori shënon edhe vendin Hilvan, lagje e Kajros ku banonte Mehmet Akifi.[7]

Vendosja e Mehmet Akifit në Kajro, në atë kohë, si duket ishte një zgjidhje kompromisi, në rrethanat e krijuara në Turqi, si shkak i një seri reformash që ishin ndërmarrë asokohe nga pushteti i ri. Mehmet Akifi, si një mendimtar i kalibrit të lartë islam, nuk mund të pajtohej me një veprimtari të tillë. Prandaj, largimi i tij në Egjipt, ku kishte përkrahjen morale dhe materiale të dinastisë shqiptare, përkrahjen pa rezervë të kolonisë shqiptare, po edhe të inteligjencies egjiptiane, të cilët çmonin lartë veprimtarinë e tij letrare, mu për këtë edhe e angazhuan në Universitetin e Kajros. Në të njëjtën kohë, Kajroja ishte një qendër e madhe dhe me rëndësi e mendimit islam. Me një fjalë, Mehmet Akifi, në një mënyrë a në një tjetër, kishte zgjedhur një lloj azili politik në atë kohë. Kurse në Kajro kishte gjetur një ambient të përshtatshëm për vazhdimin e krijimtarisë së tij letrare.Mehmet Akifin, në atë kohë e mbante shpresa se Turqia, e cila ishte i vetmi shtet islam i pavarur dhe kishte mbetur i lirë, do të përpiqej, pas kësaj, për t'i zgjuar kombet e tjera myslimane të robëruara. Mirëpo, fakti që shteti i porsaformuar, duke u kthyer krejtësisht nga Evropa, e kishte braktisur Botën Islame, nuk ishte diçka që mund ta pranonte Mehmet Akifi. Prandaj, duke braktisur vatanin për besnikërinë ndaj të cilit kishte bërtitur me zë të lartë te Marshi i Pavarësisë, ishte tërhequr në pasivitet.[8]

### Poeti i Islamit[9] në faqet e revistës "Err-rrisale" të Kajros

Prania e tij në metropolin e Egjiptit, veçanërisht angazhimi i tij profesor i gjuhës dhe letërsisë turke në Universitetin e Kajros, kishin ndikuar që krijimtaria e tij letrare të ishte më shumë e pranishme në shtypin egjiptian të kohës. Kështu, që nga vendosja e tij në Kajro, ai botoi pjesë të zgjedhura të poezive të tij në shtypin e Kajros, pjesën më të madhe në revistën "Err-rrisale" (Misioni)[10]. Aty u botua edhe pjesa e parë e veprës së tij "Safahat" në vitin 1353 h / 1933, një kopje të së cilës ia kishte dhuruar, në shenjë kujtimi, Hasan ef. Nahit nga Gjakova, i cili në atë kohë gjendej në studime në universitetin "El-az-harit" të Kajros; edhe



ky veprim tregon për lidhjet e vazhdueshme që mbante Mehmet Akifi me shqiptarët. Me këtë rast vlen të theksohet se në rubrikën e rregullt, të cilën e mbante Dr. Abdul Vehab Azzam, gjejmë shumë poezi të përkthyera në shumë numra të revistës "Err-rrisale". Prej tyre po përmendim: "Fyelltari qorr". Përkthimit i paraprin një hyrje nga Dr.Abdul Vehab Azzam. Pastaj, vijojnë poezitë: "Sejfi Baba", "Artisti" etj.. Mirëpo, çfarë zgjon kërshërinë e lexuesit, janë disa shkrime që u botuan me rastin e vdekjes së poetit, të cilat kanë të bëjnë me jetën dhe veprimtarinë e tij. Autor i këtyre shkrimeve është kolegu dhe miku i tij i ngushtë, gjatë qëndrimit të Mehmet Akifit në Kajro, Dr. Abdul Vehab Azzam. Në faqet në vijim do t'u bëjmë një vështrim të shkurtër disa artikujve që janë botuar në revistën "Err-rrisale", të cilët janë të lidhur ngushtë me jetën, veprimtarinë, po edhe botën e brendshme, të poetit, në dekadën e fundit të jetës së tij në Kajro.

### Mehmet Akifi – poet i Islamit

Nën këtë titull, Dr. Abdul Vehab Azzam nis shkrimin e tij, për të vazhduar (në pesë vazhdime) për Mehmet Akifin. "Kisha lexuar emrin e Mehmet Akifit në mesin e shkrimtarëve më të njohur bashkëkohor të letërsisë turke, por pata rastin të njihesha me një pjesë shumë të vogël të veprimtarisë së tij poetike. Kur para shtatë vjetësh, kisha shkuar në Stamboll, Mehmet Akifi ishte vendosur në Egjipt. Ky rast më mundësoi të njihesha nga afër me biografinë dhe



veprimtarinë e tij, për se u bë më i dashur për mua. Posa u ktheva në Egjipt, shkova ta vizitoja. Ishte fat i mirë që ai ishte vendosur pranë meje, në Hilvan, mysafir i princit Abas Halim pasha.

Shkova në shtëpinë e tij, trokita në derë dhe, ja, para meje del një njeri që kishte kaluar të gjashtëdhjetat, me një trup të drejtë, ku dukeshin shenjat e modestisë dhe të pjekurisë. Më uroi mirëseardhjen. Hyra brenda dhe u ula. Biseduam për një kohë, duke hapur me këtë një fazë të re të miqësisë në mes nesh. Miku im ishte i turpshëm, fjalëpak, mendonte gjatë, heshtte shumë, anonte nga izolimi, u shmangej tubimeve të mëdha. Kjo më kishte bërë që gjithherë ta gjeja në shtëpi dhe të bisedoja gjatë me të".

"Vizitat tona ishin të shpeshta. Më vizitonte ose e vizitoja. Bisedonim gjatë për të kaluarën dhe të tashmen. Biseda kalonte në tema të ndryshme, si letërsi, histori dhe për gjendjen aktuale të myslimanëve. Kur i pëlqente biseda, kërkonte nga bashkëbiseduesi të vazhdonte, kurse ai dëgjonte me vëmendje. Kurse, nëse në mexhlis merrte pjesë edhe dikush tjetër, ai heshtte nga modestia dhe turpi . Kur kërkoja prej tij që ta merrte fjalën, lëvizte kokën duke refuzuar të bënte një gjë të tillë. Nëse përgjigjej, këtë e bënte shumë shkurt, pastaj i kthehej heshtjes. Kur përfundonte mexhlisi, ai më shprehte përshtypjet e tij, i pajtuar a jo, i kënaqur a i nervozuar."

Në vazhdimin e dytë ai botoi një shkrim që dhëndri i tij, Omer Rida, kishte botuar në shtypin turk në muajt e fundit, pas keqësimit të gjendjes së tij shëndetësore. Në vazhdimin e tretë, autori shkroi një artikull të gjatë, ku përfshinte shkrimet e të gjitha gazetave të Turqisë me rastin e vdekjes së Mehmet Akifit, përfshirë edhe një biografi të tij. Shkrimin e fillonte me këto fjalë: "Vdiq poeti i madh në orën tetë pa një çerek të mbrëmjes së ditës së enjte të 29 dhjetorit, duke i lënë popullit turk vepra të pavdekshme, si "Mbrojtja e Çana kalasë" dhe "Himni i pavarësisë".Mehmet Akifi kishte një respekt të madh ndaj shumë poetëve, prej arabëve: ibnu al-Farid, prej turqve Fudulin, prej persianëve Sadiun, kurse prej francezëve La Martinin. Në vazhdimin e katërt. Dr. Abdul Vehab Azzam i bën një analizë të veçantë poezisë së Mehmet Akifit, në mënyrë të posaçme veprës së tij më të njohur "Safahat", duke filluar prej numrit të parë të saj deri tek i shtati.Në vazhdimin e pestë, autori i bën një vështrim një poezie lloji tjetër të Mehmet Akifit, të cilën ai e quan poezi shoqërore, që ishte e pranishme në veprimtarinë letrare të poetit tonë të njohur.

Besoj se ky shkrim modest, lidhur me poezinë e Mehmet Akif Ersojit në revistën "Err-rrisale" të Kajros, me rastin e 75-vjetorit të vdekjes së poetit, do të ndriçojë sado pak dekadën e fundit të jetës së tij që kaloi në kryeqendrën e Egjiptit në Kajro.. Në anën tjetër, kjo tregon se, përveç përkatësisë së tij shqiptare e turke, ai i përkiste universit të gjerë islam, një frymë që përshkoi tërë veprimtarinë e tij letrare dhe për se meritoi epitetin "poet i Islamit", siç e quajti revista e mirënjohur e Kajros "Err-rrisale".Ajo që vlen të theksohet me këtë rast dhe që na jep shpresë, është se idetë dhe vizioni i Mehmet Akif Ersojit - për një jetë të dinjitetshme të myslimanëve, po realizohet në praktikë në shumë vende të Botës Islame.

(1) Safahat, f.206, marrë nga artikulli: "Me sy kah vendlindja", i autorit Hajrullah Halit Akturk, (Rilindja), 28 korrik 1979, f. 20, Prishtinë; Shih poashtu: Dr. Skender Rizaj, Shqiptari Akif Mehmeti – poeti më i madh i letërsisë turke, (Fjala), Prishtinë, 1 tetor 1984, f.10; Dr. Skender Rizaj, Shqiptari Akif Mehmti – poeti më i madh i letërsisë turke (Bujku), Prishtinë, 17 dhjetor 1994, f.11; Shyqri Nimani, Poeti i madh Akif Mehmet Pejani, "Ekskluzive" (revistë mujore për aktualitet,kulturë, shkencë, sport, Prishtinë, nr. 25, maj 2002, f.93-96.(2) Mehmet Akif Ersoj, Fletët (Safahat), Logos A, Shkup, 2006, f. 568.(3) Nexhip Alpan, marrë nga "Drita Islame" (organ i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë), Tiranë, nr. 1 (84) 1996.(4) Mehmet Akif Ersoj, Fletët (Safahat), Logos - A , Shkup, 2006, f.58.(4) Errisale, nr 187, februar 1937, viti 5 Kajro, f.181 (5) Ua prezantova profesorëve të Fakultetit të Filologjisë, poetin e madh, ata e zgjodhën për ta ligjëruar gjuhën dhe letërsinë turke. Ishte i dashur dhe i respektuar si tek profesorët, po ashtu edhe tek studentët. (6) Këto të dhëna i kam vërtetuar gjatë një hulumtimi që kam bërë në Arkivin e Fakultetit të Filologjisë në vitin 1978, kur isha në studime pasuniversitare (1976-1979).(7) Safahat, shih: prej f. 517 – 584, botimi shqip i Logos-A, Shkup 2006. (8) Safahat (Fletët), Logos – A , Shkup, 2006, f.59. (9) Autori thotë se kështu quhej në Turqi Mehmet Akifi. (10) Revistë javore prestigjioze për letërsi dhe kulturë, ku u botuan shumica e poezive të Mehmet Akifit, botohej në Kajro për afër 20 vjet me radhë. Kryeredaktor i saj ishte shkrimtari i njohur egjiptian Ahmed Hasen Ez-zajat (1885-1968).

**MEHMET AKIF ERSOJ**

## NJË NATË

*Katërmbëdhjetë shekuj më parë ishte një natë si kjo përsëri,*
*Kur nga rëra, në të katërmbëdhjetën e muajit, doli një jetim!*
*S'kishin parë sytë të varfër si ai;*
*Kurse kishte mijra vjet që e prisnin të vijë!*
*Nga do ta shikonin? S'e shihnin dot, natyrisht;*
*E para, vendi ku doli në shkretëtirë, ish vend më i fshehtë;*
*Nga ana tjetër, vendet e zhvilluara të botës në ato kohë*
*Ishin në krizë, më keq se tani!*
*Njerëzit i kishin kaluar në egërsi çakenjtë,*
*Njeriun e dobët e hanin të vëllezërit!*
*Anarkia kishte rrethuar gjithë botën anembanë,*
*Sëmundja e sotme e copëtimit të Lindjes ishte epidemi!*

*Ndërkaq, jetimi ishte rritur, ishte bërë dyzetë,*
*Kur këmbët e përgjakura që shëtisnin kokëve, ranë në ujë!*
*Ai i pafajshmi e shpëtoi njerëzimin me një frymë!*
*Sundimtarët e Bizantit dhe Iranit i shtriu me një goditje për tokë!*
*I dobëti dhe i pafuqishmi që shtypeshin sa mund, gjetën jetë.*
*Ngordhi dhuna që asgjësimin s'e shkote as ndërmend.*
*Ai ishte mëshirë; sheriati, ligji i tij që e ndante të mirën nga e keqja,*
*I hapi kanatet mbi vatrën e atij që donte drejtësi.*
*Ç'të ketë bota, janë gjithë ç'i ka dhënë ai;*
*Shoqëria dhe individi i janë borxhlinj atij!*
*Atij të pafajshmit gjithë bota i ka detyrim...*
*O Zot, na bashko ditën e ringjalljes me këtë besim!*

Hilvan, 28 gusht 1928

## NJË NATË MEVLUDI SHUMË E ZYMTË

*Vite kalojnë, o Muhammed,*
*Muajt për ne u bënë vetëm Muharrem[1]!*
*Mbrëmja, ç'natë plot diell qe...*
*Ajme, edhe ajo, natë zije u bë!*
*Bota sot, për treqind e pesëdhjetë milion*
*Viktima, një botë e frikshme u bë!*
*Shenjtëria e Sheriatit tënd të pastër u shkel,*
*I huaji, pjesëtar i nderit tonë u bë!*
*Prej zërit të kambanave q'u tingëllojnë në tru,*
*Mijra minare memece u bënë!*
*Për hir të Allahut, o Profet i pafajshëm,*
*Islamin mos e lër kështu, pa njeri, jetim,*
*Islamin mos e lër kështu, si viktimë!*

12 Rebiulevvel 1331, 18 Shkurt 1913

1 Sipas kalendarit hënor, muharremi është muaji i parë i vitit. Në këtë muaj ka ndodhur ngjarja e Qerbelasë. Kështu, ky muaj është bërë simbol zije. Këtë simbolikë ka patur parasysh edhe poeti.

## KUR'ANIT

*O libër – shpirt i besimtarëve!*
*O këshillë e famshme ndaj mohuesve!*
*O pishtar i urtësisë hyjnore!*
*O përmbledhës i begatisë që s'ka të mbaruar prore!*
*Ideja mbi aftësinë tënde vlerësuese*
*A e shpjegon, vallë, fuqinë vepruese?*
*Lojrat e bukurisë së Zotit prej aty burojnë;*
*Pasqyrë e të vërtetës – të të them, e meriton!*
*Zbritje e Zotit të madh e të fuqishëm je;*
*Provë e guximit hyjnor të Zotit je!*
*Bota mori frymëzim nga ti;*
*Një shkëlqim përsosjeje je ti!*
*Një shkëlqim i merituar me përjetësi,*
*Gjer në ringjallje çdo rreze e tij!*
*Asnjë rreze nuk të ka të shuar;*
*Me këtë nder çdo çast je i shquar!*
*Begatinë e Zotit na e ke mësuar;*
*O dritë shquese, qofsh e bekuar!*
*S'je fjalë njerëzish, por fjalë e Zotit vetë;*
*Ndër krijesat e Zotit, je krijesë e lartë!*

*Furkani është libri i Mustafasë,*
*Eshtë një mrekulli e Hyjnisë.*
*U bëhet i ditur të mençurve,*
*Një mijë mrekulli çdonjëri prej ajeteve.*
*Të shquarit e beduinëve a s'e panë*
*Dhe mbetën pa gojë nga ai Kur'an?*
*Furkani është nder i besimtarit,*
*Eshtë llambë ndriçuese e besimtarit.*
*Rruga e Zotit me të është dalluar;*
*Mbetet e panjohur po të jetë i fshehur.*
*O Zot, ç'libër i lartë është ky!*
*Mendja s'e nxë kuptimin e tij!*
*Ata që lartësinë hyjnore ia mohojnë,*
*Ta bëjnë një si ai, ta provojnë!*
*I vërtetë ai libër i pashoq,*
*I pasjellë ende në shesh, i pashoq!*
*Të dobët njerëzit e kësaj bote, të dobët!*
*Kush ka fuqi? Njerëz e xhindë, të dobët!*
*Meqë fuqia u mungon*
*S'kanë as fuqi ta imitojnë!*

*Ahmedi që është profet i padyshim,*
*Me Kur'anin mori begati e famë!*
*"Fe'tu..."[1] duke thënë Profeti Bujar,*
*E bënte kokëngjeshurin të mbetej pa fjalë!*
*Kur thuhej "fe'tu...", mohuesit*
*A mund të ngulnin këmbë prapë?*
*Për grindje, a mund të mbetet vend?*
*Për zënie e luftë, a mund të ketë vend?*

*O stoli e dorës sime, o nderi im!*
*Në këtë botë, plotësimi i qëllimit,*
*Stolia e kujtesës m'u bëre ti!*
*Kapitali i kujtesës m'u bëre ti!*
*Ti je, sidomos, o libër i lartë*
*Dhe për këtë s'nguroj aspak!*
*Në këtë botë, shoku më i afërt,*
*Në tjetrën, ndihmë dhe ndihmëtar!*

...fe'tu bi suratin min mithlih..., E në qoftë se jeni në dyshim në atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit tonë, atëherë silleni ju një kaptinë të ngjashme si ai (Kur'ani) (Bakara, 2:23).

*Nga "Safahat, Fletët / botoi: Logos-A, Shkup / përktheu: Mithat Hoxha / përzgjodhi E.A.*

# Britanikët e bardhë po bëhen myslimanë

**Catrin Nye, BBC**

**Kalimi në Islam**

Si 22-vjeçare, Aisha Uddin, e cila lexon kaptinën el-Fatiha - kapitulli i parë i Kur'anit - në shtëpi, me mikeshën e saj të ngushtë Semeja Kerim, ajo mund të hasë edhe në vështirësi për ndonjë fjalë, por në leximin e këtij teksti u tregua e përkryer. Aisha Uddin: "Ky është një ndryshim, unë jam e lumtur për atë që kam bërë".Ndryshe nga Semeja, 35,e cila ka origjinë pakistaneze dhe është rritur duke lexuar librin e shenjtë, Aisha është shumë e re në Islam, ajo, para se të konvertohet në Islam, vetëm dy vjet më parë, emrin e kishte Laura. Është pak e zbehtë dhe ka sy të ndritshëm kaltër (blu), me origjinë është nga Birminghami dhe deri kohët e fundit ajo vishej si shumë femra të reja e të bardha britanike."Para se të bëhem myslimane, veshja ime ishte xhinse, duks (xhaketë për të rinj e të reja) dhe isha e ngarkuar jashtë mase me grim" - thotë ajo.Tani Aisha vesh një xhilbab(palltë) të gjatë të zi (që mbahet mbi veshje) dhe një hixhab (shami) të madhe, me ngjyrë krem në kokë dhe mbi supe."Për mua tani, pa dyshim, ky është një ndryshim dramatik, po një ndryshim që unë jam e lumtur pse e kam bërë, sepse tani më nuk kam për të provokuar dhe joshur askënd në rrugë". Aisha filloi të interesohej për fenë qysh në shkollë - dhe pastaj herë pas here vizitonte xhaminë më të afërt aty ku jetonte, për të mësuar më shumë për Fenë Islame."Islami m'i hapi sytë dhe ma bëri të mundur të hulumtoj dhe shikoj më tej në të –që t'i kuptoj njerëzit dhe kulturat e ndryshme. Kam arritur ta studioj mjaft mirë atë, madje edhe pas shkollës. Kur jetoja në Birmingham, isha e rrethuar nga feja...".

Ajo thotë se kaloi mjaft vite derisa gjeti Islamin, me gjithë kontaktet e shpeshta me fenë. Tash ajo ka bërë ndryshime të mëdha, duke filluar nga pamja e saj e deri tek falja pesë herë në ditë."Jeta ka ndryshuar në mënyrë dramatike. Unë më parë kam qenë një rebele, vazhdimisht shkaktoja telashe në shtëpi, duke dalë dhe qëndruar jashtë pa kontroll – duke vështirësuar çështjen e mësimit dhe duke mos u përpjekur mjaft për shkollën.

**Xhamia në Regent Park në Londër, arenë e kthimit në islam**

"Pastaj, kur u bëra myslimane, fillova të ndieja një lloj qetësimi që e kisha kërkuar kaherë, për të qëndruar në shtëpi e për të studiuar në internet ose për të lexuar libra. Tash jam shumë e lumtur, sidomos kur e kujtoj se si isha ma parë ... Unë jam krenare për atë që jam, unë kam marrë një identitet të caktuar". Aisha është njëra nga një numër në rritje i britanikëve të bardhë që janë konvertuar në Islam, sipas një studimi të ri nga universiteti i Swansea, që është bërë për çështjet e besimit dhe bamirësisë. Duke përdorur një numër burimesh, duke përfshirë edhe një studim të bërë në një numër prej më shumë se 250 xhamish britanike, të dhënat e regjistrimit të vitit 2001 dhe shifrat e kalimit në islam në Evropë, shkencëtarët vlerësojnë se në Britaninë e Madhe mund të ketë më shumë se 100.000 të konvertuar - të të gjitha përkatësive etnike. Kjo paraqet një rritje, rreth 60.000 të konvertuar vetëm në vitin 2001. Për një pasqyrë në përvojat e myslimanëve të konvertuar në Islam nga besimet e tjera, shkencëtarët flasin për 120 - kryesisht



të rinj, gra të bardha. Shumë të konvertuar - si Aishja – raportohet të kenë përjetuar armiqësi nga familjet e tyre. Ajo thotë se prindërit e saj konvertimin në Islam e kanë kuptuar si reflektim të një refuzimi të edukimit të tyre nga ana e bijës së tyre.

**Rrjeti mbështetës**

"Familja ime nuk ishin të lumtur për këtë, [duke thënë]: Pse po e ndryshon ti identitetin ? Pse i ke të mbuluar flokët e tua? Pse vishesh në këtë mënyrë, ashtu siç visheni ju"?- rrëfen Aisha. Sarah Joseph (Sara Jozefi), e konvertuar në Islam, kur ishte e re thekson: "Duke qenë në një shoqëri ku ka aq shumë paragjykime të këqija rreth tyre (myslimanëve) ... por, në anën tjetër, në qoftë se ju i keni njohur këta njerëz vërtet, ata janë njerëzit më miqësorë që keni takuar ndonjëherë. Unë ndihem shumë krenare që jam myslimane, unë nuk i kushtoj rëndësi çfarë thonë familja". Tash Aisha ka një rrjet të gjerë mbështetësish. Ajo kohët e fundit pati një martesë tradicionale aziatike me një britanik me origjinë nga Bangladeshi, dhe jeton sipas traditave të asaj ane. Ajo gjithashtu ka shumë miq. Nga mesi i tyre ka edhe të konvertuar, të cilët i takon në grupin e myslimanëve të rinj. Aisha mbi fotografitë e të gjitha grave që morën pjesë në dasmën e saj ka vendosur shenja, duke i nënvizuar ato me ngjyra të ndryshme.

"Kjo është Lajla, kjo është Hanani, kjo është Maria ...Kjo është Sumea është vetëm një aziatike" - qesh ajo. Në xhaminë Regent Park në qendër të Londrës, në mesin e turmës për faljen e Xhumasë ka edhe shumë fytyra të bardha.

Konvertimet ndodhin këtu çdo javë - kryesisht të shtunën, dhe shumica e tyre janë gra.

Motra e jetës e Toni Blerit, Laurena Booth, kohët e fundit është kthyer në Islam dhe ja tek lutet atje.

Njëri nga imamët e Londrës, Exhmel Mesrur, thotë se rezultatet e studimit pak a shumë duken si befasuese për të. Ai thotë se në përvojën e tij ka arritur të mësojë se rreth tri të katërtat e të konvertuarve janë femra.

**Rrugëtimet personale**

"Shumë njerëz hulumtojnë dhe bëjnë kërkime për një mënyrë jetese shpirtërore dhe pa boshllëk më tepër sesa për një jetë hedoniste (të dhënë pas epsheve dhe qejfeve), që janë të shtyrë materialisht rreth gjërave të tilla dhe që jetojnë rreth nesh", - thotë Imam Mesruri."Të gjithë ata kanë gjetur përgjigje në Islam. Femrat e kanë të vështirë moralisht për të reflektuar dhe për t'i shprehur gjërat seriozisht, sidomos kur janë në një moshë të re".

**Citati i Fillimit**

"Hixhabi ishte dhe mbetet shumë më tepër si diçka që ka të bëjë me kërkimin e bukurisë së brendshme "Cituar së fundi nga Sara Jozefi-myslimane e konvertuar "Kjo ka vazhduar për 20 vjetët e fundit dhe aq më tepër gjatë viteve 2009 deri 2011. Njerëzit janë kuriozë, kështu që ata vrapojnë pas librave që zënë vendet kryesore në titujt e medieve të shtrembëruara." "Ata mësojnë në to se Islami është një përmbushje e një udhëtimi personal, por më shumë është edhe si një ndërgjegje kolektive".Sarah Joseph ulet në zyrën e saj për të studiuar edicionin e fundit në E-mail, për redaktimin e revistës "Jeta e myslimanit".Ajo është konvertuar në Islam, si një e re, dhe ka pranuar shaminë, duke thënë se ajo ishte duke kërkuar për diçka me më shumë kuptim."Unë jam rritur në një agjenci për modele dhe kam qenë e rrethuar tërë jetën time nga bukuria e jashtme; këtë e kishte dhe e gjeta edhe tek hixhabi, por hixhabi është edhe më shumë se kaq, sepse ka lidhje edhe me kërkimin e bukurisë së brendshme", - thotë ajo.Pavarësisht nga vështirësitë, Sarah thotë se të konvertuarit britanikë kanë një rol të rëndësishëm në shpjegimin e dy anëve – asaj të komunitetit mysliman dhe të atij jomysliman të Britanisë së Madhe – dhe marrëdhëniet me njëri-tjetrin.

"[Të konvertuarit tanë] Vërtet i njohin dy traditat dhe duhet të shërbejnë si një kanal për të treguar çdo anë a aspekt që na bashkon dhe jo që na ndan dhe na dallon".

Huazuar nga faqja zyrtare e Sektorit aziatik të BBC nga gjuha angleze e shqipëroi: Fitim Flugaj

# Frymëmarrjet e tua numërohen

**Afrim Jusufi**

**“Llogarite vetveten para se të llogaritesh”. (Omeri r.a.)**

Kjo është një fjalë e vjetër që rezistoi për më shumë se 14 shekuj, fjalë që u bëri ballë furtunave e stuhive të furishme, e thënë me maturi, me mençuri të rrallë të përzier (kompozuar me notën) me lotin e devotshmërisë, fjalë e thënë me burrëri, e artikuluar nga njerëz që përjetuan e bashkëjetuan me shembullin e shembujve Hatemunnebijjin, alejhis-selamin, Kur`anin që ka ecur i gjallë mbi tokë, që frymëzuan këtë aromë njerëzore për sa kohë jetuan, e edhe pas mijëra e mijëra vjetësh.. Gjenerata e gjenerata, të tillët jetuan në shekullin e artë, me vepra e mrekulli, flijuan ç`patën, me të vetmin qëllim që të lënë një botë model për pasardhësit e tyre. Zhurmat e zhurmshme më këndellën nga gjumi që më kishte kapluar thellë, ato më bënë të kuptoja se ishte 31 dhjetori, ishte mbyllur një vit; mysafiri me kostumin kuq e bardhë kishte ardhur për të më marrë edhe një vit nga jeta ime. Sa ditë të gjata vere? Sa netë pranvere? Sa rreze dielli të shkurtra , sa e sa shira të rrëmbyeshme ranë përgjatë këtyre stinëve…..

Lexues i nderuar, dëshiroj të të jap një detyrë, të meditosh me qëllim që të përfitosh.

**Medito: 1.**
**Sa fytyra u mbuluan me dhe?!!**

Sa ngjarje të rënda që pësoi ky planet, sa njerëz lëshuan këtë botë e u shpërngulën përjetësisht në Ahiret. Sa - i përpiu toka dhe askush nuk i përmend më ?! Dje ishte, sot nuk është. Kohën ai (i ndjeri) nuk mundi ta ndalonte dhe ja, sot shkoi në rrugën pa kthim.

Mos duhet të festoj unë për këtë fakt! Dhe - mos duhet të uroj, të shpërblej e dhuroj të tjerët sepse jam thinjur edhe një vit më shumë? Jo, jo, nga përllogaritja ime rezulton se për çastet që përmenda, nuk duhet festuar, përkundrazi duhet ta qortoj veten: Pse? Si? Çka? Sa fëmijë, ende pa filluar kjo “sene”, u dogjën të gjallë nga makineritë jonjerëzore me armët prej më të ndryshmeve? Sa nëna, së bashku me frytet e tyre, u sakatosën në këtë vit, sepse njerëzit në formë të njeriut por me bindje antinjerëzore- barbarët, nuk lejuan që ato t`i sillin botës ardhmërinë.

**Medito: 2.**
**Ata u penduan me qindra herë para se të mëkatonin.**

Të parët tanë llogaritnin të kaluarën e tyre, pyesnin vetvetën, jo një herë në vit, as në muaj e as javë por, njerëzit-shembuj këtë e bënin me perëndimin e diellit, me rënien e muzgut, ata gjendeshin në bankën e të akuzuarit. Të akuzuar? Nga kush? Kush ishte akuzuesi? Akuzuesi ishte askushi, ishte vetvetja që ishte mirë i informuar për çdo frymëmarrje të tij. Vetvetja për vetveten. Pas kësaj skene, dielli rrezon më mirë, shkëlqen më shumë dhe, përderisa të udhëtojë Dielli e t`ia liron vendin Hënës, përsëritet sërish e njëjta skenë. Dhe ecja e protagonistit të tillë do të jetë e kujdesshme për çdo hapë e çdo frymëmarrje, për çdo veprim, sepse, me rënien e dritave, skena e bankës së akuzimit do të hapet sërish. A nuk janë raste të tilla, raste të arta, shembujt e cituar, a duhet të jenë hapa, gjurmë që duhen pasuar? O njeri i këtij shekulli, që numëron 14 shekuj pas kohës së tyre? Ku je ti në civilizim, mirëqenie e emancipim? Përgjigjen po e lë në ndërgjegjen tënde.



Kjo ishte nga sekretet e suksesit të tyre, që kishin marrë botën dhe prisnin momentet e fundit për t'u zgjeruar edhe më nga kolosët që dinin ç`vepronin dhe që pendoheshin me qindra herë para se të mëkatonin. Këta kanë qenë bijtë e Islamit, që e kishin bartur Islamin mbi supet e veta, edhe pse e kishin refuzuar toka, kodrat e malet, dhe jo kurrsesi sikur ne sot, që na bart Islami pa lënë gjurmë… Karakteristikë e fundvitit është nxjerrja e bilancit vjetor: sa fitova, sa humba, me një fjalë: të hyrat dhe të dalat e veprimtarisë. Ky është edhe qëllimi i "festave". 1/4 e biznesit e ha pazari mu në këto ditë. Ky është shembull për të gjitha krijesat që jetojnë në këtë nënqiell, që njerëzit këto ditë (të fundvitit) preokupohen, stresohen, rrinë pa gjumë me net të tëra - për të përpiluar raportet përmbyllëse, për materialen. A thua, këtë mund, keto djersë ata i shpenzojnë për veten e tyre? Po për bilancin e vetvetes -kur? Ku? Si? Çka?!!... e kanë përfunduar! O Njeri i tillë, kur e ke perpiluar bilancin e jetës sate? Ku i ke të hyrat?. A falënderon dikë për të hyrat e tua që ke marrë hua dhe një ditë do ta kthesh, sepse nuk është pronë e jotja, borxhi duhet të kthehet dhe ai është vetëm duke u stërritur. Po t'i kujtoj vetëm disa të hyra: Krijesë më e bukur, e tëra të është nënshtruar ty, për ty funksionon, për shëndetin që e gëzon….ke ende bonuse, listën vetëm sa e fillova e është detyrë jotja ta vazhdosh… "Po edhe në veten tuaj. A nuk po e shihni?" Për shefin e sektorit tim dridhem dhe, me stresin e angazhimin më të madh, mundohem që të zezën në të bardhë ta përpiloj sa më saktë, ta shkruaj sa më mirë, që t'i pëlqejë atij, duke pritur që fundi, e zeza në të bardhën, barazimi të jetë që bosin tim e bën të buzëqeshë …

**Medito: 3.**
**Bilancin personal të vetvetes (të shprtit tënd) e përpilove?**

Veprat që të bëjnë të hysh në parajsë, i Përllogarite, apo ato që të bëjnë të dalësh nga parajsa, i identifikove? Ende po pres përgjigjen tënde, lexo me zë, më shumë, më thuaj! Për shefin, më rrëfeve më parë, u dridhe me emocione dhe nuk shtive fare gjumë në sy, derisa i dorëzove raportin që flet në favorin e

tij. E Shefit të shefave, pronarit të shpirtit tënd, që i ka në dorë rrahjet e zemrës sate, që asnjë qepallë syri nuk mbyllet e hapet pa dijen e Tij dhe, për sa mbyll e çel sytë, mund të shkaktojë atak, më thuaj - sa çaste të kanë lënë pa gjumë duke medituar për Të, apo ndoshta as e çave kokën fare???.. Më thoni Ju, protagonistët e mi, a është kjo drejtësi apo ndoshta është pabesi në zhargonin tonë… Zhurmat, krismat, ndriçimet –fishekzjarrët (realy) të shprazura nga armë të verteta në kohë paqeje, ishin ato që më zgjuan ndjenjën time të fjetur dhe më bënë të kuptoja, të ndieja e perceptoja se babadimrit i kishte ardhur koha për të shpërndarë dhurata, për të më marrë edhe një viti nga jeta ime.

**Medito: 4.**
**Edhe për një vit je më pak në këtë botë, frymëmarrjet e tua numërohen**

Dije, o njeri, sa herë që të vijë koha ta shohësh babadimrin (njeriun me kostum bardhë e kuq), kujtoja vetes se tashmë je një vit më pak në këtë botë, edhe 365 ditë më pak do të marrësh frymë, oksigjeni yt është i kufizuar, çdo herë që e merr dhe e liron, depoja ngushtohet, harxhohet, shpenzohet o njeri përderisa një ditë toka dhe qielli, me gjithë gjerësinë e tyre, do t'i mbyllin dyert për ty dhe të tregojnë duke të paralajmëruar se depoja me oksigjen, ah oksigjeni …gjendja e saj është nën Zero. Pra, njeriu i dimrit me kostum kuq e bardhë "babadimri"nga kjo përllogaritje, ta shkurtuaka dhe jo siç pretendohet e besohet - ta zgjatka atë me dhurata.

**Medito: 5.**
**A duhet gëzuar e festuar që koha po të ikën, me karvanin e saj që mban emrin JETË?**

A duhet gëzuar e festuar që koha po të ikën, me karvanin e saj që mban emrin JETË, e ti u bashkëngjitesh me gëzim e hare, që "natën më të gjatë të vitit" e cila është urë ndarëse- lidhëse në mes të së vjetrës dhe të resë, ta quash nata më e hareshme e vitit… Natën që po përmbyll një kapitull të pallogaritur për veten, po në mënyrë përfekte e të detajuar për të tjerët, dhe etapën tjetër që nuk e di ç'të pret, ndoshta në hyrje të kësaj porte që e prite me zhurma e festime, të pret e papritura, e pamenduara, e paplanifikuara, ajo që Faraonin e gjeti në mes të Nilit, e ndoshta edhe suksesi nuk duhet anashkaluar, e inshallah e mbara të prin, ama si arrihen këto të fundit - vetëm me prognoza, dëshmitarë jemi se prognozat jo rrallë na dështojnë, ne nuk jemi njerëz prognozistë të të jetuarit me fontana dëshirash, jo jo… Jo, jemi të vetëdijshëm se me festime e zgjidhje pa shije, dhe plotësim të egove, tejkalim të kufijve - askush nuk ka përparuar e as kombi është qytetëruar, populli çliruar e pavarësuar (Ah, pavarësia!), askush s'e di më mirë se ne, sesi fitohet ajo, sa e sa ...

**Medito: 6.**
**Nuk kemi KOHË për FESTIM Ahireti po na pret (afrohet)**

Pejgamberin a.s., e dimë se në rini e ruante Allahu nga festimet e ndaluara nëpërmjet ushtarëve të Tij-engjëjve, duke e frymëzuar në situatë të dukshme me veprime të caktuara, e ne shembullit të tillë duhet t`i shtojmë + sabrin, durimin, mesazhin e Resulullahut a.s., praktikën e ashabëve, këshillat e dijetarëve, praktikat e prijësve të drejtë dhe, në fund, ekuacioni zgjidhet me barazimin "Nuk kemi KOHË për FESTIM Ahireti po na pret (afrohet)".

Nevojitet, është e domosdoshme që bagazhi me vepra salihun, sinqeritet, përmbyllje të misionit, arritje të finales, pse nuhasim oksigjenin në këtë gjithësi. Kjo na rrëfehet në Librin e librave, Fjalën që tingëllon më së bukuri, që i rrëqeth zemrat e besimdrejtëve që shohin ndiejnë , mendojnë e besojnë drejt , qetëson shpirtrat e trazuara, e ndjellakeqëve që mendojnë, punojnë e synojnë, vështrojnë - u shton atë që synojnë, po sajuesi i këtyre rreshtave s`lejonë t'i realizojnë, u shtohet doza edhe, me atë që synojnë e e hidhërimit, poshtërimit e ndoshta e udhëzimit. "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pëveçqë të më adhurojnë". (Edh- Dharijat, 56) O njeri, ndalu, të thërras për ca çaste, me dy fjalë të thërras, të qetësohesh, të vetëdijësohesh, të këndellesh nga kjo mjegull e dendur që të ka kapluar, e në rrugën e pakthim je duke kaluar symbyllazi.

**"Pasha kohën"**

Allahu, o besimtarë, të thërret me këtë emër, për të cilin u krijuan detet e malet, e me të cilin të quajnë të tjerët, e këtë bindje në veten tënde s`e ndien, të tjerët frikësohen nga ti e në realitet s`kuptojnë se urren fortësinë, margaritarin që bart ky mesazh, zemrat e verbuara të kanë zili. Krijuesi yt betohet në kohën, e ne si po e kalojmë atë. Konkretisht, ti vëlla që mendon të festosh, si e kalon atë ??? Duke e kaluar atë si të dëshirosh ti, ku të duash ti, me qeshje, me humor ekstra artificial... Jo, jo, të tregoj se koha e fontanës së dëshirave ka kaluar, iluzionet gjithashtu perënduan, e agu i angazhimit ka filluar që nga momenti kur u emërove… "Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt" (El-Asr, 2). Cili njeri, o Krijuesi im, është në humbje, shpresoj se jo njeriu i fishekzjarrëve, i gostive, i klubeve, i ahengjeve, i zhurmave e kërsimave në mes të Paqes… Me fjalët e mia këshilluese, ju lë nën hijet e rreshtave të mëposhtëm, që reflektojnë porosinë time të mësipërme: "Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen së vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm". (El-Asr, 3)

# Vetëkontrolli emocional në Islam

**Arta Tahiri**

**Dashuria është e njohur dhe e respektuar si emocion fisnik, por duhet theksuar se në një marrëdhënie burrë-grua, është e rregulluar për të siguruar ndërtimin e obligimeve afatgjata, dhe jo vetëm të kënaqësive të çastit**

Që të jemi në gjendje për të kuptuar vlerën e emocioneve, ne duhet të shohim, në radhë të parë, kontekstin e tyre. Si myslimanë, ne besojmë se Allahu- është Krijues i gjithësisë. Ndër krijimet e Tij të bukura, Ai gjithashtu krijoi njerëzit dhe u dha atyre tipare të shumta: emocionale, shpirtërore, intelektuale dhe fizike, sepse Ai besoi në mbajtjen dhe mbrojtjen e jetës në këtë gjithësi, kështu që, me qëllim që t'i ndihmonte ata në misionin e tyre, Krijuesi nisi lajmëtarë për t'i mësuar se si të jetojnë jetën e tyre në kuadër të ligjeve të universit të Tij. Në mesazhin e fundit të Allahut ndaj njerëzimit, Islami nuk është vetëm një program adhurimi, po një sistem gjithëpërfshirës, inteligjent dhe praktik i jetës, për shkak se respekton të gjitha komponentet e ndryshme të njeriut në mënyrë të barabartë, dhe i rregullon ato për potencialin e tyre të plotë, duke anashkaluar shtypjen dhe ngurtësimin individual ose vendosjen e tyre krejtësisht të pakontrolluar (që shkakton dëme për komunitetin dhe mjedisin). Emocionet zënë vendin e tyre të rëndësishëm në të gjitha mësimet islame, si një element themelor i shpirtit njerëzor, prandaj le të shqyrtojmë se si pritet të trajtoj emocionet e tij dhe të të tjerëve një mysliman.

**Islami dhe menaxhimi emocional:**

Ndërveprimi emocional është i pashmangshme. Ne përjetojmë emocione vazhdimisht në jetën tonë të përditshme lidhur me ngjarjet dhe njerëzit. Por,shtrohet pyetja: Deri në çfarë mase duhet të lejojmë veten që këto emocione të ndikojnë dhe të prekin gjendjen tonë? Islami është model për çdo gjë, për të krijuar ekuilibër, në mënyrë që njeriu të jetë gjithmonë në paqe me veten, me universin dhe me Zotin. Është e këshilluar që të shmangim ekstremet në emocionet negative a pozitive, për shembull, lumturia ekstreme çon në kënaqjen e tepruar për t'i dhënë një ndjenjë të rreme 'festimi' (si në gjendjen e dehjes a të drogimit), ndërsa trishtimi ekstrem çon në një gjendje shkatërruese për veten dhe të tjerët (si në vetëvrasje ose për t'u shkaktuar dhembje të tjerëve). Këtu kemi disa shembuj emocionalë lidhur me mësimet në Islam:

**1. Emocionet pozitive:**

Emocione të tilla, si dashuria, shpresa, entuziazmi, vendosmëria etj ., inkurajohen në Kur'an dhe në mësimet e Pejgamberit Muhamed a.s., sepse ato prodhojnë një qëndrim pozitiv për myslimanin në shtëpi, në publik dhe në lidhje me pjesën tjetër të botës, përfshirë të gjitha krijesat e fushat e tjera. Profeti Muhamed a.s. na mëson se askush nuk mund të ketë besim të plotë derisa të mos dojë për të tjerët atë që do për veten e vet, që është një shenjë shumë pozitive e të menduarit. Dashuria është e njohur dhe e respektuar si emocion fisnik, por duhet theksuar se në një marrëdhënie burrë-grua, është e rregulluar për të siguruar ndërtimin e obligimeve afatgjata, dhe jo vetëm të kënaqësive të çastit.

**2. Emocionet negative:**

Zemërimi, depresioni, urrejtja, zilia ... etj., shkurajohen fuqimisht. Është këshilluar që një



mysliman të ushtrojë kontroll të rreptë mbi këto emocione shkatërruese, dhe të pendohet nëse ato kanë ndikuar në veprat a qëndrimet e tij ndaj të tjerëve. Për ta bërë këtë, pritet të mbajë lidhje të forta me Zotin dhe për të nxjerrë forcën dhe mbështetjen nga ana e Tij në çdo kohë. Nëse dikush beson se ka një të Gjithurtë, të Gjithëdijshëm, atëherë duhet të kuptojë e të jetë i vetëdijshëm se çdo gjë ndodh për një arsye të mirë brenda një mirësie te urtë, të mençur dhe të drejtë, dhe në këtë mënyrë nuk do të kishte arsye për zili, dëshpërim, ose depresion.

**3. Emocionet ricikluese:**

Një mysliman është udhëzuar që energjitë negative të emocioneve shkatërrimtare t'i përdorë si avull, për të ecur përpara në një drejtim pozitiv, duke e kthyer atë në energji pozitive. E njëjta gjë vlen edhe për energjinë e tepërt të emocioneve pozitive: në vend që të bëhet euforik a histerik, myslimani duhet të rikanalizojë këtë energji, ta përdorë për diçka konstruktive, - në vend që ta lërë të shkojë ky emocion drejt përfundimit negativ.

**4. Bashkëveprimi emocional:**

Askush nuk mund të izolojë veten emocionalisht, për rrjedhojë, Islami ofron receta praktike për ndërveprime emocionale:

Ne jemi të udhëzuar për të kontrolluar gjuhën dhe fuqinë fizike, kur të jemi të pikëlluar a të zemëruar. Kur ne reagojmë emocionalisht, kjo duhet bërë në një mënyrë dinjitoze dhe të respektuar. Ne nuk jemi duke menduar që t'i lëmë emocionet që të marrin kontrollin e veprimeve tona, veçse, në vend të kësaj, ne duhet të marrim kontrollin mbi emocionet tona. Nuk ka asnjë arsyetim për të shkaktuar dëm a shkatërrim. Nuk ka dënim të butë për këto veprime të papërgjegjshme në Islam, pasi veprimet destruktivë që rezultojnë nga emocionet negative, mund të krijojnë një rreth vicioz e negativ dhe një situatë më shumë shkatërruese, e cila pengon balancin e universit paqësor të Zotit.Ne ndërveprojmë emocionalisht me krijesat e tjera në jetën tonë sociale , si dhe kështu jemi të prirur për t'i trajtuar të tjerët me të njëjtin kujdes dhe respekt, për shkak të njerëzve tjerë.

**Islami dhe inteligjenca emocionale:**

Inteligjenca emocionale ka karakteristika të dukshme në kodin e sjelljes islame, që nuk e ka theksin më shumë në inteligjencën e trashëguar (IQ), po është e fokusuar në aftësitë e inteligjencës emocionale (EQ), që kërkimet e sotme moderne e kanë provuar se mund të jenë aftësi të fituara ose të mësuara dhe që praktikohen nga të gjithë, dhe se ato janë masa e vërtetë e suksesit në jetën praktike. Për shembull: menaxhimi i zemërimit, i inteligjencës sociale dhe i ndjeshmërisë. Ka shumë thënie të Profetit Muhammed a.s. për të inkurajuar ata që alarmohen se si të jenë të kujdesshëm, të mëshirshëm dhe emocionalisht të fortë, dhe duke i marrë parasysh këto cilësi si një shenjë e një myslimani të vërtetë. Pra, në fakt, e gjithë gama e emocioneve të njeriut njihet dhe respektohet nga Islami. Tek qenie njerëzore është normale të ketë dhe momente dobësimi dhe euforie, ata janë lejuar të përjetojnë të gjitha llojet e ndjenjave, të dyja - të mirat e të këqijat, për aq kohë sa ata të bëjnë një përpjekje serioze për të rifituar ekuilibrin e tyre dhe vetëpërmbajtjen e për t'i kthyer shpejt në kontroll.

Me pak fjalë, Islami ofron një sistem të zbatueshëm për të qenë njerëzit të mençur dhe të fortë, të kenë nën kontroll ndjenjat e tyre, dhe jo e kundërta.

# Shenjtëria e shtëpisë në Kur'an

**Dr. Zaglul Nexhar**

**"O besimtarë! Mos hyni në shtëpitë e huaja pa marrë leje dhe pa i përshëndetur banuesit e tyre. Kjo është më e mira për ju. Ndoshta do ta kujtoni"! (En-Nur, 27).**

Ky tekst i Kur'anit ka ardhur në fillim të çerekut të dytë të kaptinës "En-Nur". Ajo është kaptinë medinase, përmban 94 ajete, pas Besmeles. Është quajtur me këtë emër për të treguar të vërtetën se Zoti i lartësuar është drita e qiejve dhe Tokës. Ai është Që udhëzon tek drita e tij kë të dojë nga robërit e Tij, dhe Ai është Që "Kujt nuk i bën Zoti dritë, ai nuk ka dritë". Tema bosht e sures "En-Nur" ka të bëjë me disa ligje fikse, që kanë të bëjnë me sjelljet e myslimanit në jetën e tij dhe sjelljet e tij me të tjerët, duke ruajtur në këtë mënyrë shenjtërinë e të gjithë individëve, familjeve dhe të shoqërive myslimane.Nga mrekullitë e legjislacionit në këtë tekst: Thotë Zoti i Lartësuar në librin e tij: (Shih: En Nur, 27). Thënia e Zotit të Lartësuar, që të mos hyni në shtëpitë e huaja përveçse në shtëpitë tuaja.... domethënë të mos hyni në shtëpi përveç shtëpive ku jetoni, edhe në qoftë se në këto shtëpi banojnë të tjerë e ato janë tuajat, në qoftë se i keni dhënë me qira apo i keni huazuar... Sepse qiraxhiu i shtëpisë e ka të lejuar të hyjë në shtëpi pa leje, edhe në qoftë se të dy grupet janë të zotët e shtëpisë, ai që nuk banon në të, e ka të ndaluar, pa marrë parasysh se e kujt është ajo shtëpi. Ndërsa thënia e Zotit të Lartësuar.... Derisa të merrni leje ose të përshëndeteni me banorët e saj..... domethënë derisa të merrni leje nga banorët e saj dhe t'i përshëndetni banorët e saj. Fjala "isti'nas" në aspektin gjuhësor do të thotë kërkimi i lejes nga dikush tjetër dhe përfshin sigurimin e zemrës, qetësimin e shpirtit, largimin e vetmisë nga vetja, sepse "isti'nasi" (butësia) është e kundërta e vrazhdësisë. Prej kuptimeve të "isti'nasit" marrja e lejes "el-isti'lam" domethënë lajmërim, dhe fjala "enestu" domethënë e shikova mirë dhe qartë. Kur merr leje vizitori nga banorët e shtëpisë për të hyrë, ata lejojnë hyrjen e tij ashtu siç e mori lejen ai për të hyrë tek ata.

**"Es-selam" është përshëndetja e myslimanëve dhe përshëndetja e banorëve të Xhenetit**

Nga edukata e Islamit është së pari selami (përshëndetja), pastaj marrja e lejes kur të shkojë në një shtëpi të huaj. Kështu na mëson edhe Pejgamberi a.s., i cili thotë: "Nuk jepet leja derisa të japë Selam (përshëndetje)" (Buhariu). Nëse personi që vjen, sheh ndonjë nga banorët e shtëpisë, së pari e përshëndet, pastaj merr leje për të hyrë, nëse nuk i mundësohet të shohë ndonjë nga banorët e shtëpisë, merr leje së pari e pastaj përshëndet.Vërtetohet që është treguar nga Ebu Ejub El-Ensari, mëshira e Zotit qoftë për të, se ka thënë: "Thashë: O i Dërguari i Zotit! A e ke parë fjalën e Zotit të Lartësuar "Derisa të merrni leje dhe t'i përshëndetni banorët e saj"...... këtë përshëndetje e dimë, ç'është "ist'inasi"- marrja e lejes? Tha i Dërguari i Zotit: Flet burri me tespihe (Subhana Allah), tekbire (Allahu ekber), tahmide (Elhamdu lilah), kollitet, dhe i japin leje banorët e shtëpisë".

Në kohën tonë trokitja në derë konsiderohet një lloj marrjeje e lejes dhe pas saj vjen përshëndetja. Ka thënë Zoti i Lartësuar: "Kjo është më mirë për ju, ndoshta që ta kujtoni": që domethënë marrja e lejes dhe përshëndetja, para se të hyni në shtëpi të huaja, është e mirë për ju. Kjo na ndihmon që të mos vihemi në



situatë të keqe, si dhe të tjerët të mos i vëmë në situatë të palakmueshme, sepse ata nuk duan që ndonjë i huaj t'i shohë në situata jo të këndshme. Me siguri, kultura dhe edukata juaj ju obligon që të veproni sipas saj, duke kuptuar urtësinë e këtij ligji..Marrja e lejes për të hyrë në çdo shtëpi të huaj, është obligim për cilindo që troket, pa marrë parasysh nëse është burrë a grua, që sheh a i verbër, me përjashtim në raste urgjente, si nga shpërthimi i zjarrit befas, sulmi nga hajnat apo për kërkim ndihme. Dispozitat e marrjes leje kanë të bëjnë sidomos për të rriturit, nga gratë dhe burrat, kurse fëmijët që nuk e kanë arritur moshën e pjekurisë, nuk janë të detyruar të marrin leje, vetëm në kohët e tilla: para mëngjesit, në mesditë dhe në mbrëmje.

Nga edukata e Islamit është të mos hyhet tek të afërmit veçse me leje. Një burrë e pyeti Pejgamberin a.s.: "A duhet të marr leje për të hyrë tek nëna? Pejgamberi a.s.i tha: Po. Tha burri: Ajo nuk ka shërbëtor përveç meje, a të marr leje për të hyrë tek ajo, sa herë të kem nevojë? Tha: A dëshiron ta shohësh atë të zhveshur? Tha burri: Jo, tha: Atëherë merr leje kur të hysh tek ajo". (Maliku në Muvatta).

Nga kultura e Sheriatit tek marrja e lejes, është që vizitori nuk duhet të qëndrojë para derës, po duhet ta kthejë kokën në anën e majtë a të djathtë. Kjo kulturë duhet të jetë korrekte për çdo mysliman në kohën tonë, edhe në qoftë se dera është e mbyllur, se ai që troket në derë, në rast se pret me fytyrën drejt derës dhe i hapet dera, mund të shohë me sy disa gjëra që nuk i takojnë t'i shohë ose mund ta urrejë banori i shtëpisë, nëse shikon i huaji. Zoti i Lartësuar ka thënë:

''Në qoftë se nuk gjeni askënd, mos hyni në atë shtëpi pa ju dhënë dikush leje'' ...kjo e vërteton moshyrjen në ndonjë shtëpi që është e hapur, pa leje, ndoshta mund të ketë banorë dhe nuk dëshirojnë t'u përgjigjen vizitorëve, ose mund të jetë shtëpia pa banorë dhe nuk lejohet të hyjmë pa leje, dhe kjo për shkak se shtëpitë janë haram, të ndaluara, dhe nuk lejohet hyrja në to përveçse me leje......

Ka thënë Zoti i Lartësuar: "Në qoftë se ju thonë të ktheheni, kthehuni, është më e pastër për ju dhe Zoti është i dijshëm për atë se ç' veproni", domethënë: O ju vizitorë, në qoftë se ju thonë banorët e shtëpisë se ata nuk janë të përgatitur për t'ju pritur, është më e pastër për ju dhe për ata, që të ktheheni nga keni ardhur, pa keqardhje. Në qoftë se ndalohet që vizitori të hyjë në shtëpi, nuk i lejohet të insistojë, sepse insistimi në këtë situatë nuk arrin përveçse urrejtje dhe gjendjen e urrejtjes nga të dy palët.

Zoti është shikues i punëve tuaja dhe ai i ndëshkon ata që kundërshtojnë Urdhrin e Tij.

Ana e mrekullisë së dispozitës sqarohet nga këto dy ajete të Kur'anit (27 e 28 nga Surja "En-nur"), se Zoti i Lartësuar i urdhëron adhuruesit e tij besimtar me një masë të sjelljes së kulturës, si p.sh., marrja e lejes dhe përshëndetja para se të hyjnë në shtëpi të huaj, rëndësia e sjelljes së mirë me rastin e kërkimit të lejes, rëndësia e përshëndetjes tek banorët e shtëpisë, e cila i rregullon marrëdhëniet në mes njerëzve dhe e bën vizitorin të ndihet sa më mirë me pritjen e tij, e presin me bujari dhe bën që banorët e shtëpisë të ndihen mirë për vizitën e tij.

Nga kultura e Islamit është që myslimani të mos hyjë në shtëpi të huaj, në qoftë se dyert janë të hapura, pa marrë leje nga banorët e shtëpisë. Sepse ata ndoshta nuk dëshirojnë që dikush të hyjë në shtëpitë e tyre kur ata nuk janë aty, ose mund të jenë brenda shtëpisë apo kanë ndonjë pengesë pse nuk mund ta presin mysafirin. Prandaj duhet që të kthehen në shtëpitë e tyre pa u ardhur keq, sepse kjo është më mirë për ta, veçanërisht sepse Zoti i Lartësuar na ka treguar se Ai është në dijeni për çdo sjellje të çdo krijese dhe i di të gjitha. Nëse vizitorit nuk i lejohet të hyjë në shtëpi, ai duhet të kthehet pa i ardhur keq, duke e marrë parasysh faktin që banorët e shtëpisë mund të jenë të zënë me ndonjë punë të tyre dhe nuk mund ta presin. Këtu sqarohet ana e mrekullisë nga ky ligj i Zotit, i cili i bëri shtëpitë banim për popullin e Ademit, ku jetojnë shpirtrat, qetësohen zemrat, mbulohen intimitetet dhe ruhet shenjtëria e familjes. Për këtë arsye, shtëpitë duhet të mbeten vende të shenjta e të sigurta për banorët e tyre, nuk lejohet hyrja në to përveçse me lejen dhe pëlqimin e banorëve dhe në kohën që ata caktojnë.

Përktheu nga arabishtja: Desara Vathaj, Marrë nga gazeta "El-Ahram" 12.05.2011

**INTERVISTË ME SHEJH ALI XHUM'A**

# Kuptoni, ka kaluar faza e ateizmit

**Për shekuj me radhë universiteti Al-Azhar dhe qyteti i Kajros kanë qenë një shtëpi për dijetarë të panumërt të Islamit. Al-Azhari ka tërhequr shumë mendje të ndritura të Botës Islame, dhe në këtë mënyrë ka vendosur një standard të gjerë botëror. Në vitet e fundit, Bota Myslimane ka dëshmuar një avari të sistemit të saj, i simbolizuar nga një rishikim i kurrikulës të Azharit dhe rënia e tij e mëvonshme nga prestigji si vendi më i lartë i të mësuarit në Botën Myslimane. Në një intervistë, Shejh Ali Xhum'a, profesor i metodologjisë ligjore- jurisprudencës islame dhe aktualisht Myftiu i Madh i Egjiptit, shfaq mendimet e tij për edukimin islam, përbërësit e tij në ditët e sotme, për të ardhmen e tij dhe më shumë....**

*A mund të na tregoni pak për studimet tuaja?*

Ali Xhum'a: Kam filluar shkollën në moshën pesë vjeç në qytetin tim të lindjes, në Bani Suajf në vitin 1969, pas së cilës hyra në shkollën e tregtisë. Para se të hyja në shkollë të tregtisë – pata filluar mësimin përmendsh të Kur'anit. Kur përfundova shkollimin e mesëm, unë kisha dy mundësi për të zgjedhur: shkollimin tim të vazhdoja ose në inxhinieri, ose në tregti. Unë zgjodha shkollën e tregtisë për shkak se ajo kërkonte angazhim më të vogël, kështu që, në anën tjetër, më lejonte më shumë kohë për të ndjekur studimet fetare. Ndërsa isha në Fakultetin e Tregtisë, kam studiuar gjashtë koleksionet kanonike të hadithit, si dhe jurisprudencën Maliki. Në ato ditë, për dikë që kishte një diplomë universitare nga një institucion, ishte e mundur të studionte edhe në Al-Azhar. Pra, sapo mbarova fakultetin e tregtisë, hyra në Al-Azhar. I kam të gjitha njohuritë e nevojshme për shkencat fetare nga niveli përgatitor me anë të shkollës së lartë, të cilat i kam studiuar dhe njëkohësisht i kam memorizuar. I kam të memorizuara shumë tekste si Alfiyya në gramatikë, Rahabiyya në ligjin e trashëgimisë, Bayquniyya në metodologjinë e hadithit, si dhe një sasi të madhe rregullash (dawabif) dhe parimesh ligjore. Unë gjithashtu kam memorizuar edhe Tuhfat al-Atfal, pjesët nga Jaziriyya, Al-Tiba dhe el-Shatibiyya, si dhe tekste të tjera të ndryshme. E gjithë kjo kishte ndodhur kur isha në vitin tim të parë në universitetin al-Azhar. Kur e mbarova, hyra në shkollën e Sheriatit, ku mora diplomën e masterit dhe pastaj edhe doktoraturën. Pasi pata marrë diplomën e masterit, fillova punën si asistent në Fakultetin e Studimeve Islame dhe Arabe, më pastaj mora titullin profesor asistent dhe më pas titullin Profesor. Ky është udhëtimi im tridhjetëvjeçar nëpër shkencat fetare 1973-2003. Gjatë kësaj kohe kam marrë njohuri nga rreth njëzet e pesë dijetarë të hadithit, jurisprudencës dhe metodologjisë juridike. Disa prej atyre profesorëve janë: Sheih Muhammed Jasin El Fidani në Mekë; Shejh Ismail Ez-Zejn në Jemen; Shejh Said El-Lahagi; Shejh Alavi El-Maliki; Shejh Xhabir El-Jemeni si dhe shumë dijetarë të tjerë.

*Shumë qendra të mësimit islam sot në botë përdorin metodologjitë moderne të mësimdhënies, por gati çdo mëngjes për gjashtë vitet e fundit ju keni mësuar në xhaminë al-Azhar në qarqe joformale ashtu siç ishte praktikë e shumë dijetarëve të vjetër . Cili është qëllimi juaj në ngritjen e mësimeve në al- Azhar dhe a mendoni se kjo qasje (metodë) është më e favorshme sesa metoda moderne për krijimin e dijetarëve ?*

Ali Xhum'a: Procesi arsimor është i përbërë nga pesë elemente thelbësore: mësuesi, studenti, programi mësimor, libri dhe nga mjedisi arsimor. Kudo që është e mundur të zbatohen këto pesë elemente, procesi arsimor do të ketë sukses, pa marrë parasysh nëse zhvillohet me metodat perëndimore apo tradicionale.

Dituria është dituri, por këto pesë elemente duhet të merren në konsideratë. Mësimet duhet të nguliten mirë në mendjen e studentëve nga profesorët, mësimet duhet të jenë të dyanshme , nuk duhet të bazohemi në vetëm një libër dhe duhet patjetër të ekzistojë një mjedis që inkurajon nxënësit për të mësuar dhe studiuar. Këto elemente janë lënë pas dore në disa sisteme arsimore. Si rezultat, studentët dalin të dobët. Madje edhe orientalistët janë më të dobët. Në të kaluarën orientalistët ishin zotërit e gjuhës arabe. Kurse sot orientalistët nuk e dinë as gjuhën arabe ashtu. Orientalistët sot janë të dobët, po megjithatë bëhen drejtues të departamenteve të tyre. Ata janë të dobët, them të dobët në krahasim me ata që ishin para tyre. Po pse? Sepse procesi arsimor në mbarë botën ka shumë të meta.

Ajo që më shqetëson mua personalisht , është se trashëgimia jonë intelektuale (turath) është shkruar me një nomenklaturë të veçantë, me një terminologji specifike, dhe procesi modern edukativ është gati për të humbur këtë terminologji.Turathi (Trashëgimia jonë) ka një armë të fortë të saj, e ajo është terminologjia e saj dhe, po e humbëm këtë terminologji, kemi humbur kuptimin e saj. Procesi modern arsimor pothuaj ka humbur lidhjen me trashigiminë (turath). Unë i kam reformuar mësimet në al-Azhar në atë mënyrë që të mbroj gjuhën e turathit, kështu që në të ardhmen do të mbeten njerëz që mund ta kuptojnë atë. Unë jam i shqetësuar se një ditë trashëgimia (turathi) islame do të bëhet si hieroglifet dhe nuk do të kuptohet nga askush. Unë nuk e dua këtë. Dua që njerëzit të vazhdojnë traditën e njohurive të leximit të teksteve klasike në mënyrën si ishin shkruar ato dhe jo në mënyrën si duan t'i kuptojnë njerëzit.

*Cili është dallimi në mes të vetëdijes kulturore dhe njohurive?*

'Ali Xhum'a: Njohuritë i kanë burimet e veta, siç janë metodologjia dhe mjetet me të cilat ajo mund të kalojë nga njëri person tek të tjerët, e kjo pa dyshim bëhet vetëm përmes procesit arsimor. Ndërkaq, vetëdija kulturore, megjithatë, nuk i ka këto karakteristika. P.sh., dikush mund të mësojë diçka në lidhje me një çështje, duke mbetur injorant në të njëjtën kohë për gjëra të tjera; mund të bëhet i aftë në një gjë, por i mungon aftësia për gjëra të tjera, për shkak se sekuenca logjike e burimeve, metodologjive, mjeteve dhe qëllimeve nuk kanë përfunduar në mënyrën e tyre të duhur. Ka një dallim të madh midis dijes dhe kulturës. Dallimi është sikur i një mjeku krahasuar me dikë që ka disa njohuri (ndërgjegjësime) mjekësore në lidhje me higjienën e tij personale, të mbrojtjes nga sëmundjet etj.. Në qoftë se ai person do të ketë dhembje koke ose të përziera në stomak, ai edhe mund të mjekojë veten e tij pa iu drejtuar një mjeku, por, në rast përkeqësimi të gjendjes, ai duhet të drejtohet për konsultime tek një specialist.

**Ne duhet të përfshihemi në mënyrë më efektive në medie. Në të gjitha llojet e medies. Ne kemi nevojë të përfshihemi në medie dhe t'u tregojmë njerëzve realitetin e Islamit. Ne duhet ta bëjmë të qartë se Islami është fe nga Zoti, dhe se Islami është një mbrojtje mbi të gjitha fetë, duke qenë një prej tyre, sepse atje është një komunitet nga Ademi a.s. deri më sot. Njerëzit duhet ta kenë të qartë se çdo defekt që paraqitet në Islam, është i njëjti defekt që mund të shfaqet edhe tek Hebraizmi dhe Krishterimi. Njerëzit duhet ta kuptojnë këtë dhe, sa herë që Islami është kritikuar për diçka, Hebraizmi dhe Krishterimi janë kritikuar po për ato gjëra. Njerëzit, dhe bota në përgjithësi, duhet të kuptojnë se ka kaluar faza e ateizmit.**

*Këto ditë ne shohim shumë myslimanë duke aplikuar metodologji të ndryshme dhe shkolla të ndryshme të mendimit në të kuptuarit e tyre të fesë, si një shtojcë të tepruar , pa marrë parasysh rrethin ku ata jetojnë. Si duhet të interpretohet trashëgimia jonë intelektuale në ditët e sotme në botë dhe cilat janë parimet më të rëndësishme për të ndihmuar njerëzit që ta kuptojnë këtë?*

'Ali Xhum'a: Ka disa koncepte themelore të cilave duhet t'u kushtojmë vëmendje. E para është koncepti i komunitetit (Ymetit), e dyta është koncepti i thirrjes së njerëzve ndaj Zotit (daveti), dhe e treta është koncepti i shpalljes (vahji). Ka shumë koncepte të tilla thelbësore.

Sa për konceptin e davetit, myslimanët duhet të kuptojnë se Islami është shumë më tepër se jurisprudencë a nacionalizëm arab ose histori. Islami është feja e Zotit, që përmban zbulesën e Tij të fundit drejtuar tërë gjithësisë. Edhe George W. Bush është i thirrur për të pranuar Islamin. Shtrohet pyetja: Si mund të bëhet

Xhorxh Bush një mysliman? A do të bëhet Xhorxh Bushi mysliman nëse i themi se ai duhet të përdorë pirunin e tij me dorën e djathtë e jo me të majtën? Ç'është kjo? Kjo do të thotë se ne kemi injoruar ndryshimet në kulturat e njerëzve dhe mjediseve. Nëse e bëjmë këtë, ne do të vendosim një pengesë në mes njerëzve dhe Zotit. Myslimanët duhet ta kuptojnë se Islami është një fe e davetit dhe jo një fe e rezervuar për një grup të veçantë ose një përkatësi etnike, si Judaizmi, që është specifik për hebrenjtë. Islami është një fe universale, në të cilën janë të ftuar për të hyrë që të gjithë njerëzit, pa marrë parasysh se çfarë kulture, civilizimi a perspektive ose shkolle të mendimit ata i përkasin. Ne kemi nevojë për të lëvizur përtej kësaj perdeje që kemi ngritur në mes njerëzve dhe Zotit, perden e historisë, perden e jurisprudencës ...

Të kuptuarit e komunitetit. Të kuptuarit tonë për komunitetin është se që nga Ademi e deri tek Profeti Muhamed a.s., është një Ymet (komunitet) i vetëm. Ky kuptim i zgjeruar i komunitetit, që nga fillimi i krijimit, na detyron të themi se historia e krijimit në Kur'an duhet të jetë bazë për marrëdhëniet tona me pjesën tjetër të njerëzve. Ajo thotë se ne jemi krijuar nga dheu dhe se Fryma e Perëndisë u hodh në ne, dhe se Ai i bëri engjëjt të na bëjnë sexhde, dhe se Ai na ka nderuar që të jemi mëkëmbësit e tij në tokë. Ky lloj i kuptimit të komunitetit është shumë i rëndësishme dhe duhet të jetë i qartë, ashtu siç duhet të jetë i qartë edhe të kuptuarit e daves, si dhe të kuptuarit e drejtë të qëllimit të Shpalljes, të gjitha këto koncepte - dhe të tjera - duhet të jenë të qarta në mendjet e myslimanëve. Nëse do të ishin të qarta dhe të shpjeguara mirë këto koncepte, ne nuk do t'i kishim këto shkolla të mendimit ekstrem. Kur them mendim ekstrem, kam parasysh disa qasje të ndryshme, që janë:

Qasja Vetëshkatërruese ose qasja (intihar) fillon me të menduarit dhe përfundon në shkatërrim. Kjo qasje që ne gjejmë në mesin e disa myslimanëve, është refuzuar për shkak se ajo është një qasje ekstreme, dhe nuk është qasja e Pejgamberit a.s..

Kur Pejgamberi a.s. ishte në Mekë, Ibn Mesudi, r.a.,, i tha: "Le të hyjmë në luftë me idhujtarët". Me të dëgjuar këto fjalë, fytyra e Profetit qe skuqur nga zemërimi dhe ai tha: "A nuk jam unë i Dërguar i Zotit? ... Ai do të na japë fitore ...". Pra, ai e refuzoi këtë qasje të vetëshkatërrimit.

Qasja nostalgjike (ij tirar) ka të bëjë me etjen e disa njerëzve për të kaluarën, ose, të themi më mirë, për të jetuar në të kaluarën, me gjithë faktin se bota ka ndryshuar, njerëzit kanë ndryshuar, mënyrat e transportit, komunikimit dhe teknologjisë kanë ndryshuar të gjitha. Megjithëkëtë, ata ende duan të jetojnë në të kaluarën. Kjo qasje është e refuzuar.

Qasja iluzioniste-mashtruese (ightirar) është përpjekja për ta kthyer vetëdijen kulturore në




dije, p.sh. që personi të bëhet një mjek, si rezultat se ai paska disa informacione (dije) të vogla rreth mjekësisë. Kjo refuzohet, hidhet poshtë nga dijetarë.

Qasja e kufizuar (inhisar), që është e izoluar. Kjo mund të jetë më pak e dëmshme prej të gjitha qasjeve që kemi përmendur, sepse kjo do të thotë që personi izolohet në vete dhe nuk jep ndonjë kontribut pozitiv në shoqëri.

Këto janë disa qasje që kanë këto shkolla , po këto nuk janë qasjet që kishin paraardhësit tanë të devotshëm, dhe as qasjet e ashabëve ose qasjet që kishte i Dërguari a.s. Qasja profetike ndaj daves kërkon nga ne që të jemi përgjegjës, qasja të jetë e vullnetshme, të bëhet me vullnet të lirë, të ketë një qëllim të caktuar,të jesh i fortë në atë për se thërret. Këtë e argumentojnë shumë ajete e hadithe, si: "Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur për Zotin sesa besimtari i dobët, dhe në secilin prej tyre ka nga të mirat";[2]



Ne kemi qenë të urdhëruar për të marrë pjesë në luftën e madhe (el-xhihad el-Ekber), luftë me egon në kuptimin shpirtëror, por ne kemi qenë gjithashtu të urdhëruar për të marrë pjesë në luftën e vogël (el-xhihad el-Asgar), që është lufta e konfrontimit, kur është e nevojshme "Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni, se Allahu nuk i do ata që e teprojnë".Kjo është e qartë. Dhe kjo çështje është e qartë.

*Pas 9 / 11 ka pasur shumë njerëz në Perëndim që kanë frikë nga myslimanët, një frikë që nganjëherë çon në urrejtje. Çfarë mund të bëjnë myslimanët për ta luftuar këtë?*

'Ali Xhum'a: Ne duhet të përfshihemi në mënyrë më efektive në medie. Në të gjitha llojet e medies. Ne kemi nevojë të përfshihemi në medie dhe t'u tregojmë njerëzve realitetin e Islamit. Ne duhet ta bëjmë të qartë se Islami është fe nga Zoti, dhe se Islami është një mbrojtje mbi të gjitha fetë, duke qenë një prej tyre, sepse atje është një komunitet nga Ademi a.s. deri më sot. Njerëzit duhet ta kenë të qartë se çdo defekt që paraqitet në Islam, është i njëjti defekt që mund të shfaqet edhe tek Hebraizmi dhe Krishterimi. Njerëzit duhet ta kuptojnë këtë dhe, sa herë që Islami është kritikuar për diçka, Hebraizmi dhe Krishterimi janë kritikuar po për ato gjëra. Njerëzit, dhe bota në përgjithësi, duhet të kuptojnë se ka kaluar faza e ateizmit. Ateizmi i errët, që ishte përhapur furishëm në shek. 18 e 19, nuk ekziston me të njëjtën forcë. Kjo është arsyeja pse ne shohim njerëz që besojnë në fe , sepse feja është një domosdoshmëri sociale. Ne duhet të kuptojmë atë që tha Huxley. "Në qoftë se Perëndia nuk do të ekzistonte, ne do të duhej ta shpiknim Atë".

*Kur ndodhin disa ngjarje si çështja e hixhabit në Francë, duket sikur shumë myslimanë janë të hutuar, ata nuk e dinë se kujt duhet t'i drejtohen. Si mund të merremi me këtë ?*

'Ali Xhum'a: Ekziston diçka që quhet identitet islamik a unanimitet (konsensus). Ky konsensus ka ndodhur lidhur me një numër të kufizuar çështjesh. Myslimanët duhet ta dinë këtë. Ata duhet të dinë se alkooli është i ndaluar, se derri është i ndaluar, se zinaja është e ndaluar, se hixhabi është i detyrueshëm, se namazi është i detyrueshëm e kështu me radhë. Këto çështje janë shumë të kufizuara në numër, mendoj këtu për çështje për të cilat ka konsensus, ato nuk e kalojnë numrin njëqind, ndërkohë që numri i përgjithshëm i çështjeve të adresuara nga jurisprudenca islame, është rreth një milion e dyqind mijë. Nga të gjitha këto çështje vetëm njëqind janë subjekt i konsensusit. Ky është identitetit islam dhe konsensusi.Është shumë e rëndësishme që ata të jenë besnikë ndaj këtyre çështjeve, ne nuk mund t'i braktisim ata. Ky konsensus mund të thyhet nga myslimani kur ka një situatë urgjente, një situatë që do ta sillte atë pranë vdekjes, në këtë rast atij i lejohet thyerja e këtij konsensusi. Ky është shkopi matës, për çështjet që kanë unanimitet në Islam, dhe kjo është arsyeja e vetme kur na lejohet që ta thyejmë këtë konsensus.

*Dhe pyetja e fundit për ju: Çfarë mendoni, cili është roli i sufizmit në Botën e sotme Islame?*

'Ali Xhum'a: Sufizmi është Islami dhe Islami është sufizëm. Të gjitha ritet e Islamit, të gjitha qëllimet e tij, çdo gjë për se është duke bërë thirrje, nuk ka kuptim pa sufizëm dhe parimet që mishëron ai - parimet e dashurisë, dhe bukurisë, mëshirës, edhe dhembshurisë për krijesat. Prandaj mund të them se pa sufizëm nuk ka asnjë kuptim.

Nga Nouri Friedlander, Përktheu nga anglishtja Fejsal Spahiu, www.islamicamagazine.com nr. 12/2011





**MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA KRYEBASHKIAKU I TIRANËS LULZIM BASHA**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava qëndroi për vizitë në Shqipëri, ku më 12 janar është pritur nga kryetari i Bashkisë, z Lulzim Basha. Në këtë takim Myftiu Tërnava uroj kryetarin e Bashkisë, z. Lulzim Basha për detyrën e re, duke i dëshiruar shëndet dhe suksese në udhëheqjen e Tiranës. Po ashtu, Myftiu Tërnava çmoi lart angazhimin e Bashës që në koordinim me Komunitetin Mysliman Shqiptar të bëjë zgjidhjen e duhur për xhaminë e re në qendër të Tiranës. Ndërsa, kryebashkiaku Basha e falënderoi Myftiun për vizitën, dhe në fjalën e tij tha se kontributi i BIK-së për shtetndërtimin në Kosovë është për t'u vlerësuar, e sidomos duhet thënë se ju jeni shembull i kultivimit të tolerancës e mirëkuptimit.

**MYFTIU TËRNAVA ËSHTË TAKUAR ME KRYETARI HAXHI SELIM MUÇA**

Kreu i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Haxhi Selim Muça, më 13 janar priti në një takim Myftiun e Kosovës, z. Naim Tërnava, i shoqëruar nga shefi i kabinetit të tij, z. Ejup Ramadani. Në takimin e ngrohtë e vëllazëror, z. Muça dhe z. Tërnava, biseduan për Haxhin 2011, mbarëvajtjen e tij si dhe për xhaminë e madhe të Tiranës. Myftiu Tërnava përgëzoi kryetarin Muça për organizimin e suksesshëm të haxhit nga KMSH. Përsa i përket ndërtimit të xhamisë së madhe në Tiranë, ai theksoi se më në fund do të ndërtohet ajo që besimtarët myslimanë e kanë pritur prej vitesh në mënyrë që të mos i kryejnë ritet fetare nëpër rrugë, një pamje, kjo sipas tij, jo fort e hijshme.Nga ana e tij kryetari H. Selim Muça, falënderoi Myftiun Tërnava për këtë vizitë miqësore, duke premtuar se shumë shpejt edhe ai do të vizitojë Bashkësinë Islame të Kosovës.Të pranishëm në këtë takim ishin edhe drejtues të lartë të KMSH.

**ME FTESË TË KONGRESIT AMERIKAN MYFTIU TËRNAVA DO TË MARRË PJESË NË LUTJET E MËNGJESIT NË UASHINGTON**

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava ka marrë ftesë nga Kongresi Amerikan që të jetë i pranishëm në ceremoninë e përvjetshme të Lutjeve të Mëngjesit, më 2 shkurt, në Uashington DC, ku do të jenë të pranishëm presidenti amerikan, anëtarë të Kongresit si dhe përfaqësues nga jeta politike, diplomatike e shoqërore e ShBA.

Ceremonia e Lutjeve të Mëngjesit organizohet nga Kongresi amerikan tash e 60 vjet. Këtë vit në këtë ceremoni pritet që të jenë të pranishëm përfaqësues e personalitete nga 130 vende të botës. Në këtë ceremoni nga Bashkësia Islame do të marr pjesë për të parën herë Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava.

**MYFTIU TËRNAVA TAKOHET ME PRINCIN LEKA ZOGU**

Më 12 janar Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava u prit nga Princi Leka I, e të cilit myftiu edhe njëherë i shprehu ngushëllimet për vdekjen e Mbretit Leka i cili vdiq kohë më parë.Po ashtu, Myftiu vlerësoi lart punën, angazhimin dhe





kontributin e vazhdueshëm që ka dhënë familja mbretërore për mirëqenien e përgjithshme të kombit shqiptar, rënien e pushtetit komunisto-ateist, që ishte pengesë e vazhdueshme e zhvillimit dhe integrimit të kombit shqiptarë. Duke u shprehur se kalimi i Mbretit Leka Zogut në botën tjetër është një humbje e madhe jo vetëm për familjen mbretërore, por edhe kombin mbarë.

Princi Leka I, falënderoi delegacionin e BIK-së për këtë vizitë shumë përmbajtësore dhe domethënëse edhe për vetë familjen mbretërore, me mundësinë e bashkëpunimit të vazhdueshëm, për një të ardhme sa më të mirë të kombit shqiptar.

## MYFTIU TËRNAVA TAKOHET ME MINISTRIN E KULTURËS MEMLI KRASNIQI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, është pritur më 12 janar në një takim nga Ministri i Kulturës, Rinisë dhe Sporti, Memli Krasniqi, me të cilin ka biseduar për ruajtjen e trashëgimisë kulturore të Kosovës në përgjithësi dhe asaj islame, në veçanti.

Ministri Krasniqi ka njoftuar myftiun Tërnava me disa të arritura që janë shënuar në këtë drejtim. Përveç tjerash ai ka përmendur edhe nxjerrjen e listës së monumenteve të trashëgimisë kulturore që hyjnë nën mbrojtje të përkohshme nga shteti, e në të cilën janë të përfshira edhe shumë monumente me karakter islam nga anekënd Kosova. Ai tha se kjo listë është e përkohshme dhe se shumë shpejtë, me një bashkëpunim me të gjithë mekanizmat relevantë në Kosovë do të hartohet Lista e monumenteve nën mbrojtje të përhershme, dhe e cila do të hartohet me një kujdes të veçantë.

Ministri Krasniqi po ashtu shtoi se trashëgimia kulturore është një prioritet i tij për këtë mandat dhe në këtë kuadër do të ketë investim në funksion të restaurimit dhe ruajtjes së të gjitha monumenteve të vjetra në Kosovë. Ministri Krasniqi më tutje shprehi gatishmërinë e plotë për bashkëpunim me BIK-së, e po ashtu edhe më të gjitha komunitetet e tjera fetare në Kosovë. Trashëgimia kulturore dhe fetare, tha ministri, duhet të shërbejë si një pikë afrimi mes njerëzve në Kosovë dhe jo ndarjeje siç ka ndodhur në të kaluarën. Ai shtoi më tutje se Kosova mburret me diversitetin e vet kulturor dhe tolerancën fetare, dhe atë synon që ta promovojë sa më shumë si një vlerë shumë të çmueshme.

Ndërsa, myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava falënderoi ministrin Krasniqi për bashkëpunimin e treguar deri më tash, duke shprehur kështu nevojën që ky bashkëpunim të rritet. Myftiu po ashtu e njoftoi ministrin Krasniqi me gjendjen në disa xhami të Kosovës, dhe shprehi shqetësimin e tij për disa ndërtime ilegale private dhe publike që po bëhen afër xhamive.

Ministri Krasniqi dhe myftiu Tërnava shfaqën përkushtimin për të punuar bashkërisht që kjo gjendje të rregullohet dhe të veprohet gjithnjë sipas ligjit. Ata po ashtu u pajtuan që në të ardhmen e afërt të ketë marrëveshje për bashkëpunim konkret në funksion të përmirësimit të gjendjes së monumenteve fetare, pa dallim. (R.Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION NGA TURQIA

Myftiu i Kosovës, Mr. Nim Tërnava, më 29 dhjetor priti një delegacion nga Turqia, i përbërë nga deputetë të Parlamentit Turk, profesor nga Universiteti dhe biznesmenë nga korporatat turke.Delegacionit turk i printe deputeti me origjinë shqiptare Rifat Sait – i cili njëherësh është edhe anëtar i Komisionit për Marrëdhënie me Jashtë në Parlamentin e madh të Turqisë. Myftiu Tërnava, pasi u shprehu mirëseardhjen, mysafirët i njohu me gjendjen aktuale në Kosovë, me arritjet e BIK-së si dhe me sfidat dhe vështirësitë me të cilat ballafaqohet ajo. Ndërsa, duke folur për gjendjen ekonomike në Kosovë, Myftiu Tërnava tha se Kosova ka një të kaluar të vështirë që ka sjellë, për pasojë, ngecje në zhvillimin ekonomik. "Kosova sot ka nevojë për investime, prandaj ne presim që korporatat turke të jenë më të pranishme këtu. Vëllezërit tanë shqiptarë, që jetojnë në Turqi, nuk kanë pse të hezitojnë të vijnë e të investojnë në Kosovë, për të ngritur mirëqenien e popullit të Kosovës, ngase këtë ia kanë borxh Kosovës, meqë të parët e tyre kanë lindur në këto vende"- theksoi, ndër të tjera, Myftiu Tërnava .Deputeti Rifat Sait falënderoi Myftiun për mikpritjen dhe e siguroi atë se Turqia dhe të gjithë shqiptarët që jetojnë në Turqi, do të jenë gjithmonë pranë Kosovës dhe do të vazhdojnë të kontribuojnë edhe më për rritjen numrit të njohjeve për Kosovën si shtet. Po ashtu deputeti Rifat Seit tha se ai personalisht do të angazhohet që të sensibilizojë biznesmenët turq për të investuar në Kosovë. (R. Shkodra)

## KONFERENCA E 6 NDËRKOMBËTARE PËR KOOPERIM KULTUROR TË TË RINJVE MYSLIMANË

Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së edhe këtë vit mori pjesë në Konferencen e gjashtë për të rinj "International Conference of Muslim Youth Cultural Coorperation-Konferenca Ndërkombëtare për Kooperim Kulturor të të Rinjve Myslimanë"), e cila u mbajt në Stamboll (Turqi), organizuar nga International Youth Forum (IYFO). Temë diskutimi e kësaj konference ishte "Developments in Islamic World and Muslim Youth-Zhvillimi në Botën Islame dhe Rininë e Saj". Punimet e konferencës zgjatën dy ditë, 20-21 dhjetor 2011. Departamenti i të Rinjve në këtë konferencë u përfaqësua nga Mr.Fitim Gashi-udhëheqës i Departamentit. Në këtë konferencë mbajti një fjalim përfaqësuesi Mr.Fitim Gashi, i cili fillimisht paraqiti vizionin, objektivat, misionin dhe aktivitetet e Departamentit për të vazhduar diskutimin e tij rreth temës së lartpërmendur. Përveç kësaj, përfaqësuesi nga Departamenti zhvilloi edhe disa takime me përfaqësues të të rinjve nga vende të ndryshme islame, si Egjipti, Jemeni, Iraku, Libia etj.. Ndër takimet e mbajtura ishte edhe ai me Z.Muhamed Musa Budak, Kryetar i IYFO-së. Përveç këtyre takimeve, përfaqësuesi nga Departamenti pati edhe disa prononcime për medie turke. (F. Spahiu)







## XHEMATI NDËRTON SHTËPI PËR MËSUESIN DHE VETERANIN E UÇK-SË

Organizuar nga Këshilli i BI-së të Gjilanit e me ndihma të xhematlinjve, i është ngritur shtëpia mësuesit dhe ish-pjesëtarit të UÇK-së, Xhevat Jahiri nga Gadishi (Gjilan). 11 Janari do të jetë një ditë e paharruar për këtë familje, sepse ajo, më në fund, zgjidhi problemin e strehimit pasi para një viti i ishte djegur shtëpia, ku mësuesi jetonte me familjen e tij tetëanëtarëshe dhe me fëmijët e vëllait të ndjerë. E prirë nga ndjenja e humanitetit, KBI i Gjilanit mori iniciativën për t'i ndërtuar shtëpinë me përzgjedhjen e Kryetarit të Komunës.

Në ditën e përurimit të shtëpisë, Xhevati ndihej i çliruar e i gëzuar dhe falënderoi autoritetet e KBI-së të Gjilanit dhe xhematlinjtë e donatorë të tjerë, që kishin grumbulluar mjete për të ndërtuar këtë shtëpi. Në përurimin e kësaj shtëpie morën pjesë edhe përfaqësues nga Kryesia e BIK-së të Kosovës. Në emër të Myftiut, fjalën e mori zv/kryetari i BIK-së dhe anëtar i Kryesisë, Dr. Fahrush Rexhepi, i cili solli përshëndetjet e Myftiut - Mr. Naim ef. Tërnava dhe uroi familjen Jahiri për shtëpinë e re, sikurse përgëzoi KBI-në e Gjilanit për këtë kontribut human dhe premtoi se BIK ka qenë, është dhe do të jetë përherë në ndihmë të qytetarëve të saj dhe vazhdimisht do të japë kontributin e saj. Ai po ashtu falënderoi Kryetarin e komunës për bashkëpunimin e mirë ndërmjet BIK-së dhe komunës së Gjilanit. "Bamirësit do të shpërblehen edhe nga Zoti", - ka thënë Rexhepi. Ndërsa kreu komunal Qemajl Mustafa, në përgëzimin e tij për familjen Jahiri me shtëpi të re, ka thënë se janë bërë përpjekje të vazhdueshme, të përbashkëta me KBI, që këtyre kërkesave t'u dalim në ndihmë dhe për punën që ka bërë falënderoi Këshillin dhe të gjithë ata që kontribuan. Në emër të KBI të Gjilanit kryetari Naim Aliu për ndërtimin e kësaj shtëpie dhe në veçanti falënderoi bashkëpunëtorët e tij dhe të gjithë imamët, duke premtuar për vazhdimin edhe më tutje të ndihmës për këtë shtresë të popullit tonë. (I. Mustafa)



## LLADOVA ME XHAMI TË RE

Në prani të Myftiut të Rebublikës së Kosovës mr .Naim Tërnava dhe personaliteteve fetare të KBI të Gjilanit, dhe shumë xhematlinjëve më 29 dhjetor 2011 në fshatin Lladovë (Gjilan), u përurua xhamia e re e këtij fshati. Të pranishmëve mirëseardhje iu dëshiroi imami i xhamisë, Zenel ef.Ymeri, i cili foli për historikun e xhamisë, kurse më pas një fjalë rasti mbajti edhe Kryetari i KBI-së së Gjilanit Naim ef.Aliu. Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim Tërnava, duke i uruar xhaminë e re kujtoi ajetin kuranor "E drejtë e përkujdesjes së xhamive të Allahut është vetëm e atij që i ka besuar Allahut dhe ditës së mbramë e që e falë namazin, jep zeqatin e nuk i frikësohet askujt pos Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit (në rrugën e drejtë)". Ai në vazhdim kërkoi që të punohet më shumë në zhvillimin dhe edukimin e fëmijëve në mënyrë që të kemi një shoqëri e rini më të shëndosh, dhe premtoi se BIK vazhdimisht po përpiqet që tu krijojë kushte besimtarëve vend për falje dhe për prosperitetin e tyre. Ndërtimi i kësaj xhamie ka filluar më 4 prill 2007, në fillim me ndihma vullnetare të xhematit të bamirësve dhe, në fund, edhe të fondacionit Vakf islam, që ka dhënë 20.000 euro për përfundimin e punimeve. (I. Mustafa)






## EGJIPTI BOTON FJALORIN E TERMINOLOGJISË ISLAME

Fjalori i Terminologjisë Islame i autorit Vaxhdi Zaid, profesor i letërsisë angleze në Universitetin e Kajros, është botuar në Egjipt. Ky fjalor është hartuar dhe publikuar me qëllim që jomyslimanët dhe të interesuarit që nuk e njohin gjuhën arabe, të njihen me terminologjinë islame nëpërmjet gjuhës angleze. Gjithashtu në këtë fjalor janë shpjeguar edhe argumente të shpalljes së fesë së pastër islame, argumente për vërtetimin e dy burimeve kryesore të fesë islame, domethënë Kur'anit dhe Synetit të Muhamedit a.s., janë shpjeguar atributet dhe morali i personalitetit të H. Muhamedit a.s., aspekti human i predikimit dhe thirrjes në fenë islame, aspekti global i saj, aspektet e mrekullisë fetare dhe shkencore në Kur'anin fisnik, pozita e pashembullt e gruas në shoqërinë islame, problematika në lidhje me jomyslimanët, liria dhe shpëtimi i skllevërve në Islam si dhe çështje të tjera. Pjesa e dytë e këtij fjalori i është dedikuar prezantimit të elementeve bazë të fesë islame dhe aspekteve të tyre, ndërsa janë diskutuar edhe dimensionet e fesë islame në fushën e ekonomisë, në sferën sociale, gjyqësore, politike dhe administrative. Një mijë copë nga botimi i këtij fjalori janë vënë në dispozicion të qendrave kulturore të ndryshme, për t'u shfrytëzuar nga të gjithë të interesuarit.

## UNIVERSITETI I MIÇIGANIT SHQYRTON HISTORINË E MYSLIMANËVE NË AMERIKË

Për herë të parë organizohet një cikël i ri arsimor i quajtur "Historia myslimanëve në Amerikë" dhe zhvillohet në Universitetin e Miçiganit të Amerikës.Vendimi për organizimin e këtij cikli arsimor është marrë pas një kërkese të studentëve të këtij universiteti për studime islame-amerikane dhe arabo-amerikane. Sesioni i parë i këtij cikli arsimor do të zhvillohet gjatë këtij dimri në këtë universitet. Javën e kaluar gjithashtu zyrtarët e Fakultetit të Arteve dhe Shkencave të Universitetit të Miçiganit kanë marrë vendim për themelimin e një dege të re për studime arabo-amerikane, projekt ky që është duke u diskutuar dhe analizuar nga organet kompetente derisa të arrihet aprovimi përfundimtar. Sali Havel, asistent e profesor në degën e Historisë në Fakultetin e Shkencave Shoqërore të këtij universiteti si dhe njëri prej përkrahësve të projektit për themelimin e kësaj dege të studimeve, ka njoftuar: Kjo degë e studimeve do të krijojë një rast që studentët e interesuar për të njohur më shumë myslimanët e Amerikës dhe historinë islame në këtë territor, të kenë mundësi të studiojnë në këtë fushë.




## NË PANAIRIN E KATARIT OFROHET "ENCIKLOPEDIA E SHKENCAVE KURANORE" ME SISTEMIN E SHQIPTIMIT

Enciklopedia e Shkencave Kuranore, e pajisur me programin e shqiptimit me potencial për leximin e Kur'anit me zërin e 20 lexuesve të dalluar të Botës Islame, është ofruar në Panairin ndërkombëtare të librit në Doha, kryeqytet i Katarit. Muhamed Shadi El-Muhalati, përgjegjës i pavionit të Shtëpisë botuese "Darur-Rrashid" të Sirisë, në lidhje me këtë, ka thënë: Shpikja dhe hartimi i enciklopedisë të shkencave të Kur'anit është një program plotësisht i bërë në gjuhën arabe, i programuar nga Hasan Humsi, përgjegjës i Shtëpisë botuese "Daru err-Rrashid". Ai ka shtuar: Kjo shpikje është regjistruar me emrin e Humsit, ndërsa një program i ngjashëm në formë lapsi, që ofrohet sot në tregje të ndryshme, është kopjim i këtij programi të madh që, për fat të keq, është vjedhur dhe përdorur pa leje. El-Muhalati ka sqaruar: Shpikësi i këtij programi kompjuterik të vendosur në një laps elektronik, për të ruajtur origjinalitetin dhe freskinë e pashembullt, leximet e Kur'anit i ka rritur prej dhjetë një njëzet sosh. Ai në vazhdim ka thënë: Projektuesi i këtij programi ka krijuar gjithashtu

mundësinë që ky program të përditësohet vetëm duke hyrë në rrjetin e internetit. Ai në fund ka thënë: Kutia e plotë e kësaj enciklopedie të shkencave kuranore në këtë panair ndërkombëtar është ofruar me një çmim prej 350 rialëve katarianë për të interesuarit.

## NJË SHPËRTHIM NË NJË SHKOLLË KURANORE NË NIGERIA

Shpërthimi i një bombe në një shkollë kuranore në qytetin Sapile (Nigeri) ka shkaktuar plagosjen e disa nxënësve të Kuranit fisnik. Ky shpërthim ka ndodhur më 28 dhjetor në shkollë kuranore, ku ishin të pranishëm 30 nxënës të Kur'anit .Shtatë prej këtyre nxënësve janë plagosur dhe dërguar në qendër klinike. Gjatë javës së kaluar gjithashtu ka ndodhur një shpërthim tjetër në xhaminë kryesore të provincës Delta në qytetin Sapile. Gjatë muajve të fundit janë tensionuar mospajtimet dhe raportet në mes të krishterëve dhe myslimanëve në Nigeri

## UNIONI I BASHKËSIVE ISLAME TË KATALONISË KA MBAJTUR NJË MBLEDHJE

Takimin e tetë të radhës të Unionit të Bashkësive Islame të Katalonisë në Spanjë e ka hapur Muhamed Al-Ghajduni, kryetar i Asamblesë së Bashkësive Islame të Katalonisë, i cili, duke falënderuar pjesëmarrësit për praninë e tyre në këtë mbledhje, ka shprehur mirënjohje edhe ndaj organizatorëve të kësaj mbledhjeje të cilët kanë bërë të gjitha përpjekjet e tyre, në mënyrë që ky takim të zhvillohej në një nivel sa më të mirë që ishte e mundur. Në vazhdim ka folur edhe Reay Tatari, kryetar i Federacionit të Bashkësive Myslimane të Spanjës, i cili ka thënë: Arsimi dhe edukimi islam ka nevojë për një mbikëqyrje të përpiktë për t'u organizuar dhe sistemuar ashtu si duhet, në mënyrë që të bëhen hapat e domosdoshëm drejt bashkërendimit dhe harmonizimit të këtij programi me programin e synuar dhe praktikimin e tij në shoqëri.Në fund të këtij takimi, ka folur edhe Javier Boijdojeris, kryetar i Asamblesë së Përgjithshme për Çështje Fetare të Spanjës, i cili ka kërkuar zbatimin e programeve të caktuara në fushën e dialogut rreth çështjeve islame, për të krijuar rrethana të përshtatshme që të pranohen mendime, sugjerime e kritika për t'u përqendruar më mirë rreth problemeve në të ardhmen për komunitetin mysliman të këtij vendi.

## SESIONI I 9 I GARAVE TË KUR'ANIT NË KINË

Sesioni i nëntë i garave për leximin e Kur'anit fisnik në Kinë ka përfunduar në Pekin. Në këto gara kanë marrë pjesë 60 lexues të Kur'anit fisnik nga 23 provinca, përfaqësues të qendrave për studime islamike si dhe garues nga qyteti Shingijang i provincës Henan. Garuesit pjesëmarrës në këto gara u përkasin etniteteve të ndryshme të Kinës, të cilët kanë garuar me njëri-tjetrin në degën e leximit të Kur'anit. Në fund të këtyre garave, të cilat i ka karakterizuar një konkurrencë e fortë në mes garuesve, Vali Mahsuti nga qyteti Shingijang i provincës Henan ka zënë vendin e parë. *(Mr. Rexhep Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | PRINCIPATË ARABE | SHUMË MIRË (ORIENT.) | MUHAMEDI a.s. E PËRDORTE SI VULË | VEPRA APO FJALA BANALE | ASTRONOMI ANGLEZ, XHORXH B. | TE, TEK | RADIUSI | LLOJ ENE PËR UJË | | PASURI E PATUNDSHME | LAGJE E PRISHTINËS | ABDURRAHMAN NOKSHIQI | NJË NAG SHTYLLAT E ISLAMIT | QË DA DALË PËRSËRI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| KALIFI I PARË ISLAM | | | | | | | | | BESIMI ISLAM / AM. MUSEUM RADIO & ELECTR. | | | | | |
| PJESË E XHAMISË | | | | | | | BARAZI / ANIMAL PROTECTION INSTITUTE | | | | | | | |
| SHTET AZIATIK | | | | | | ARMATOSJA / SHABAN TËRSTENA | | | | | | | | |
| HISTORIANI, SKENDER | | | | | ZOTI NA KA DHËNË PAK NJOHURI PËR TË / ZANORE | | | | | | | ADEM DEMAÇI / LIBËR FILLESTAR | | |
| JO SINTETIKE | | | | | | | | | | QAZIMI | | | | |
| T.XH. | | | ITALIA / BANOR I NJË SHTETI | | | | | | | VËLLAI I KABILIT | | | | |
| | INSTITUTI SHTETËROR I TEKNOLO. / LLOJ USHQIMI | | | | | | | | | PËREMËR VETOR | | | URANI / QËNDRUESHMËRIA | |
| 1000 ROMAK | | TETOVA / VENDI KU KRYHEN ANALIZA KIMIKE | | | | | | | | | TRANSPORT / MJET TELEVIZIV (SH.SHQ.) | | | |
| MJET PUNE | | | | | | | | | | PJESË E SHTËPISË | | | | VEPËR FATALE |
| KATARINA JOSIFI | | | | | | | | | | SHKRIMTARI, DEMOLLI | | | | |
| MOTËR (orient.) | | | | SHTET AZIATIK | | | | | | FOTO | | | | |
| ISH-FUTB. ITALIAN, PAOLO | | | | | | | | | | DHE, EDHE | | ASTATI / ANËTARËSIM | | |
| MORE, ORE | | | REPUBLIKA / SaÇ | | VETI, CILËSI | AKTORI, SHARIF | PJESË E LOJËS SË TENISIT (SH.SHQ.) | VEND NË JAPONI | R | KËSTI | | | | |
| TRAZUAR | | | | | | | | | | EMWR M. ISLAM / UTAJ EDUCATION NETWORK | | | | |
| SULMIMET | | | | | | | | | VEGËL MUZ. (SH.PASHQ.) / REGISTER ALIAS TAB. | | | | INDIA / SHKOVA | |
| | PUSHTUESE / AMERICI | | | | | | | | | | QYTET NË IRAN / PËREMËR VETOR | | | |
| FLORIRI | | | | JANË (ang.) / OKSIGJENI | | | | LASHTËSI / ENERGJIA | | | | | | |
| PAKICË KOMBËTARE | | | | | | | | | | AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | |



**ZGJIDHJA E KALUAR:** MALIKI JOVMIDIN, UTILITARE, RANG, HARAME, ASAN, TA, AKA, E TEREZITUR, MIRATIMI, EM, IK, EMIN, IMTI, DI, A, EAM, I, AD, GJR, E, IBE, IMËT, ALET, THEN, LATA, ARDI, ARAS, SHIJA, MIRI, T, EF, ETE, I KATITUR, R, TE, AMENETI, EHO, TIRANI, EMPREH, A, PANAMA, OKARE, UTURIN, TENE, OM.

Allahu i Madhëruar thotë:

**“Ata të cilët po e fyejnë Allahun dhe të Dërguarin e tij,
Allahu do t’i mallkojë në këtë dhe në botën tjetër;
Atyre u ka përgatitur vuajtje të turpshme”.**

(Ahzab: 56)

Transmetohet nga Ibni Umeri r.a. e ky nga Ebu Bekër es-Siddiku r.a. se ka thënë:

**“Kujdesuni për Muhammedin a.s. nëpërmjet familjes së tij”.**

(Buhariu)

Nga Abdull-llah b. Amr b. el-Asi r.a.
transmetohet se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut
duke thënë:

**“Kush bën një salavat për mua, Allahu atij ia bën dhjetë salavate”.**

(Muslimi)

Nga Ibni Mes’udi r.a. transmetohet se i Dërguari i Allahut ka thënë:

**“Të parët që do të më kenë mua pranë janë ata që më së shumti
kanë bërë salavate për mua”.**

(Tirmidhiu, hadith hasen)

Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se ka thënë: I Dërguari i Allahut ka thënë:

**“I humbur dhe i nënçmuar është ai që, kur në praninë e tij
përmendet emri im, nuk bjen salavat për mua”.**

(Tirmidhiu, hadith hasen)

DITURIA ISLAME


Ju e kishit shembullin më të
lartë në të dërguarin e Allahut,
kuptohet, ai që shpreson në
shpërblimin e Allahut
në botën tjetër, ai që atë shpresë
e shoqëron duke përmendur shumë
shpesh Allahun.
(El Ahzabë, 21)